


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

## *URIMI I MYFTIUT TË KOSOVËS DREJTUAR QYTETARËVE ME RASTIN E SHPALLJES SË PAVARËSISË*

*Të nderuar vëllezër e motra!*

*Me rastin e shpalljes së Pavarësisë së Kosovës, kam nderin dhe kënaqësinë që, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, organeve dhe institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'ju uroj nga thellësia e zemrës, për këtë ditë madhështore dhe historike, me dëshirat më të mëdha për lumturinë dhe mirëqenien tonë të përgjithshme.*

*Shpallja e Kosovës shtet i pavarur dhe demokratik nga Kuvendi i Kosovës, hap një faqe të re në historinë e këtij populli, faqen më të ndritshme të tij, i cili aq shumë sakrifikoi për këtë ditë.*

*Le të jetë kjo ditë e shënuar, rast për t'i treguar mbarë botës, sidomos atyre që shikojnë me skepticizëm lindjen e shtetit të ri të Kosovës, se ne do të dimë t'i ruajmë vlerat demokratike për çdo qytetar të Kosovës, sidomos për pakicat, që duhet ta ndiejnë veten të sigurt në atdheun e tyre të vjetër e të ri - Kosovën e Pavarur.*

*Uroj nga zemra dhe E lus Allahun që të na dhurojë të gjithëve mbarësi, shëndet dhe gjithë të mirat, kurse ata që kanë rënë shehidë duke derdhur gjakun e tyre për Kosovën, t'i gradojë me Xhenet.*

*Allahu e ruajttë Kosovën e pavarur dhe popullin e saj.*

*K R Y E T A R I,*
***Myftiu mr. Naim Tërnava***

## Në këtë numër pos të tjerash

### Nga 17 shkurti

# Kosova shtet sovran dhe i pavarur

**Ramadan Shkodra**

E diela e 17 shkurtit është dita më e rëndësishme e historisë më të re të gjysmës së shqiptarëve e posaçërisht e Kosovës, ngase 96 vjet pas shpalljes së pavarësisë së gjysmës së Shqipërisë (1912), 10 vjet pas rënies heroike të Komandantit legjendar Adem Jashari (1998), ku jasharajtë në Prekaz të Drenicës sfiduan pushtetin e Serbisë edhe me luftë të armatosur, dhe 9 vjet pas lirisë së Kosovës (qershor 1999), përfaqësuesit e zgjedhur të populli të Kosovës-delegatët e Kuvendit të Kosovës, pas thirrjes së mbledhjes së jashtëzakonshme të Kuvendit nga ana e qeverisë së Kosovës në bashkëpunim me presidentin e vendit, këtë ditë pra më 17 shkurt 2008, në ora 15 u mblodhën me mision të qartë e historik ku shpallën Kosovën shtet të pavarur, sovran e demokratik.

Me këtë vendim Kuvendi i Kosovës realizoi synim thuajse një shekullor të shqiptarëve për mvetësi e pavarësi të Kosovës.

Mirëpo ajo që duhet thënë në këtë rast, është se Institucionet e Kosovës: Qeveria, Presidenca e parlamenti i Kosovës, aktin më të lart bërjen e Kosovës shtet-Shpalljen e pavarësisë, e realizuan në bashkëpunim dhe në koordinim të ngushtë me qendrat e rëndësishme të botës demokratike, si Uashingtoni, Brukseli, Londra, Parisi Ankaraja, Roma, Berlini etj, si dhe me përkrahjen dhe ndihmën e vazhdueshme të Tiranës zyrtare.

Shpallja e pavarësisë së Kosovës ka qenë e pritshme që prej kohësh, madje edhe liderët e institucioneve të Kosovës, qenë shprehur qartë se aktin e pavarësisë së Kosovës do ta bëjnë në koordinim të plotë me qendrat e vendosjes dhe se ky vendim do të merret në kohën e duhur.

Megjithëqë liderët institucional nuk kishin bërë të ditur zyrtarisht datën e shpalljes së pavarësisë, opinioni vendor dhe ai ndërkombëtar kishin kuptuar se pavarësia e Kosovës do të ndodh më 17 shkurt.

Popullata shqiptare në përgjithësi, por ajo e Kosovës në veçanti, shpalljen e pavarësisë së Kosovës e ka pritur me dinjitet dhe emocione të mëdha, por me një kulturë që mund të merret shembull edhe nga të tjerët.

Festa e pavarësisë në Kosovë kishte filluar herët, ngase në kryeqendrën tonë kishin arritur gazetarë nga shtëpitë më të rëndësishme informative, nga e mbarë bota. Ndërsa qytetarë anë e kënd Kosovës nga e premtja kishin zbukuruar ambientet me flamuj kombëtar, dhe të aleatëve, ku dominonin të SHBA-së dhe vendeve të BE.

Shumë domethënëse për qytetarët e Kosovës ishte vendosja në Prishtinë, e më vonë në të gjitha qendrat e Kosovës, e pankartës me portretin e komandantit legjendar Adem Jashari në të cilin shkruante “Bac u kry”, e punuar nga dy të rinj kosovar. Imazhi i Adem Jasharit dhe porosia që jepte kjo pankartë ishte lajmi më i mirë se amaneti i dëshmorëve po bëhet realitet.

Në prag të shpalljes së pavarësisë së Kosovës, liderët institucional të Kosovës iu drejtuan popullit me mesazhe e apele që kremtimin e pavarësisë ta bëjnë në mënyrë të qetë, e dinjitoze, të gëzuar e krenar, por duke kujtuar dëshmorët, invalidët e luftës, luftëtarët e lirisë si dhe të gjithë ata që kontribuuan për Kosovën e pavarur.



Autoritetet e Kosovës u bënë thirrje qytetarëve që shpalljen e pavarësisë ta festojnë në atmosferë të qetë dhe dinjitoze, pa provokime dhe ofendime për askë.

Në prag të shpalljes së pavarësisë me një apel popullit iu drejtua edhe Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava.

Disa orë para shpalljes së pavarësisë së Kosovës nga Parlamenti i Kosovës, në Prishtinë kishin ardhur qytetarë nga të gjithat viset e Kosovës, si dhe nga Shqipëria, Maqedonia, Lugina e Preshevës, e viset shqiptare të Malit të Zi për të festuar shpalljen e shtetit më të ri në botë.

Qytetarët e Kosovës festuan me dinjitet duke i treguar botës demokratike se vërtet ky popull vlerëson dhe çmon idealet për të cilat u luftua brez pas brezi thuajse një shekull. Po ashtu gjatë manifestimeve popullata e Kosovës shprehu falënderimin edhe shteteve që ndihmuan dhe përkrahën realizimin e pavarësisë së Kosovës.

Atmosferë festive mbretëronte në gjithë vendin. Kudo në rrugë qenë vendosur pllakata me mbishkrimet “Gëzuar Pavarësia” si dhe flamuj kombëtarë, amerikanë e europianë.

Qytetarë të shumtë festuan në mënyra të ndyshme duke u rënë borive të makinave të stolisura me flamurin kombëtar, rrugëve e shesheve të Prishtinës festuan në mënyrë dinjitoze duke mos bërë as më të voglin incident. Atmosferë e tillë ishte edhe në qendrat tjera të Kosovës.

Festa e Pavarësisë së Kosovës pati jehonën e vet edhe në të gjitha xhamitë e Kosovës, në momentin kur deputetët e Kuvendit të Kosovës përfunduan seancën solemne të Kuvendit në të cilin shpallen Pavarësinë e Kosovës nga minaret e të gjitha xhamive u thirren ezane që jehuan fuqishëm anekënd Kosovës, e më pas për 30 minuta u këndua Kuaran e ilahi. Ndërsa Bashkësia Islame në të gjitha qytetet e Kosovës kishte ngjitur pankarta ku shkruante Urime Pavarësia.

Pos Kosovës, në mënyrë madhështore u festua edhe në të gjitha qytetet në Shqipri, dhe viset shqiptare të Maqedonisë.

Në të gjitha qendrat shqiptare u festuan deri në mesnatë.

# Kosova shtet i pavarur shkëputet përfundimisht nga Serbia

Deputetët e Kuvendit të Kosovës me shumicë absolute të votave miratuan Deklaratën e Pavarësisë së Kosovës e cila e shpallë Kosovën shtet të pavarur dhe sovran dhe e shkëput atë përfundimisht nga Serbia.

Deklarata u votua nga 109 deputetë të pranishëm në Kuvend të Kosovës, përveç atyre serbë, që nuk morën pjesë në seancën e jashtëzakonshme dhe solemne të shpalljes së pavarësisë.

Në seancën solemne ishin të pranishëm edhe përfaqësues diplomatikë të Shteteve të Bashkuara të Amerikës dhe Bashkimit Evropian si dhe personalitete të rëndësishme nga jeta politike, kulturore, fetare, përfaqësues të familjeve të dëshmorëve si dhe shumë të ftuar të tjerë. Në këtë seancë qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava.

Pas leximit të Deklaratës së Pavarësisë nga ana e kryeministrit Hashim Thaçi dhe votimit nga ana e deputetëve ajo u nënshkrua nga Presidenti i Kosovës, Fatmir Sejdiu, kryetari i Kuvendit, Jakup Krasniqi, kryeministri Hashim Thaçi, si dhe të gjithë deputetët e Kuvendit të Kosovës.

Presidenti i Kosovës në fjalën e tij para deputetëve theksoi se dita e sotme e ndan historinë e Kosovës në dysh: në epokat para dhe pas pavarësisë.

"Pavarësinë e Kosovës e kanë krijuar breza të tërë me veprën e tyre jetësore, me punë të palodhshme dhe me sakrificat që kanë bërë", tha Sejdiu.



Ai theksoi se pavarësinë po e shpallim para dhe me bekimin e botës, në mes miqsh që ju gjetën Kosovës gjatë dekadave e sidomos para një dekade kur e keqja kishte përfshirë këtë pjesë të Ballkanit.

"Sot, kujtojmë shumë sakrifica që i kanë paraprirë kësaj dite të jashtëzakonshme. I kujtojmë nënat dhe baballarët të cilët përjetuan vështirësi të papërshkrueshme në mënyrë që bijtë dhe bijat e tyre të mund të jetonin të lirë.

Sot, kujtojmë Presidentin Ibrahim Rugova, udhëheqësin e madh dhe themeltarin e shtetit tonë, i cili e nxorri Kosovën nga kaosi në rend demokratik.

Sot, kujtojmë Adem Jasharin dhe Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës që e çuan tutje vullnetin e popullit të Kosovës për të qenë të lirë", u është drejtuar Presidenti Sejdiu deputetëve. Presidenti Sejdiu theksoi se vizioni i institucioneve të Kosovës është shumë i qartë.

"Dëshirojmë që Kosovën ta ndërtojmë mbi parimet fundamentale demokratike.

Kjo do të thotë se Kosova do të jetë një shtet demokratik, shumetnik, i integruar në rajon, me marrëdhënie të mira fqinjë-



sore me shtetet përreth, një shtet që lëviz shpejt drejt anëtarësimit të plotë në Bashkësinë Euro atlantike. Populli i Kosovës është përcaktuar dhe dëshiron një të ardhme evropiane për vendin e vet", theksoi Presidenti Sejdiu.



Presidenti Sejdiu i ka falënderuar të gjithë ata që e kanë ndihmuar Kosovën.

Ndërsa Kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi tha se Kosova, në vitet e ardhshme, do të përballet me shumë sfida. Por, sipas tij në asnjë sfidë nuk do t'i zmbrapsë nga ecja përpara në një frymë të bashkuar të një populli të bashkuar. "Sfidat tona, që nga ekonomia, arsimi dhe shëndetësia, infrastruktura dhe integrimi evropian, janë sfida të mëdha, por nuk mund t'u bëjnë ballë frymës së qytetarëve tanë dhe fatit tonë", theksoi Thaçi. Ai tha se Kosova, populli dhe territori, janë bashkuar sot në një moment historik për t'i përmirësuar jetën e çdo qytetari brenda kufijve tanë, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre etnike. "Shpresat tona nuk kanë qenë asnjëherë më të mëdha. Ëndrrat tona janë të pakufishme. Sfidat para nesh janë të mëdha por asgjë nuk mund të na ndalë nga ecja jonë përpara drejt çasteve historike të cilat historia i ka ndarë për ne", tha kryeministri Thaçi para deputetëve. "Deri tash kemi bërë shumë për të garantuar zotimin tonë para komuniteteve.

Në këtë ditë historike dëshiroj ta konfirmoj gatishmërinë tonë politike për të krijuar kushtet e nevojshme për respektimin dhe mbrojtjen e komuniteteve dhe për të përmirësuar raportet midis tyre në Kosovë", u shpreh kryeministri Thaçi.

Pavarësia e Kosovës shënon fundin e shpërbërjes së ish Jugosllavisë, theksoi kryeministri Thaçi.

Edhe kryeparlamentari Jakup Krasniqi si të dy liderët e tjerë, Presidenti Sejdiu dhe kryeministri Thaçi, ka dhënë mesazhe konstruktive dhe garanci për shtetin demokratik e shumetnik të Kosovës. Ai tha se Kosova është e interesuar të ketë raporte shumë të mira më të gjitha shtetet fqinje, përfshirë edhe Serbinë. Kryeparlamentari Krasniqi po ashtu dha garanci se Kosova e pavarur nuk ka asnjë qëllim që të ketë synime grabitqare ndaj shteteve fqinje. Ndërkaq, në vazhdim të seancës, deputetët e Kuvendit të Kosovës miratuan edhe flamurin e ri trengjyrësh të Kosovës.

# Deklarata e Pavarësisë së Kosovës



Të mbledhur në mbledhje të jashtëzakonshme më 17 shkurt 2008, në kryeqytetin e Kosovës, në Prishtinë,

Duke iu përgjigjur thirrjes së popullit për të ndërtuar një shoqëri që respekton dinjitetin njerëzor dhe afirmon krenarinë dhe synimet e qytetarëve të saj,

Të zotuar për t'u përballur me trashëgiminë e dhembshme të së kaluarës së afërt në frymë të pajtimit dhe faljes,

Të përkushtuar ndaj mbrojtjes, promovimit dhe respektimit të diversitetit të popullit tonë,

Duke riafirmuar dëshirën tonë për t'u integruar plotësisht në familjen euroatlantike të demokracive,

Duke vërejtur se Kosova është një rast special që del nga shpërbërja jokonsensuale e Jugosllavisë dhe nuk është presedan për cilëndo situatë tjetër,

Duke rikujtuar vitet e konfliktit dhe dhunës në Kosovë që shqetësuan ndërgjegjen e të gjithë popujve të civilizuar,

Mirënjohës që bota intervenoi më 1999 duke hequr në këtë mënyrë qeverisjen e Beogradit mbi Kosovën, dhe vendosur Kosovën nën administrimin e përkohshëm të Kombeve të Bashkuara,

Krenarë që Kosova që atëherë ka zhvilluar institucione funksionale, multietnike të demokracisë që shprehin lirisht vullnetin e qytetarëve tanë,

Duke rikujtuar vitet e negociatave të sponsorizuara ndërkombëtarisht ndërmjet Beogradit dhe Prishtinës mbi çështjen e statusit tonë të ardhshëm politik,

Duke shprehur keqardhje që nuk u arrit asnjë rezultat i pranueshëm për të dyja palët përkundër angazhimit të mirëfilltë të udhëheqësve tanë,

Duke konfirmuar se rekomandimet e të Dërguarit Special të Kombeve të Bashkuara, Martti Ahtisaari, i ofrojnë Kosovës një kornizë gjithëpërfshirëse për zhvillimin e saj të ardhshëm, dhe janë në vijë me standardet më të larta europiane për të drejtat të njeriut dhe qeverisjen e mirë,

Të vendosur që ta shohim statusin tonë të zgjidhur në mënyrë që t'i jipet popullit tonë qartësi mbi të ardhmen e vet, të shkohet përtej konflikteve të së kaluarës dhe të realizohet potenciali i plotë demokratik i shoqërisë sonë,

Duke nderuar të gjithë burrat dhe gratë që bënë sakrifica të mëdha për të ndërtuar një të ardhme më të mirë për Kosovën,

1. Ne, udhëheqësit e popullit tonë, të zgjedhur në mënyrë demokratike, nëpërmjet kësaj Deklarate shpallim Kosovën shtet të pavarur dhe sovran. Kjo shpallje pasqyron vullnetin e popullit tonë dhe është në pajtueshmëri të plotë me rekomandimet e të Dërguarit Special të Kombeve të Bashkuara, Martti Ahtisaari, dhe Propozimin e tij Gjithëpërfshirës për Zgjidhjen e Statusit të Kosovës.
2. Ne shpallim Kosovën një republikë demokratike, laike dhe multietnike, të udhëhequr nga parimet e jodiskriminimit dhe mbrojtjes së barabartë sipas ligjit. Ne do të mbrojmë dhe promovojmë të drejtat e të gjitha komuniteteve në Kosovë dhe krijojmë kushtet e nevojshme për pjesëmarrjen e tyre efektive në proceset politike dhe vendimmarrëse.
3. Ne pranojmë plotësisht obligimet për Kosovën të përmbajtura në Planin e Ahtisarit, dhe mirëpresim kornizën që ai propozon për të udhëhequr Kosovën në vitet në vijim. Ne do të zbatojmë plotësisht ato obligime, përfshirë miratimin prioritar të legjislacionit të përfshirë në Aneksin XII të tij, veçanërisht atë që mbron dhe promovon të drejtat e komuniteteve dhe pjesëtarëve të tyre.
4. Ne do të miratojmë sa më shpejt që të jetë e mundshme një kushtetutë që mishëron zotimin tonë për të respektuar të drejtat e njeriut dhe liritë themelore të të gjithë qytetarëve tanë, posaçërisht ashtu siç definohen me Konventën Europiane për të Drejtat e Njeriut. Kushtetuta do të inkorporojë të gjitha parimet relevante të Planit të Ahtisaarit dhe do të miratohet nëpërmjet një procesi demokratik dhe të kujdesshëm.
5. Ne mirëpresim mbështetjen e vazhdueshme të bashkësisë ndërkombëtare për zhvillimin tonë demokratik nëpërmjet të pranive ndërkombëtare të themeluara në Kosovë në bazë të Rezolutës 1244 të Këshillit të Sigurimit të Kombeve të Bashkuara (1999). Ne ftojmë dhe mirëpresim një prani ndërkombëtare civile për të mbikëqyrur zbatimin e Planit të Ahtisaarit dhe një mision të sundimit të ligjit të udhëhequr nga Bashkimi Europian. Ne, po ashtu, ftojmë dhe mirëpresim NATO-n që të mbajë rolin udhëheqës në praninë ndërkombëtare ushtarake dhe të zbatojë përgjegjësitë që i janë dhënë sipas Rezolutës 1244 të Këshillit të Sigurimit të Kombeve të Bashkuara (1999) dhe Planit të Ahtisaarit, deri në atë kohë kur institucionet e Kosovës do të jenë në gjendje të marrin këto përgje-

gjësi. Ne do të bashkëpunojmë plotësisht me këto prani në Kosovë për të siguruar paqen, prosperitetin dhe stabilitetin në të ardhmen në Kosovë.

6. Për arsye të kulturës, gjeografisë dhe historisë, ne besojmë se e ardhmja jonë është në familjen europiane. Për këtë arsye, ne shpallim synimin tonë për të marrë të gjitha hapat e nevojshëm për të siguruar anëtarësim të plotë në Bashkimin Europian sapo që të jetë e mundshme dhe për të zbatuar reformat e kërkuara për integrim europian dhe euroatlantik.
7. Ne i shprehim mirënjohje Organizatës së Kombeve të Bashkuara për punën që ka bërë për të na ndihmuar në rimëkëmbjen dhe rindërtimin pas lufte dhe ndërtimin e institucioneve të demokracisë. Ne jemi të përkushtuar të punojmë në mënyrë konstruktive me Organizatën e Kombeve të Bashkuara gjersa ajo vazhdon punën e saj në periudhën në vijim.
8. Me pavarësinë vie detyra e anëtarësisë së përgjegjshme në bashkësinë ndërkombëtare. Ne e pranojmë plotësisht këtë detyrë dhe do t'i përmbahemi parimeve të Kartës së Kombeve të Bashkuara, Aktin Final të Helsinkit, akteve tjera të Organizatës për Siguri dhe Bashkëpunim në Europë, obligimeve ligjore ndërkombëtare dhe parimeve të marrëdhënieve të mira ndërkombëtare që shënojnë marrëdhëniet ndërmjet shteteve. Kosova do të ketë kufijtë e saj ndërkombëtarë ashtu siç janë paraparë në Aneksin VIII të Planit të Ahtisaarit, dhe do të respektojë plotësisht sovranitetin dhe integritetin territorial të të gjithë fqinjve tanë. Kosova, po ashtu, do të përmbahet nga kërcënimi apo përdorimi i forcës në cilëndo mënyrë që është jokonsistente me qëllimet e Kombeve të Bashkuara.
9. Ne, nëpërmjet kësaj Deklarate, marrim obligimet ndërkombëtare të Kosovës, përfshirë ato të arritura në emrin tonë nga Misioni i Administratës së Përkohshme të Kombeve të Bashkuara në Kosovë (UNMIK), si dhe obligimet e traktateve dhe obligimet tjera të ish-Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë ndaj të cilave obligohemi si ish-pjesë konstituive, përfshirë konventat e Vjenës për marrëdhëniet diplomatike dhe konsullore. Ne do të bashkëpunojmë plotësisht me Tribunalin Penal Ndërkombëtar për ish-Jugosllavinë. Ne synojmë të kërkojmë anëtarësim në organizatat ndërkombëtare, në të cilat Kosova do të synojë të kontribuojë për qëllime të paqes dhe stabilitetit ndërkombëtar.
10. Kosova shpall zotimin e saj ndaj paqes dhe stabilitetit në rajonin tonë të Europës Juglindore. Pavarësia jonë e sjell në fund procesin e shpërbërjes së dhunshme të Jugosllavisë. Gjersa ky proces ka qenë i dhembshëm, ne do të punojmë pa pushim për t'i kontribuar një pajtimi që do të lejonte Europën Juglindore të shkojë përtej konflikteve të së kaluarës dhe të farkojë lidhje të reja rajonale të bashkëpunimit. Për këtë arsye, do të punojmë së bashku me fqinjtë tanë për të avansuar të ardhmen tonë të përbashkët europiane.
11. Ne shprehim, në veçanti, dëshirën tonë për të vendosur marrëdhënie të mira me të gjithë fqinjtë tanë, përfshirë Republikën e Serbisë, me të cilën kemi marrëdhënie historike, tregtare dhe shoqërore, të cilat synojmë t'i zhvillojmë më tej në të ardhmen e afërt. Ne do të vazhdojmë përpjekjet tona për t'i kontribuar marrëdhënieve të fqinjësisë dhe bashkëpunimit me Republikën e Serbisë duke promovuar pajtimin ndërmjet popujve tanë.
12. Ne, nëpërmjet kësaj, afirmojmë në mënyrë të qartë, specifike dhe të parevokueshme se Kosova do të jetë ligjërisht e obliguar të plotësojë dispozitat e përmbajtura në këtë Deklaratë, përfshirë këtu veçanërisht obligimet e saj nga Plani i Ahtisaarit. Në të gjitha këto çështje, ne do të veprojmë në pajtueshmëri në parimet e së drejtës ndërkombëtare dhe rezolutat e Këshillit të Sigurimit të Kombeve të Bashkuara, përfshirë Rezolutën 1244 (1999). Ne shpallim publikisht se të gjitha shtetet kanë të drejtën të mbështeten në këtë Deklaratë, dhe i bëjmë apel të na ofrojnë përkrahjen dhe mbështetjen e tyre.






# Mesazhi i Myftiut të Kosovës me Rastin e Shpalljes së Pavarësisë




*Prishtinë, 15 shkurt 2008*

Gjatë ditëve të ardhshme, siç na është bërë e njohur nga institucionet më të larta të Kosovës, Kuvendi i Kosovës pritet të shpallë pavarësinë aq shumë të pritur. Prandaj, ky brez, të cilin e nderoi Allahu që ta presë këtë ditë të madhe historike, duhet të ndihet i privilegjuar. Kjo datë historike është rezultat i sakrificave dhe i flijimit të shumë gjeneratave para nesh gjatë periudhës njëshekullore. Ky popull ka derdhur shumë gjak, shumë lot, shumë mund dhe shumë djersë për të realizuar këtë ideal, i cili ka jetuar në mendjen dhe shpirtin e çdo qytetari të Kosovës dhe më gjerë. Falë Zotit, kësaj radhe nuk na ka munguar as përkrahja e miqve dhe dashamirëve të popullit tonë anekënd botës. Natyrisht, ne jemi të vetëdijshëm se ky ideal yni i kamotshëm, vështirë se do të arrihej pa një përkrahje të tillë, për se ne dhe brezat që do të vijnë, do t'u jemi mirënjohës për ditë e mote.

Andaj, akti i shpalljes së pavarësisë nga përfaqësuesit legjitimë të popullit, sa na bën krenarë dhe na jep rast për të festuar, po aq na bën edhe përgjegjës për veprimet tona.

Kujtoj se një ditë si kjo e shpalljes së mëvetësisë, të cilën e kemi pritur me aq padurim, duhet të festohet në mënyrë të merituar. Ne si popull ditë më të madhe se kjo nuk kemi përjetuar në historinë tonë më të re. Kësaj duhet t'i gëzohet i madh e i vogël, plak e i ri, mashkull e femër, shqiptarët dhe të gjithë të tjerët që jetojnë në Kosovë dhe Kosovën e ndiejnë për atdhe të tyre. Këtij gëzimi duhet t'i bashkohen të gjithë shqiptarët kudo që ndodhen në këto momente, si dhe të gjithë njerëzit e vullnetit të mirë që çmojnë paqen dhe lirinë e popujve.

Për sa na takon neve, ne duhet të festojmë duke i treguar botës se ne dimë të festojmë në mënyrë të qytetëruar dhe dinjitoze, ashtu siç na mësojnë tradita dhe vlerat tona shpirtërore.

Do të ishte mirë që sikur shqiptarët po ashtu edhe të gjitha pakicat e tjera shpalljen e Pavarësisë ta llogarisin fitore të të gjithëve, sepse me këtë fitojnë të gjithë. Një Kosovë e pavarur, sovrane dhe demokratike, e integruar në familjen e madhe evropiane dhe në strukturat Veri-Atlantike, do të thotë një e nesërme më e mirë për çdo qytetar të Kosovës. Andaj, ky moment historik, është fitore për të gjithë dhe askush nuk humb.

Shumica shqiptare duhet t'u garantojë të gjitha pakicave të tjera jetë të qetë dhe të dinjitetshme, sepse kësisoj ne do të tregojmë për madhështinë e vlerave tona dhe për nivelin e lartë qytetar që kemi, dhe përgjegjësinë ndaj të tjerëve.

Duke ju uruar të gjithëve ditën e Pavarësisë, lus Allahun për mirëqenien e përgjithshme të të gjithë qytetarëve të Kosovës!

**Myftiu i Kosovës**
**Mr. Naim Tërnava**






**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (3)

**(ajetet 13-32)**

## - Tregimi i banorëve të fshatit -

وَاضْرِبْ لَهُم مَّثَلاً أَصْحَابَ الْقَرْيَةِ إِذْ جَاءهَا الْمُرْسَلُونَ (١٣) إِذْ أَرْسَلْنَا إِلَيْهِمُ اثْنَيْنِ فَكَذَّبُوهُمَا فَعَزَّزْنَا بِثَالِثٍ
فَقَالُوا إِنَّا إِلَيْكُم مُّرْسَلُونَ (١٤) قَالُوا مَا أَنتُمْ إِلاَّ بَشَرٌ مِّثْلُنَا وَمَا أَنزَلَ الرَّحْمن مِن شَيْءٍ إِنْ أَنتُمْ إِلاَّ تَكْذِبُونَ
(١٥) قَالُوا رَبُّنَا يَعْلَمُ إِنَّا إِلَيْكُمْ لَمُرْسَلُونَ (١٦) وَمَا عَلَيْنَا إِلاَّ الْبَلاَغُ الْمُبِينُ (١٧) قَالُوا إِنَّا تَطَيَّرْنَا بِكُمْ لَئِن لَّمْ
تَنتَهُوا لَنَرْجُمَنَّكُمْ وَلَيَمَسَّنَّكُم مِّنَّا عَذَابٌ أَلِيمٌ (١٨) قَالُوا طَائِرُكُمْ مَعَكُمْ أَئِن ذُكِّرْتُم بَلْ أَنتُمْ قَوْمٌ مُّسْرِفُونَ
(١٩) وَجَاء مِنْ أَقْصَى الْمَدِينَةِ رَجُلٌ يَسْعَى قَالَ يَا قَوْمِ اتَّبِعُوا الْمُرْسَلِينَ (٢٠) اتَّبِعُوا مَن لاَّ يَسْأَلُكُمْ أَجْرًا وَهُم
مُّهْتَدُونَ (٢١) وَمَا لِي لاَ أَعْبُدُ الَّذِي فَطَرَنِي وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ (٢٢) أَأَتَّخِذُ مِن دُونِهِ آلِهَةً إِن يُرِدْنِ الرَّحْمَن بِضُرٍّ
لاَّ تُغْنِ عَنِّي شَفَاعَتُهُمْ شَيْئًا وَلاَ يُنقِذُونِ (٢٣) إِنِّي إِذًا لَّفِي ضَلاَلٍ مُّبِينٍ (٢٤) إِنِّي آمَنتُ بِرَبِّكُمْ فَاسْمَعُونِ
(٢٥) قِيلَ ادْخُلِ الْجَنَّةَ قَالَ يَا لَيْتَ قَوْمِي يَعْلَمُونَ (٢٦) بِمَا غَفَرَ لِي رَبِّي وَجَعَلَنِي مِنَ الْمُكْرَمِينَ (٢٧) وَمَا
أَنزَلْنَا عَلَى قَوْمِهِ مِن بَعْدِهِ مِنْ جُندٍ مِّنَ السَّمَاء وَمَا كُنَّا مُنزِلِينَ (٢٨) إِن كَانَتْ إِلاَّ صَيْحَةً وَاحِدَةً فَإِذَا هُمْ
خَامِدُونَ (٢٩) يَا حَسْرَةً عَلَى الْعِبَادِ مَا يَأْتِيهِم مِّن رَّسُولٍ إِلاَّ كَانُوا بِهِ يَسْتَهْزِئُون (٣٠) أَلَمْ يَرَوْا كَمْ أَهْلَكْنَا
قَبْلَهُم مِّنْ الْقُرُونِ أَنَّهُمْ إِلَيْهِمْ لاَ يَرْجِعُونَ (٣١) وَإِن كُلٌّ لَّمَّا جَمِيعٌ لَّدَيْنَا مُحْضَرُونَ (٣٢)

***13. Përmendu atyre një shembull të banorëve të fshatit, kur atyre u patën ardhur të dërguarit.***

***14. Kur Ne i dërguam tek ata dy, e ata i përgënjeshtruan që të dy, atëherë i përforcuam me një të tretë dhe u thanë: "Ne jemi të dërguar tek ju".***

***15. Ata*** *(fshatarët)* ***thanë: "Ju nuk jeni tjetër, veçse njerëz sikurse ne, dhe se Allahu nuk u ka shpallur asgjë; ju nuk jeni tjetër veçse rrenacakë".***

***16. Ata thanë: "Zoti ynë e di se me të vërtetë ne jemi të dërguar tek ju.***

***17. Dhe nuk jemi të obliguar për tjetër, përveçse t'ju kumtojmë ashtu qartë".***

***18. Ata*** *(fshatarët)* ***thanë: "Ne parandiejmë kob me ju dhe, nëse nuk tërhiqeni, ne do t'ju godasim me gurë dhe do të përjetoni ndëshkim të idhët prej nesh".***

***19. Ata*** *(të dërguarit)* ***thanë: "Fati i keq është juaji, pse u këshilluat, a*** *(na kërcënoni)****? Jo, por ju jeni popull i shfrenuar!"***

***20. Dhe prej skajit më të largët të qytetit erdhi një njeri që ngutej e tha: "O populli im, dëgjoni të dërguarit!"***

***21. "Dëgjoni ata që nuk kërkojnë prej jush ndonjë shpërblim dhe janë udhërrëfyes!***

***22. E, ç'kam unë që të mos e adhuroj atë që më krijoi dhe, tek Ai kthehemi.***

***23. A mos do të pranoj zota tjerë përveç Tij, e nëse do Mëshiruesi të më godasë me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i tyre nuk do të më vlejë asgjë, e as që do të më shpëtojnë.***

***24. Unë do të jem atëherë në një humbje të hapët.***

***25. Unë i kam besuar Zotit tuaj, pra më dëgjoni!"***

***26. Atij i është thënë: "Hyr në Xhenet"! e ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im,***

***27. për se më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!"***

***28. Pas tij, Ne nuk zbritëm ndonjë ushtri nga qielli kundër popullit të tij, e as që ishte vendimi ynë që të zbresim tjetër,***

***29. përveç një britme të tmerrshme, kur qe, ata të ftohur*** *(të vdekur)****.***

***30. O sa dëshpërim i madh për ata robër të cilëve sa herë që u erdhi ndonjë i dërguar, vetëm se u tallën me të.***

***31. A nuk e panë ata se sa gjenerata kemi zhdukur para tyre dhe ata nuk u kthyen.***

***32. Dhe të gjithë, të tubuar, do të paraqiten pranë Nesh.***

### Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pas betimeve të Allahut në ajetet paraprake, se Kurani ishte libër i urtë e i zbritur nga Allahu, se Muhamedi a.s. ishte i dërguar i Tij, dhe pasi u tërheq vërejtjen pabesimtarëve që të mos bëheshin sikur të verbër e të shurdhër ndaj fjalëve dhe ftesës së Allahut, sepse pa dyshim që të gjithë mohuesit do të ringjallen e do të dalin para Krijuesit të tyre për të dhënë llogarinë për atë që vepruan në këtë botë, - tash edhe praktikisht atyre u sillet shembulli i banorëve të një vendbanimi, që kishin refuzuar të dërguarit e Allahut, dhe për këtë shkak kishte pasuar ndëshkimi nga qielli...

**Koment**:

وَاضْرِبْ لَهُم مَّثَلاً أَصْحَابَ الْقَرْيَةِ إِذْ جَاءهَا
الْمُرْسَلُونَ (١٣) إِذْ أَرْسَلْنَا إِلَيْهِمُ اثْنَيْنِ
فَكَذَّبُوهُمَا فَعَزَّزْنَا بِثَالِثٍ فَقَالُوا إِنَّا إِلَيْكُم
مُّرْسَلُونَ (١٤)

***13. Përmendu atyre një shembull të banorëve të fshatit, kur atyre u patën ardhur të dërguarit.***

***14. Kur Ne dërguam tek ata dy, e ata i përgënjeshtruan që të dy, atëherë i përforcuam me një të tretë dhe u thanë: "Ne jemi të dërguar tek ju."***.

Duke filluar nga këto dy ajete fisnike, Allahu i Madhëruar e këshilloi të dërguarin e Tij, që idhujtarëve t'ua përmendte tregimin e banorëve të një fshati me të dërguarit e Allahut, kur ata kishin refuzuar udhëzimin hyjnor, për se kishte pasuar ndëshkimi nga qielli. Kjo ishte një tërheqje e vërejtjes për idhujtarët mekas, se edhe ata po silleshin ndaj Muhamedit a.s. sikur banorët e fshatit të përmendur në suren *Jasin*, që ishin sjellë ndaj të dërguarve të Allahut. Idhujtarët tërthorazi viheshin në dijeni se edhe mund t'i godiste dënimi nga Allahu, nëse do të vazhdonin brutalitetin dhe vrazhdësinë e sjelljeve të tyre ndaj të dërguarit të fundit dërguar njerëzimit, mëshirë për mbarë botët-Muhamedit a.s.

Nga aspekti historik, shumica e mufessirëve tregimin e sures *Jasin*, e ndërlidhin me qytetin Entakia apo Antiokia në Turqinë e sotme, një vend në afërsi të kufirit me Sirinë, ndërsa të dërguarit, sipas tyre, ishin apostujt e dërguar nga Isai a.s. me lejen e Allahut xh.sh., që të ftonin popullin e Antiokisë në fenë e Isait a.s. Madje shumë prej tyre përmendin edhe emrat e atyre apostujve. Megjithatë, unë këtu përkrah fuqishëm mendimin e Ibn Kethirit, njëri prej dijetarëve dhe historianëve më të mëdhenj islamë, i cili demanton në tërësi një gjë të tillë, duke e quajtur tërë këtë si një supozim të paqëndrueshëm. Ai thotë se fshati (qyteti) i përmendur në suren *Jasin*, nuk është Antiokia, por një vend tjetër i banuar me beni israilë (çifutë), dhe kjo shumë kohë para ardhjes së Isait a.s.

Ibn Kethiri jep tri arsyetime në lidhje me mendimin e tij për se thotë:

1. Së pari, po të ishin këta të dërguar nga ana e Isait, me lejen e Allahut, do të sqarohej, qoftë edhe tërthorazi, misioni i tyre, që të kuptohej se këta ishin vërtet të dërguar nga Isai a.s. tek ai popull.
2. Së dyti, siç dihet nga burime të sigurta historike, qyteti Antiokia (Entakia) ishte i pari prej 4 qyteteve të mëdha që kishin besuar fenë e Isait a.s., së bashku me banorët e Jerusalemit, Romës[1] dhe Aleksandrisë, e më pas edhe Konstantinopojës, dhe nuk është i njohur fakti se këta i kishin refuzuar apostujt dhe as që është shënuar që t'i kishte dënuar Allahu me ndonjë dënim prej qielli. Por arsyeja pse mufessirët menduan se qyteti i përmendur në suren *Jasin* mund të ishte Antiokia, ka të bëjë me faktin se apostujt (havarijunët) vërtet kishin shkuar në Antioki dhe kishin ftuar popullin e saj që të besonin Krishterimin, kështu që mufessirët këtë mendim të tyre kryesisht e kanë mbështetur në rrëfimet e krishtera lidhur me këtë udhëtim të apostujve atje. Ç'është e drejta, as në Kuran dhe as në hadithet e Pejgamberit a.s., nuk përmenden as emri i këtij qyteti dhe as emrat e të dërguarve.
3. Është përmendur nga Ebu Seid el Huderiu r.a., po dhe prej shumë të tjerëve nga të parët e këtij Ymeti, se pas zbritjes së Tevratit, Allahu nuk ka dënuar më ndonjë popull me ndëshkim nga qielli, por i ka urdhëruar besimtarët që të luftojnë kundër idhujtarëve e ta mbrojnë të vërtetën. Nga kjo del se fshati (qyteti) i përmendur në këtë ajet të kaptinës *Jasin*, nuk mund të jetë Antiokia, meqë dihet se ajo nuk është shkatërruar as në epokën e krishterë dhe as para saj. Megjithatë, të vërtetën e di vetëm Allahu i Plotfuqishëm.[2]



Por t'i kthehemi komentimit për të parë se Allahu xh.sh. tregon se kishte dërguar tek një popull dy nga të dërguarit e Tij, të cilët nuk i përmend me emra, e dihet se Allahu ka dërguar tek njerëzit shumë pejgamberë, në mesin e të cilëve edhe këta që përmenden në suren *Jasin*. Por, banorët e këtij vendi kishin përgënjeshtruar dy të dërguarit e parë, kështu që Allahu i kishte përforcuar ata me të tretin, duke i bërë të qartë atij populli se ata vërtet ishin të dërguar nga Allahu. Por, mjerisht, siç është thënë shumë herë, disa njerëzve Allahu ua ka vulosur zemrat e tyre me kufër, prandaj ata kurrsesi të bindeshin se këta njerëz, nga pamja sikurse ata, të ishin të dërguar. Madje ata i kishin përgënjeshtruar e u kishin thënë të dërguarve:

قَالُوا مَا أَنتُمْ إِلاَّ بَشَرٌ مِّثْلُنَا وَمَا أَنزَلَ
الرَّحْمن مِن شَيْءٍ إِنْ أَنتُمْ إِلاَّ تَكْذِبُونَ(١٥)

***15. Ata** (fshatarët) **thanë: "Ju nuk jeni tjetër, veçse njerëz sikurse ne, dhe se Allahu nuk ju ka shpallur asgjë; ju nuk jeni tjetër veçse rrenacakë.***

Ky popull injorant assesi të kuptonte mëshirën nga Allahu dhe udhëzimin hyjnor, që dëshironte t'i nxirrte nga errësira në dritë. Këta madje me plot mburrje, po u thoshin atyre njerëzve të urtë se ishin sikurse ata (populli), ishin njerëz dhe nuk kishin sjellë kurrfarë argumenti se ishin të dërguar, andaj si mund t'u besonin se i kishte dërguar i Mëshirshmi?! Këtu del në pah se ai popull tërthorazi pranonte ekzistencën e Allahut, por refuzonin të dërguarit e Tij, duke kërkuar prej tyre ndonjë mrekulli të mbinatyrshme, që t'i bindnin e t'u besonin, ashtu siç i thoshin Muhamedit a.s. edhe idhujtarët mekas, se ata adhuronin idhujt vetëm që t'i afronin më shumë tek Allahu:

***"...Ne nuk i adhurojmë ata** (idhujt) **për tjetër, vetëm që të na afrojnë sa më afër Allahut..."** (Ez-Zumer, 3).*

Në këto ajete, ku ceket refuzimi i përsëritur për shkak të natyrës njerëzore të pejgamberëve nga ana e fshatarëve, vërehet naiviteti i përfytyrimit dhe mosnjohjes sa duhet të misionit të pejgamberëve nga ana e atyre injorantëve. Të tillët, përgjatë gjithë historisë njerëzore, kanë pritur gjithmonë që të gjejnë ndonjë mister të paqartë në personalitetin dhe jetën e pejgamberit, pas të cilit fshihen iluzionet dhe legjendat. Ata mendonin se një pejgamber i dërguar nga qielli në Tokë, nuk mund të jetë pejgamber pa pasur ndonjë sekret të mistershëm ose ndonjë mrekulli të mbinatyrshme!

قَالُوا رَبُّنَا يَعْلَمُ إِنَّا إِلَيْكُمْ لَمُرْسَلُونَ (١٦)
وَمَا عَلَيْنَا إِلاَّ الْبَلاَغُ الْمُبِينُ (١٧)

***16. Ata thanë: "Zoti ynë e di se me të vërtetë ne jemi të dërguar tek ju.***

***17. Dhe nuk jemi të obliguar për tjetër, përveçqë t'ju kumtojmë ashtu qartë.***

Të dërguarit e Allahut, kur panë gjithë këtë dëbim dhe injorim nga ana e tyre, u thanë fshatarëve: Për ne mjafton që Zoti e di se jemi të dërguarit e Tij, dhe nuk kemi kurrfarë detyrimi tjetër përveçse t'jua kumtojmë mesazhin e Allahut e t'ju ftojmë në besimin e pastër në një Zot. Ju këshillojmë të lini idhujt që jeni duke i besuar së koti, dhe të kapeni pas litarit të Allahut, dritës dhe fesë së Tij, e cila e vetmja garanton shpëtimin tuaj nga zjarri i Xhehenemit.

قَالُوا إِنَّا تَطَيَّرْنَا بِكُمْ لَئِن لَّمْ تَنتَهُوا لَنَرْجُمَنَّكُمْ
وَلَيَمَسَّنَّكُم مِّنَّا عَذَابٌ أَلِيمٌ (١٨)

***18. Ata** (fshatarët) **thanë: "Ne parandiejmë kob me ju dhe nëse nuk tërhiqeni, ne do t'ju godasim me gurë dhe do të përjetoni ndëshkim të idhët prej nesh.***

Të lodhur nga predikimet e këtyre profetëve, fshatarët filluan me kërcënimet e tyre se, nëse nuk do të ndaleshin, ata do të ndëshkoheshin rëndë duke i goditur me gurë deri në mbytje. Ata thjesht ndienin një kob dhe ndjenjë ndjellakeqe kundër të dërguarve. Shejtani nuk po i linte ta shihnin dritën e vërtetë. Ai me iluzionet e tij kishte rrëmbyer zemrat e atyre njerëzve, kështu që ata kishin filluar të mendonin edhe të ngrinin dorë mbi ta. Zaten, kjo nuk është hera e parë në historinë e çifutëve që të vrisnin pejgamberët e Allahut. A nuk kishin vepruar kështu çifutët edhe me Zekerijain dhe Jahjain a.s.?! Prandaj edhe për këtë arsye Allahu ishte i mllefosur e i hidhëruar ndaj tyre, siç thotë edhe në suren *"El-Fatiha"* kur cek hidhërimin e Tij ndaj të dyja grupeve: çifutëve ***(El-Magdubi alejhim)*** dhe ***(Ed-Dal-lin)*** ndaj të krishterëve.

قَالُوا طَائِرُكُمْ مَعَكُمْ أَئِن ذُكِّرْتُم بَلْ
أَنتُمْ قَوْمٌ مُّسْرِفُونَ (١٩)

***19. Ata** (të dërguarit) **thanë: "Fati i keq është juaji, pse u këshilluat, a** (na kërcënoni)? **Jo, por ju jeni popull i shfrenuar!"***

Kur të dërguarit e Allahut panë se çështja kishte arritur pikën e vlimit, dhe se më nuk kishte shpresë për udhëzimin e tyre, ua kthyen përgjigjen, duke u thënë se fati i keq dhe pesimizmi ishte nga shkaku i veprave të tyre të liga e kurrsesi nga ana e pejgamberëve.[3] Ata po ndillnin kob e fatkeqësi, që nuk do të vononte e do t'i përfshinte, sepse ishin një popull pa ndjenja, një popull i shfrenuar, një popull që ia kthen shpinën udhëzimit dhe dritës hyjnore. Ata e qortuan ashpër atë popull që nuk u bind ndaj së vërtetës, duke u thënë se ishin popull kryeneç, tejkalues e plangprishës, sepse po refuzonin me vetëdije të plotë dritën e Allahut. Sidoqoftë, ata të dërguar përfunduan misionin e tyre ashtu siç u ka hije njerëzve të dërguar nga Allahu, plot urti, mëshirë, butësi e këshilla të ngrohta.

وَجَاء مِنْ أَقْصَى الْمَدِينَةِ رَجُلٌ يَسْعَى قَالَ
يَا قَوْمِ اتَّبِعُوا الْمُرْسَلِينَ (٢٠) اتَّبِعُوا مَن
لاَّ يَسْأَلُكُمْ أَجْرًا وَهُم مُّهْتَدُونَ (٢١) وَمَا لِي
لاَ أَعْبُدُ الَّذِي فَطَرَنِي وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ (٢٢)
أَأَتَّخِذُ مِن دُونِهِ آلِهَةً إِن يُرِدْنِ الرَّحْمَن بِضُرٍّ
لاَّ تُغْنِ عَنِّي شَفَاعَتُهُمْ شَيْئًا وَلاَ يُنقِذُونِ (٢٣)
إِنِّي إِذًا لَّفِي ضَلاَلٍ مُّبِينٍ (٢٤) إِنِّي آمَنتُ
بِرَبِّكُمْ فَاسْمَعُونِ (٢٥)

***20. Dhe prej skajit më të largët të qytetit erdhi një njeri që ngutej e tha: "O populli im, dëgjoni të dërguarit!"***

***21. Dëgjoni ata që nuk kërkojnë prej jush ndonjë shpërblim dhe janë udhërrëfyes!***

***22. E, ç'kam unë që të mos e adhuroj atë që më krijoi dhe, tek Ai kthehemi.***

***23. A mos do të pranoj zota të tjerë përveç Tij, e nëse do Mëshiruesi të më godasë me ndonjë të keqe, ndërmjetësimi i tyre nuk do të më vlejë asgjë, e as që do të më shpëtojnë.***

***24. Unë do të jem atëherë në një humbje të hapët.***

***25. Unë i kam besuar Zotit tuaj, pra më dëgjoni!"***

Kur të dërguarit e Allahut pothuajse kishin humbur shpresat se të paktën një njeri do të udhëzohej nëpërmjet duarve të tyre, nga skaji i largët i qytetit, kishte ardhur një burrë duke ngarendur e duke thënë: ***"O populli im, dëgjoni të dërguarit!".*** Ishte kjo një thirrje dhe zë i vetmuar nga tërë ai oqean i mizërisë e i mjerimit, i cili po i drejtohej popullit të vet që të dëgjonin se çfarë po thoshin profetët, të cilët nuk po kërkonin ndonjë shpërblim prej tyre për këtë, por vetëm dëshironin t'i përudhnin në rrugën e drejtë. A nuk e shihnin ata se profetët ishin vërtet udhërrëfyes, a nuk e shihnin se atë thirrje nuk po e bënin ngase lakmonin pasurinë e popullit dhe as diçka të ngjashme. Ai po përpiqej t'ua shpjegonte atyre se të dërguarit thjesht ishin të ngarkuar me misionin fisnik vetëm për ata, prandaj i thërriste të besonin, nëse donin të shpëtonin nga dënimi me zjarr. "Largojuni adhurimit të këtyre idhujve që po i ndërtoni me duart tuaja dhe kthejeni fytyrën drejt Atij Që ka krijuar qiejt dhe Tokën, sepse në fund rikthimi dhe ringjallja e të gjithë neve do të jetë para Tij", - u pati thënë ai njeri i urtë. Dialogu i atij njeriu besimtar me popullin e tij po vazhdonte. Ai tash po u drejtohej atyre

me pyetjen: “Po të më pyesni mua se pse besova në këta të dërguar, do t’u them: Pse të mos E adhuroj Allahun, i cili më krijoi dhe tek Ai të gjithë do të kthehemi? Pse të adhuroj këto statuja të pavlera e pa shpirt, të cilat, po të më godiste Allahu me ndonjë sprovë a fatkeqësi, nuk do të ishin në gjendje të më ndihmonin? Pse atëherë t’i besoj këta gurë e drunj, të cilët nuk mund të më ndihmojnë gjë? Prandaj, o populli im, po ju thërras edhe një herë, logjikoni me arsyen e shëndoshë, largojeni pëlhurën e zezë nga sytë dhe mendjet tuaja, dhe besoni Allahut xh.sh., sepse unë vërtet i besova me bindje Zotit tim, Krijuesit të kësaj gjithësie dhe vetëm prej Tij pres shpërblim e mëshirë”...

Këtu sikur mbyllet tabloja e dynjasë, sepse, siç duket, populli pabesimtar, duke mos duruar këto këshilla, e mbytën[4] atë njeri të mirë e besimtar, kurse, për të na treguar neve se kjo botë është vetëm një fazë kalimtare e rrugëtimit tonë në këtë botë, - në ajetet vijuese, Allahu xh.sh. thotë:

قِيلَ ادْخُلِ الْجَنَّةَ قَالَ يَا لَيْتَ قَوْمِي يَعْلَمُونَ (٢٦)
بِمَا غَفَرَ لِي رَبِّي وَجَعَلَنِي مِنَ الْمُكْرَمِينَ (٢٧)

***26. Atij i është thënë: “Hyr në Xhenet! e ai tha: “Ah, sikur ta dinte populli im,***

***27. për se më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!”***

Si shpërblim për rënien dëshmor (shehid) të atij besimtari, i është thënë: ***“Hyr në Xhenet!”***. Ky është shpërblimi i merituar për sakrificën e tij në jetën e dynjasë. Dhe, ai besimtar, me zemërgjerësinë që karakterizon çdo zemër që ka besuar në Allahun xh.sh. thotë: ***“Ah, sikur ta dinte populli im, për se më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!”.***

Këto fjalë, të përjetësuara edhe në Kuranin fisnik, janë vetëm sa për të vënë në dijeni pabesimtarët kudo dhe kurdo qofshin ata, se pas kësaj jete ekziston edhe jeta tjetër e amshueshme, dhe u tërhiqet vërejtja të mos jetojnë në errësirë, kur kanë mundësi të shijojnë dritën dhe ëmbëlsinë e imanit, nëse besojnë Allahun dhe Ditën e Gjykimit. Njeriu, sado mëkatar qoftë në këtë botë, nëse pendohet, ai pa dyshim do të jetë i falur prej Allahut, siç ishte edhe rasti i këtij besimtari, të cilin Allahu e gradoi me gradën e shehidit, e shpërbleu me Xhenet dhe e bëri prej të nderuarve e të respektuarve, siç i gradon me shehidllëk edhe të gjithë ata besimtarë që flijojnë




jetën e tyre për idealet e Islamit, sepse i Madhërishmi në Kuran thotë:

***“Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e Allahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer tek Zoti i tyre.”*** *(Ali Imran, 196)*

وَمَا أَنزَلْنَا عَلَى قَوْمِهِ مِن بَعْدِهِ مِنْ جُندٍ مِّنَ
السَّمَاءِ وَمَا كُنَّا مُنزِلِينَ (٢٨) إِن كَانَتْ
إِلاَّ صَيْحَةً وَاحِدَةً فَإِذَا هُمْ خَامِدُونَ (٢٩)

***28. Pas tij, Ne nuk zbritëm ndonjë ushtri nga qielli kundër popullit të tij, e as që ishte vendimi ynë të zbrisnim tjetër,***

***29. përveç një britme të tmerrshme, kur qe, ata të ftohur*** *(të vdekur)*.

Rëndom, pas përgënjeshtrimit të të dërguarve të Allahut, pason edhe ndëshkimi hyjnor. Ky popull meritoi një ndëshkim të tmerrshëm, sepse e mbyti edhe njeriun e urtë që u besoi të dërguarve, i cili, duke dhënë shpirt, po thoshte: *“O Allah, udhëzoje popullin tim!”*

Allahu i Madhëruar këtu thekson faktin se nuk kishte nevojë të dërgonte asnjë ushtri nga qielli për t’i shkatërruar ata mohues e pabesimtarë, sepse Ai, siç është shënuar në librat e tefsirit, i shkatërroi ata vetëm me një britmë të tmerrshme, të Xhibrilit a.s., dhe i la të vdekur, të ftohur, të pajetë, të pashpirt e të pandjenja.[5] Ky është fati i atyre që mohojnë dhe sillen vrazhdë ndaj urdhrave të Allahut dhe tallen e i nënçmojnë ato.

يَا حَسْرَةً عَلَى الْعِبَادِ مَا يَأْتِيهِم مِّن رَّسُولٍ إِلاَّ
كَانُوا بِهِ يَسْتَهْزِئُون (٣٠) أَلَمْ يَرَوْا كَمْ أَهْلَكْنَا
قَبْلَهُم مِّنَ الْقُرُونِ أَنَّهُمْ إِلَيْهِمْ لاَ يَرْجِعُونَ (٣١)
وَإِن كُلٌّ لَّمَّا جَمِيعٌ لَّدَيْنَا مُحْضَرُونَ(٣٢)

***30. O sa dëshpërim i madh për ata robër, të cilëve sa herë që u erdhi ndonjë i dërguar, vetëm se u tallën me të.***

***31. A nuk e panë ata se sa gjenerata kemi zhdukur para tyre dhe ata nuk u kthyen.***

***32. Dhe të gjithë, të tubuar, do të paraqiten pranë Nesh.***

Këto ajete, shfaqin pendimin e atij populli, pas kryeneçësisë dhe mendjemadhësisë që kishin treguar ndaj të dërguarve, dhe sidomos pas vrasjes së besimtarit që i kishte këshilluar për t’i besuar misionit të profetëve të dërguar nga Allahu.

Dijetarët në lidhje me këto ajete kanë dhënë disa mendime se kush për kë ka ndier keqardhje, ndonëse mendimi më i fuqishëm është se keqardhja ishte e vetë fshatarëve, kur nesër në Ahiret do të jenë penduar para Allahut pse nuk kishin pranuar udhëzimin. Madje është thënë se britma dhe keqardhja e qafirëve kur të jenë ballafaquar me vdekjen, është aq e tmerrshme, saqë, po ta dëgjonte ndonjë banor i tokës, do t’ia kallte datën e do ta lemeriste.

Disa mendojnë se këto fjalë janë të melaikeve të ndëshkimit për fshatarët që do të ndëshkoheshin për shkak të verbërisë së tyre në zemra, ndërsa disa të tjerë mendojnë se këto janë fjalët e të dërguarve lidhur me atë popull mizor, sepse e

dinin se çfarë ndëshkimi i tmerrshëm po u përgatitej atyre, nga i cili do binin përdhe të vdekur.[6]

Vërtet ishte me vend kjo keqardhje, pa marrë parasysh se nga ç'anë vinte ajo, sepse këta njerëz thjesht nuk deshën të udhëzoheshin kur e kishin rastin e ofruar nga Allahu xh.sh.. Pse vallë nuk morën mësim nga pësimet e popujve të kaluar, nga Adi, Themudi, populli i faraonit etj? Përse, vallë, verbëria e tyre ishte aq e fortë, saqë nuk po arrinin ta hiqnin dot perden nga sytë e tyre? Përse nuk po donin të kuptonin se ky fat tragjik do të mund t'i godiste edhe ata? E një gjë e tillë edhe ngjau. Ata u shkatërruan sa çel e mbyll sytë, por mjerimi dhe pendimi më i madh për ta do të jetë kur do të dalin para Allahut nesër, në Ditën e Gjykimit të madh.

## Margaritarët e urtësisë në këto ajete

1. *Allahu i Plotfuqishëm, në Kuran ua ka tërhequr vërejtjen njerëzve në forma të ndryshme; disave u ka sjellë argumente, disave u ka sjellë si shembuj ngjarje të popujve të kaluar; disa i ka ftuar të logjikonin e të meditonin për Madhërinë e Allahut, e në këtë rast ka sjellë një shembull shumë të qartë për ndëshkimin e banorëve të fshatit (qytetit), banorët e të cilit kishin refuzuar ftesën për udhëzim nga tre të dërguar prej Allahut. Ky tregim, si prapavijë, kishte tërheqjen e vërejtjes për idhujtarët mekas, që të mos lejonin të viheshin në pozitën e atyre pabesimtarëve, sepse në Islam dhe në rrugën e Allahut po i ftonte vetë Muhamedi a.s., vula e të gjithë profetëve, pishtari ndriçues dhe mëshira e dërguar për mbarë njerëzinë, nga ana e Mëshirëplotit - Subhanehu ve Teala...*
2. *Të dërguarit, gjithmonë kanë qenë prej sojit njerëzor, sepse natyrshmëria e tyre njerëzore ishte e përshtatshme për t'i ftuar ata që të besonin me logjikë e arsye. Po të ishin të dërguarit prej melaikeve, atëherë njerëzit detyrimisht do të besonin, por atëherë kjo nuk do të ishte në sferën e lirë të të besuarit, po të të imponuarit, e këtë gjë Allahu nuk e dëshiron. Ai kërkon nga njerëzit që ta besojnë Atë duke logjikuar e duke vrojtuar argumentet e Tij në këtë gjithësi. Për këtë arsye edhe ekzistojnë shpërblimi dhe ndëshkimi nga ana e Tij.*
3. *Nga të dërguarit e shumtë të Allahut tek njerëzit, pati prej tyre që Allahu i*



*përforcoi me mrekulli karshi popullit të tyre, e pati prej tyre që nuk kishin mrekulli, por ishin të obliguar vetëm të përcillnin revelatën, siç ishte rasti i këtyre tre të dërguarve.*

4. *E vërteta gjithmonë dhe në çdo vend ka përkrahësit e saj, qoftë edhe të paktë. Ngadhënjimi i së vërtetës do të ndodhë gjithsesi, ndonëse mund të vonohet për një kohë, por Fjala e Allahut patjetër që do të jetë më e larta, kurse poshtërimi dhe nënçmimi do të jenë për pabesimtarët, kriminelët dhe mohuesit e mirësive të Allahut xh.sh.*
5. *Besimtari i vërtetë dëshiron për të tjerët atë të mirë që dëshiron edhe për veten, siç është rasti i besimtarit nga surja **"Jasin"**, i cili e këshilloi popullin e tij për të mirën e tyre.*[7]
6. *Misioni i thirrjes në Islam, nuk duhet të jetë ekskluzivisht detyrë vetëm e imamëve apo hoxhallarëve, veçse kjo duhet të jetë brenga e gjithë pjesëtarëve të Ymetit, duke shfrytëzuar autoritetin dhe urtësinë e dhënë nga ana e Allahut xh.sh.*
7. *Thirrësi në rrugën e Allahut, që nënkupton pothuajse çdo mysliman, duhet të jetë i gatshëm për çdo sfidë dhe sakrificë në emër të këtyre idealeve të shenjta. Në misionin e tij nuk bën të ngurrojë. Njeriu në kryerjen e këtij misioni fisnik, nëse kërkohet dhe është e nevojshme, duhet të sakrifikojë përveç pasurisë së tij, edhe gjënë më të shtrenjtë-jetën.*
8. *Është me rëndësi të theksohet se aktiviteti i thirrjes në Islam duhet të jetë preokupim i çdo pjesëtari të Islamit, kurse i dhënies së fetvave, vetëm i njerëzve të shkolluar e të arsimuar fetarisht. Shembulli më i mirë i kësaj është besimtari i sures **"Jasin"**, kur thotë: **"O populli im, dëgjoni të dërguarit!"**.*
9. *Metodologjia e thirrjes në rrugën e Allahut duhet të jetë e këndshme, e ngrohtë, pa emocione dhe pa ngarkesa negative. Le të marrim shembull njeriun e urtë nga surja **"Jasin"**, i cili me aq butësi e ngrohtësi i thirri bashkëqytetarët e tij që t'u besonin dhe t'i pasonin të dërguarit e Allahut. F.v., nëse dëshirojmë të largojmë një njeri që është në rrugë të gabuar, nuk duhet t'i themi me arrogancë: Hej, o filan! Kjo që bën ti, është e shëmtuar, ti nuk ke çfarë të presësh më nga Allahu asnjë mëshirë, pasuria jote është krejt haram etj., por në vend të këtyre fjalëve të ashpra, le të përdorim shprehjet si: Vëlla i dashur, kam menduar mirë për jetën time dhe të ardhmen e kam parë vetëm duke qëndruar pranë Urdhrave të Allahut. E kam kuptuar se në çastet e vdekjes nuk do të më bëjë dobi as fëmija e as pasuria, përveç veprave të mia të mira, prandaj të përpiqemi që, me veprat tona, ta zbukurojmë momentin tonë të fundit etj.. Me këtë lloj komunikimi, do ta përfitonim edhe zemrën më të ngurtë.*
10. *Ringjallja, e cila ceket në fund të këtyre ajeteve, i vë në dijeni të gjithë njerëzit se ata do të tubohen e do të paraqiten para Allahut, dhe njëkohësisht paraqet mesazhin kuranor, që njerëzit të kenë në konsideratë këto momente të vështira e të mos mohojnë atë që nuk duhet mohuar...*

*- vijon -*

---

*Fusnotat:*

1. Këtu përveç Romës (ku sot gjendet Vatikani (Selia e Kishës Katolike romane), mund të nënkuptohet edhe pjesa evropiane e Turqisë së sotme ose Rumelia etj.
2. Shih Tefsirin ***"Tejsirul Alijji-l Kadir"*** shkurtim i Tefsirit të Ibn Kethirit nga Muhamed Nesib Er-Rufai, vëll. 3 fq.567, Rijad, 1989.
3. Tefsiri i Meragiut, vëll. 23, fq. 152.
4. Transmetohet nga Ibn Abbasi,, Ka'b el Ahbari, Vehb bin Munebbeh dhe Katadeja se ky njeri u mbyt mizorisht nga bashkëfshatarët e tij. (Shih: ***"Et-Tefsirul munir"***, vëll. 22, fq. 305).
5. Tefsiri i Kurtubiut, vëll.17, fq.433
6. Për më tepër lexo: ***"Ed-Durru-l menthur fi tefsiri bil me'thur"*** nga Imam Sujutiu, vëll.12, fq. 342-343
7. ***"El-Kavlu-l-mubin fi tefsiri sureti Jasin"***- fq.48.

# Rëndësia dhe burimet e sirës së Muhammedit a.s.

**Nexhat Ibrahimi**




### I. Pse të studiohet sira (jetëshkrimi) i Muhammedit a.s.

Kur bota ka aq shumë personalitete nga e shkuara dhe aktualisht, personalitete karizmatike dhe me karrierë të gjatë e të fuqishme politike e ushtarake, materiale e kulturore, pse të studiohet pejgamberi **Muhammedi a.s.** - personalitet i shekullit VI-VII, nga një vend shkretinor dhe i prapambetur, vend i paarsimuar dhe luftarak etj..

Në pamundësi që të shpjegohet gjerësisht arsyeshmëria përse të studiohen jeta dhe vepra e Muhammedit a.s., në vazhdim do të theksohen vetëm disa:

1. Myslimani duhet të ndjekë shembullin e udhëheqësit të vet, Muhammedit a.s., në çdo pikëpamje të jetës. Ky është urdhër fetar dhe shkelja e tij do të thotë dalje nga besimi. Pa dyshim, asnjë mysliman nuk e vë në dyshim këtë parim.
2. Mësimi i Muhammedit a.s. është shkruar dhe ruajtur nën kujdesin e drejtpërdrejtë të vetë Muhammedit a.s., i cili kishte urdhëruar të mësohej, të shkruhej dhe të shumëzohej Kurani. Ruajtja e Kuranit ka qenë detyrim fetar. Kurani është ruajtur me shkrim, po edhe i mësuar përmendsh – me metodë të dyfishtë.
3. Muhammedi a.s. nuk deklaroi se ai ishte lajmëtari i parë i Zotit. Përkundrazi, Zoti kishte dërguar edhe më përpara lajmëtarë: Ademin, Nuhin, Ibrahimin, Musain, Isain etj. Për veteten tha se ai ishte ripërtëritës i misionit pejgamberik dhe fundi i këtij misioni.
4. Muhammedi a.s. iu dërgua tërë botës e jo vetëm një populli, dhe misioni i tij do të zgjasë deri në ditën e shkatërrimit të botës, kurse ndasitë racore, gjeografike, gjuhësore etj. i shndërroi në cilësi jetësore, në mirëkuptim të ndërsjellë, që nuk mbante në mend historia deri atëherë. Ai u lut për të tjerët dhe për veten, për këtë botë dhe për botën tjetër, kurse mjetet materiale i bëri mjete ekzistimi e jo synim.
5. Muhammedi a.s. nga besimtarët e tjerë u veçua vetëm në rrafshin e pranimit, komunikimit dhe interpretimit të Shpalljes, por ai nuk u veçua në aplikimin e fesë karshi besimtarëve të tjerë; ai falte namaz, agjëronte, lutej, ishte i kujdesshëm ndaj njerëzve dhe krijesave të tjera, në luftë dhe paqe. Misioni i tij përfshinte besimin, moralin, ekonominë, politikën, arsimimin; përfshinte të gjitha poret e jetës me shembullin e tij teorik dhe praktik.[1]

### II. Burimet historike të sirës së Muhammedit a.s.

Në historinë e njerëzisë kemi pak raste që një personalitet të jetë studiuar aq shumë dhe aq shpesh, sikurse ndodhi me pejgamberin Muhammed a.s.. Për të kanë shkruar edhe autorë nga mesjeta, edhe autorë nga koha e re, por edhe nga ajo moderne. Janë shkruar mijëra vepra, në kohë të ndryshme, në gjuhë të ndryshme, nga autorë të feve të ndryshme, nga pikëpamje të ndryshme, edhe nga ata që e duan edhe nga ata që e urrejnë Muhammedin a.s.. Vlera e këtyre shkrimeve varet nga burimet historike të shfrytëzuara, por edhe nga burimet e burimeve të autorëve të vjetër.[2]

Shkenca e studimit të jetës dhe veprës së Muhammedit a.s., të sirës[3], me Ibn Hishamin mori formën shkencore, sepse deri atëherë ky nocion kishte kuptim të përgjithshëm.[4]

Por, nëse u bëhet një studim dhe analizë burimeve historike të jetës dhe veprës së Muhammedit a.s., do të dalë në pah se shkenca e historiografisë islame identifikon disa burime kryesore të sirës në Islam.

### II. 1.Kurani i lartësuar

Kurani është Fjala e Allahut të Madhërishëm, që i është shpallur Muhammedit a.s., për t'ua komunikuar *tërë botëve* (li'l-alemin). Kurani është shpallur shkallë-shkallë, për një periudhë 23-vjeçare, duke përcjellë jetën e Muhammedit a.s. në Mekë e Medinë dhe rrethanat e përgjithshme të bashkësisë myslimane.[5]

Kurani e përshkruan jetën e Muhammedit a.s.:

"A nuk ishe jetim e Ai të dha strehë? A nuk të gjeti të paditur (për Islamin) e të udhëzoi?". (Ed-Duha, 6-7)

Dhe moralin e lartë të Muhammedit a.s.:

"Se ti je me virtyte madhore." (El-Kalem, 4).

Kurani i përshkruan edhe problemet, vuajtjet dhe kontestet e ndryshme me të cilat ishte përballur gjatë misionit të tij pejgamberik:

"Mund të ndodhë që ti (Muhamed) të lësh mënjanë diçka nga ato që të janë shpallur ty dhe të të ngushtohet kraharori, sepse ata thonë: "Përse nuk i është dërguar ndonjë thesar?" ose "Përse nuk vjen një engjëll me të?" Ti je vetëm paralajmërues e Allahu kujdeset për çdo gjë." (Hud, 12).

Kurani i përshkruan në hollësi edhe akuzat dhe ofendimet e rënda të politeistëve, gjoja se Muhammedi a.s. ishte i çmendur, falltor etj.:

"Por Kurani është vetëm këshillë për botët." (El-Kalem, 52).




"Ata (idhujtarët) thonë: "O ti që të është shpallur Këshilla (Kurani), ti je vërtet i marrë!" (El-Hixhr, 6).

"Elif Lâm Râ. Këto janë ajetet e Librit plot urtësi. Vallë, pse çuditen njerëzit që Ne i shpallëm njërit prej tyre (duke i thënë): "Paralajmëroji njerëzit dhe jepu lajmin e mirë atyre që besojnë se, me të vërtetë, për ata ka shpërblim të mrekullueshëm tek Zoti i tyre!" Mohuesit thanë: "Ky është njëmend magjistar i madh!" (Junus, 1-2).

"Ne e dimë mirë që ata thonë: "Atë e mëson një njeri"! Por ai për të cilin flasin, flet në gjuhën e të huajve, kurse ky (Kurani) është në gjuhën e qartë arabe." (En-Nahl, 103).

Kurani flet edhe për luftërat e myslimanëve kundër jomyslimanëve, siç kanë qenë Bedri, Uhudi, Pakti i Hudejbisë, Çlirimi i Mekës dhe Hunejni. Kurani përmend problemet familjare të Muhammedit a.s. dhe flet për gratë e tij. Kurani përmend edhe mu'xhizet e Muhammedit a.s. si: Kurani, Israja dhe Mi'raxhi etj. Mënyra e transmetimit të Kuranit derisa është shkruar nga shokët e Muhammedit a.s., dhe e ruajtjes së tij - ka qenë e padiskutueshme dhe nuk mund të bëhet vërejtje në autenticitetin e tij. Normalisht, në rrëfimet kuranore duhet pasur parasysh stili i Kuranit që flet në parim, pa hyrë në hollësi. Kjo "zbrazëti" është plotësuar me hadithet e Muhammedit a.s. dhe me Synetin e tij, sepse ai quhet fjala e gjallë e Kuranit, praktikimi i tij.

## II. 2. Veprat e hadithit-Syneti

Në mësimin islam, hadithi apo syneti është ajo që Muhammedi a.s. ka folur, ka vepruar apo e ka lejuar me heshtje, me gjeste, me pamje të fytyrës etj.. Ky informacion është i hollësishëm falë meritave të shokëve të Muhammedit a.s., të cilët zhvilluan një shkollë të tërë, një mori disiplinash të shkencës së hadithit (ulum'ul-hadith), për të regjistruar dhe verifikuar çdo hollësi rreth fjalëve dhe veprave të Muhammedit a.s.. Këto hadithe janë ruajtur në vepra të ndryshme të hadithit, emrat e të cilave ndryshojnë varësisht nga metoda e përdorur nga ana e autorit. Ato quhen: *sahih* (Sahihu i Buhariut, Sahihu i Muslimit etj.), *sunen* (Suneni i Ebu Davudit etj.), *musned* (Musnedi i Imam Ebu Hanifes, i Ibn Hanbelit etj.). Kryesisht, këto vepra gjenden në përmbledhjen e njohur si Kutub's-sitteh (Gjashtë përmbledhjet më të njohura) etj..

Këto hadithe përfshijnë mijëra hadithe dhe trajtojnë pikëpamje të shumta të jetës së Muhammedit a.s.. Në to kemi hollësi për të folurit e Muhammedit a.s., për lëvizjet e tij në paqe dhe luftë, për ibadetin, për familjen, shokët, ndenjjet, luftërat, gostitë. Në bazë të të dhënave që gjenden aty, dijetarët kanë 'portretizuar' tërë jetën e Muhammedit a.s.. Në këto vepra, mund të gjendet edhe ndonjë hadith jo shumë autentik, për se kanë dhënë informacione dijetarët e ndryshëm gjatë historisë.[6]

## II. 3. Poezia arabe nga koha e Muhammedit a.s.

Poezia dhe oratoria tek arabët e kohës parakuranore ishin ndër gjinitë e kultivuara me kujdes dhe njëkohësisht përbënin një burim me shumë rëndësi për studimin e sirës së Muhammedit a.s.. Madje, një fjalë e urtë arabe thotë: *Eshshi'ru diwwan'ul-areb* - "Poezia është ditari, arkivi i arabëve"[7]. Ka edhe shumë trashëgimi nga ajo kohë, por, sipas M. Hamidullahut, për fat të keq, ato nuk janë hulumtuar ende[8] dhe presin dorën dhe dijen e shkencëtarëve.

Ka njoftime se edhe vetë Muhammedi a.s. kishte dëgjuar me dëshirë disa poetë, sikur ishin Hasan ibn Thabiti dhe Ka'b ibn Zuhejri. Madje, Hasani, pas pranimit të Islamit quhej *Shair'un-nebij* - poet i Muhammedit a.s.[9] Ai, me poezinë e tij, ka mbrojtur Islamin dhe Muhammedin a.s. nga poetët politeistë. Poezitë ofrojnë informacione të shumta për Muhammedin a.s. dhe për mjedisin e atëhershëm. Po ashtu, poezia parakuranore ndihmon në shumë raste për të kuptuar leksikun e Kuranit dhe Synetit. Shumë fjalë të rralla apo me kuptime të ngatërruara, janë deshifruar nëpërmjet poezisë. Se poezia kishte rol me rëndësi, e pohon edhe Ibn Abbasi.[10]

## II. 4. Veprat biografike për Muhammedin a.s.

Autori që shkruan për Muhammedin a.s. ka një punë me përgjegjësi të jashtëzakonshme. Ai duhet të shkruajë për njeriun dhe për Pejgamberin, për veprimet njerëzore dhe për mu'xhizet e Pejgamberit. Për këtë arsye, autori duhet ta njohë në përpikëri personalitetin e Muhammedit a.s., po njëkohësisht të njohë edhe fenë islame, që të dallojë në tërë këtë elementin hyjnor nga ai njerëzor. Po ashtu, duhet të njihet historia e asaj kohe dhe rrethanat që e shoqëronin, si politika, shkenca dhe dituria, rrethanat ushtarake, fetë dhe të tjera, që të vlerësohet saktë paraqitja e tij në skenë.

Megjithatë, vepra për Muhammedin a.s. janë paraqitur shumë herët. Madje, disa të dhëna rrjedhin nga vetë shokët e tij. Por, për shkak të rrethanave historike, shumica e tyre kanë humbur dhe prej tyre mund të jenë ruajtur vetëm fragmente. Ndër ata që kanë shkruar herët sira të Muhammedit a.s. kanë qenë: Urve ibn Ez-Zubejr ibn Avami (vd. 92 h.), Ebban ibn Uthmani (vd. 105 h.), Vehb ibn Munebbehu (vd. 110 h.), Ibn Shihab Ez-Zuhriu (vd. 124 h.) etj.11 Ndër veprat e para që janë ruajtur pjesërisht, janë ajo e Muhammed Ibn Is'hakut (vd.151h./768) me titullin **Es-Siret'un-nebevij** (Jetëshkrimi i Pejgamberit) dhe e Vakidiut (vd. 207 h./822) **El-Megazi en-nebevijjeh** (Fushatat ushtarake të Pejgamberit) dhe **Ridda**.[12]

Sirën e Ibn Is'hakut e përpunoi, e sistematizoi dhe e shkarkoi nga gjërat e tepërta Ibn Hishami, dhe kjo vepër njihet me emrin **Siretu Ibn Hisham**.[13] Kjo histori është ndër më të vjetrat dhe më besniket për jetën e Muhammedit a.s., një vepër epokale, e cila përbën tentimin e parë që personalitetin dhe veprimtarinë e Muhammedit a.s. ta vendoste në suaza të historisë botërore. Nga kjo vepër ka dhe shkurtore (rezyme), botime kritike, me shpjegime, sqarime etj.. Një version të tillë kanë përkthyer edhe boshnjakët në gjuhën e tyre.[14] Me veprën e Ibn Hishamit mund të krahasohet deri diku edhe ajo e El-Vakidiut, që përmendëm më lart.[15]

Kemi edhe autorë të tjerë që kanë shkruar për *sirën*, si *Tabekat ibn Sa'd* (vd. 230 h.), *Tarih'ut-Taberij* (vd.310h.), *Zadu'l-mead* e Ibn Xhevzije (vd. 751) dhe *El-Bidajetu ven-nihajeh* të Ibn Kethirit (vd. 744 h.), *Ujun'ul-asar* e Ibn Sejjidunnasit (vd. 1334), *El-Mevahib'ul-ledunijjeh* e El-Kastalaniut (vd. 1517) etj.etj.

Ka dhe vepra të tjera klasike për këtë temë, por ne me këtë rast do t'i përme-

ndim vetëm edhe disa sira të reja, sidomos ato të Muhammed El-Gazaliut, Abbas M. El-Akkadit, Seid Ramadan El-Butit, En-Nedeviut, Mustafa Sibaiut, S. Mubarekfurit, Muhammed Hejkelit, Muhammed Hamidullahut etj.[16]

## III. Aksesi bashkëkohor ndaj sirës së Muhammedit a.s.

Zhvillimet dhe lëvizjet e shumta politike, ekonomike e intelektuale në shekujt XIX e XX kanë nxitur interesim të shtuar dhe serioz për jetën e Muhammedit a.s.. Në këtë angazhim dallohen disa aksese, qasje:

- Disa autorë kanë shkruar autobiografi të hollësishme duke aplikuar metodologji bashkëkohore të punës dhe hulumtimeve shkencore. Sipas një shkrimi kritik të Z. Adiloviçit, këto autobiografi shtrojnë probleme, sqarojnë momente me rëndësi, por nuk insistojnë për aplikimin e sirës në praktikën tonë. Në këtë kategori ky kritik numëron veprat e Muhammed Hamidullahut, të Safijurrahmanit e të tjerë.[17]
- Aksesi i dytë është kur autorët sirës i qasen nga aspekti moral, këshillues, me dëshirën për të nxitur vetëdijësimin e besimtarëve. Vepra të tilla janë *Siretu hamet'in-nebijjin* të Ebul'-Hasan En-Nedevij, vepra e Muhammed El-Gazaliut dhe El-Butit me titull *Fikh'us-sireh*, veprat e Sejjid Havasë, Mustafa Es-Sibaiut etj..
- Aksesi i tretë është aksesi mysliman për nevoja të jomyslimanëve, sikurse është vepra e Hejkelit *(Jeta e Muhammedit a.s.),* apo ajo e S. H. Nasrit (*Muhammedi, njeriu i Zotit*). Këto vepra më tepër angazhohen të sqarojnë momentet më të rënda ose të diskutueshme në shkencë dhe në jetën e përditshme dhe nuk merren me predikime.
- Kemi edhe aksesin e tillë që shkrimet hulumtuese i përkasin orientalisitikës dhe islamistikës akademike perëndimore, sikurse janë veprat e M. Wattit, Th. Arnoldit, K. Armstrongut etj. Disa nga këto vepra janë shkruar me sinqeritet të plotë dhe me emocione nga autorët; të tillë janë Martin Lings, Annemarie Schimmel etj. dhe lexuesi mysliman duhet të jetë i kënaqur me atë që shtrohet dhe me mënyrën si është shtruar çështja.
- Aksesi i fundit është për të gjithë, myslimanë dhe jomyslimanë, sepse me pak fjalë, por me ilustrime, harta, grafikone, fotografi të lashta e të reja, autori përpiqet të ofrojë jetën dhe veprën e Muhammedit a.s. në mënyrë krahasuese dhe mjaft tërheqëse. Të tillë e kemi sirën bashkëkohore të përgatitur nga Shawki Ebu Halili.[18]
- Në fund do të theksojmë edhe aksesin tendencioz, blasfemi të autorëve jomyslimanë, të cilët Islamin dhe Muhammedin a.s. i paraqesin si jotolerant, luftarak, dhe arsyetojnë luftën aktuale perëndimore kundër myslimanëve.[19]

## IV. Në vend të përmbylljes

Të gjitha studimet e bëra që nga koha e hershme e deri tek studimet e fundit, madje edhe ato nga jomyslimanët, pa marrë parasysh dallimet e vogla dhe fuqinë krijuese të autorëve, tregojnë se Muhammedi a.s. ishte personalitet i madh botëror, i cili me gjeninë dhe karakterin e tij, rifilloi një epokë të re në historinë e njerëzisë. Autorët e ndryshëm çdo ditë zbulojnë momente të reja, frymëzime të reja, saqë mund të thuhet se shërbejnë madje si programe frymëzimi e veprimi për brezat e rinj në gjithë rruzullin botëror.

Madje, edhe evropianët çdo ditë e më shumë kanë qëndrim më të ekuilibruar ndaj Islamit dhe Muhammedit a.s..


*Literatura:*

- Ibn Hisam, Poslanikov zivotopis, Sarajevë, 1998.
- Jusuf Ramic, Obzorja arapsko-islamske knjizevnosti, Sarajevë, 1999.
- Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1, botimi I, Zagreb, 1977.
- Nerkez Smailagic, Leksikon islama, Sarajevë, 1990.
- Nexhat Ibrahimi, Leksikoni i thukët islam, dorëshkrim për botim në Bashkësi Islame.
- Safvet Halilovic, Sira, zivotopis posljednjeg Allahoibvog Poslanika, Zenica – Novi Pazar, 2007.
- Shawqi Abu Khalil, Atlas on the Prophet's Biography – Places, Nations, Landmarks, Rijadh, 2004.
- W. Montogomery Watt, Muhammad, Prophet and Statesman, Oxford University Press, 1961.
- W. Montogomery Watt, Muhammed prorok i drzavnik, Sarajevë, 1989.
- Zuhdija Adilovic, Promovija djela Muhammed - covjek Boziji Sejjida Husseina Nasra, në: http://www.znaci.com/osnovi_ vjerovanja/osnovi/O-sirama-Bozijega-poslanika-Muhammeda-alejhisselam-objavljenim-na-nasem-jeziku-kroz-prikaz-knjige-Sejjida-Huseina-Nasra-Muhammed-Covjek-Boziji.html.


*Fusnotat:*

1. Parafrazim nga: Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1, botimi I, Zagreb, 1977, fq. 27-29.
2. Safvet Halilovic, Sira, zivotopis posljednjeg Allahovog Poslanika, Zenica - Novi Pazar, 2007, fq. 28.
3. *Siretun* është fjalë arabe dhe ka kuptime të shumta: veprim, sjellje, mënyrë e jetës, jetëshkrim, anal etj, por në kuptimin terminologjik *sire* do të thotë: Biografia e Muhammedit a.s., jetëshkrimi tradicional i Muhammedit a.s.. Sireja më e hershme dhe më e rëndësishme është ajo e Ibn Is'hakut e shkruar në gjysmën e dytë të shekullit VIII dhe ajo e Ibn Hishamit, e shkruar një shekull më vonë, në bazë të sires së Ibn Is'hakut. Sipas: Nexhat Ibrahimi, Leksikoni i thukët islam, dorëshkrim për botim në Bashkësi Islame.
4. Nerkez Smailagic, Leksikon islama, Sarajevo, 1990, fq. 546-547.
5. Edhe W. Montogomery Watt, pranon Kur'anin si burimin kryesor për hulumtimin e jetës së Muhammedit a.s., madje ai pranon edhe autenticitetin e Kur'anit nga koha e Muhammedit a.s., por nuk e pranon Kur'anin si burim hyjnor dhe thotë se ai nuk mjafton si burim historik, sepse shumë aspekte nuk i thekson, për të përfunduar se këtë vakum lexuesi mund ta gjejë në biografi të shumta.... Shih: W. Montogomery Watt, Muhammad, Prophet ans Statesman, Oxford University Press, 1961, ose përkthimi boshnjak W. Montogomery Watt, Muhammed prorok i drzavnik, Sarajevë, 1989, fq. 237.
6. Safvet Halilovic, op. cit., fq. 30-31.
7. Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1, op. cit., fq. 32. Libri i M. Hamidullahut është përkthyer edhe në gjuhën shqipe dhe pritet të botohet së shpejti në Logos-A.
8. Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1, op. cit., fq. 32.
9. Jusuf Ramic, Obzorja arapsko-islamske knjizevnosti, Sarajevo, 1999, Hasan ibn Thabiti fq. 63-100 dhe Ka'b ibn Zuhejri fq. 101-114.
10. Safvet Halilovic, op. cit., fq. 31.32..
11. Ibn Hisam, Poslanikov zivotopis, Sarajevo, 1998, fq. 6.
12. Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1, op. cit., fq. 32-33.
13. Ibn Hisam, op. cit.
14. Ibn Hisam, op. cit.
15. Për rëndësinë e El-Vakidiut shih: N. Smailagic, op. cit., fq. 547.
16. N. Smailagic, op. cit., fq. 547.
17. Është mendimi ynë se Zuhdija Adiloviq eksagjeron në kritikën e tij, sepse destinimi i veprës është së M. Hamidullahut është shkencor, analitik, informativ e prezantues e jo moralizues, udhërrëfyes e predikues, që i ofrohet tregut shkencor botëror. Mirëpo në këtë vepër besimtari do të gjejë tërë madhështinë e jetës dhe veprës së Muhammedit a.s.. Shih në: Zuhdija Adilovic, Promovija djela Muhammed - covjek Boziji Sejjida Husseina Nasra, në: http://www.znaci.com/osnovi_vjerovanja/osnovi/O-sirama-Bozijega-poslanika-Muhammeda-alejhisselam-objavljenim-na-nasem-jeziku-kroz-prikaz-knjige-Sejjida-Huseina-Nasra-Muhammed-Covjek-Boziji.html.
18. Shawqi Abu Khalil, Atlas on the Prophet's Biography – Places, Nations, Landmarks, Rijadh, 2004. Po ky autor e ka shkruar edhe Atylasin për Kur'anin dhe shpresojmë ta botojmë në një të afërme të afërt.
19. Sipas: Zuhdija Adilovic, op. cit.

# Pejgamberia e Pejgamberit a.s.

**Rrustem Spahiu**




Juve ju erdhi i dërguari nga soji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejt për ju, është i ndijshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët. Po nëse ata refuzojnë (atë që ua sjell), atëhere thuaj: “Allahu është për mua mjaft, s’ka të adhuruar përveç Tij vetëm tek Ai jam mbështetur, e Ai është Zot i arshit të madh?” (Et-Teube, 128-129).

Nëse e shiqojmë hartën e botës do të shohim se asnjë vend tjetër nuk është më i përshtatshëm për këtë fe universzale se gadishulli arabik. Arabia e vendosur në mes të Azisë dhe Afrikës jo shumë larg nga Europa. Në kohën e Muhamedit a.s pjesa jugore e Europës ishte e banuar me popuj të civilizuar dhe me kulturë të zhvilluar kështuqë, këta popuj pak a shumë ishin në largësi nga gadishullli arabik aq sa ishin edhe popujt nga India gjë që i jepte këtij gadishulli pozitën qendrore.

Nëse e studijojmë historinë e kësaj epoke do të shohim gjithashtu se asnjë popull tjetër nuk ishte më i përshtatshëm se arabët që ta pranojnë këtë pejgamberllëk. Jeta e tyre e pavarur në shkretëtirë i bëri nga ata njerëzit më të paditur, më injorant të kohës. Ishin aq të pa shpirt dhe këmbëngulës në injorancën e tyre sa që humanizmi i tyre do të ishte i pa mundur nga ndonjë njeri i thjesht. E në anën tjetër nëse ndonjë njeri i jashtëzakonshëm do të thërriste që të përmirësohen dhe do t’i frymzonte me ideal fisnik, ata do ta pranonin thirrjen e tij dhe me dëshirë do të punonin që të arrijnë një qëllim të till, pa marr parasysh sakrificat që do të bënin për këtë gjë. Këta ishin një popull i ri me plot fuqi, krenar, i cili ishte i nevojshëm për përhapjen e mësimeve të pejgamberit universal, Pejgamberit a.s.

Nëse e studiojmë gjuhën arabe do të bindemi se nuk ka gjuhë më të përshtatshme për t’i sqaruar problemet më delikate dhe më të hollësishme të dijës së zotit, për t’i ngashnyer zemrat dhe për t’i bind në degjueshmëri ndaj Allahut xh.sh. Fjalitë e shkurtëra mjaftojnë për ide të thella që lënë shenja në zemrat e njerëzve.

Pra kjo ishte manifestim i urtësisë së Allahut që ai e zgjodhi tokën e arabisë për veprimtarinë e Pejgamberit universal. Nëse do t’i mbyllnim sytë dhe do të imagjinonim botën para 1450 viteve, do të shihnim se ajo botë plotësisht ndryshonte nga ajo e jona e cila nuk ofron asnjë ngjajshmëri me haosin që na rrethon. Shansat për këmbimin e informatave ishin të dobta, mjetet e kumunikimit ishin primitive dhe të pa mjaftueshme, dija njerëzore e ngusht dhe e kufizuar pa konceptin e vet, notonte në atmosferën e besimeve të kota.

Sundonte errësira. Dituria e asaj kohe nuk mjaftonte që ta ndriste mendjen njerëzore. Nuk kishte asnjë mjet të kumunikimit elektronik, hekurudhat, automobilat, aeroplanat nuk imagjinoheshin ndërsa për shtypin nuk dihej. Kopjuesit e librave ishin të vetmit që siguronin materialin literal duke e bart prej një gjeneracioni në gjeneracionin tjetër. Shkollimi ishte luksoz i rezervuar vetëm për më të pasurit, ndërsa shkollat ishin shumë të rralla fondi i diturisë ishte shumë i varfër, botëkuptimi i njeriut i ngushtë, e idetë e tyre për njerëzit dhe sendet ishin të kufizuara në botëkuptimin e tyre saqë dijetari i atëhershëm mund të krahasohet me njeriun e zakonshëm të kohës së sotme.

Njerëimi ishte i thelluar në errësirë dhe padituri njerëzit të cilët guxonin që t’i ipeshin diturisë gjatë tërë jetës mund të arrinin një dituri modeste. Gjërat të cilat i quajmë mitike dhe besime të kota në atë kohë ishin e vërtetë e padiskutueshme. Veprat që sot i konsiderojmë si të ndyra dhe barbare atëhere ishin shumë normale. Në atë kohë nuk ka mundur as që të mendohet se mund të këtë ndonjë jetë më të mirë. Plaçkitjet, vrasjet, torturat e njerëzve ishin të zakonshme kjo ishte një tokë pa pushtet secili fis kërkonte pavarësinë e vet dhe konsideronte se ishte i pavarur. Fiset e ndryshme jetonin me shpata në duar. Incidenti më i vogël mund të shpërthente në luftë të përgjakshme. Të gjitha botëkuptimet e tyre për moralin, kulturën dhe civilizimin ishin primitive vështirë e kishin të dallonin se çka është e pastër dhe çka jo, çka është e ligjshme dhe çka e paligjshme, çka është njerëzore dhe jonjerzore. Vrasja, plaçkitja dhe veprat e tjera të ndyra ishin devizë e tyre. Edhe ritet e tyre fetare i kryenin pa kurrfarë turpi, cullak. Besimi i tyre ishte i ngjashëm me besimet e popujve të tjerë. Adhuronin gurët, drunjët, idhujt, shpirtërat etj. Që do të thotë gjithçka tjetër përveç Allahut. Asgjë nuk dinin për pejgamberët e mëparshëm. Mbanin në mend si në mjegull të parët e tyre Ibrahimin dhe Ismailin, por praktikisht asgjë nuk dinin për ta, ndërsa rrëfimet mbi popujt Ad dhe Themud ishin në folklorin e tyre, por nuk kishin kurrfarë njohuri për pejgamberët Hudë dhe Salih. Ebrejtë dhe të krishterët iu rrëfenin tregime legjendare popullore që kanë të bëjnë me pejgamberët jahudi, por mësimet e tyre ishin të shtrembëruara dhe të pavërteta.

Në këtë kohë dhe në këtë vend lindi një njeri të cilit qysh në fëmijëri i vdiqën prindërit e disa vite më vonë edhe gjyshi. Kështu që ai ishte i privuar nga edukata minimale, të cilën do ta kishte në atë kohë dhe në atë vend. Në fëmijëri ruajti delet bashkë me fëmijët tjerë beduin, kur u rrit u morr me tregti. Punoi vetëm

me arab, ishte plotsisht i pashkolluar dhe analfabet dhe asnjëherë nuk pati rast që të rrij në shoqëri me njerëz të ditur, sepse njerëz të tillë as që kishte në arabi. Pati disa raste që të dal nga vendlindja e tij, por këto udhëtime ishin të kufizuara në Siri dhe këto udhëtime ishin udhëtime tregtare me karavane arabe. Nëse atje do të kishte takuar njerëz të ditur, ose të ketë vërejtur forma të ndryshme të kulturës dhe civilizimit, këto takime dhe vrojtime të rastësishme nuk kishin kurrfarë rëndësie në formimin e personalitetit të tij, sepse ngjarje të tilla nuk mund të lënë mbresa të thella në dikend saqë ta braktis rrethin e tij, e që plotësisht ta shëndronin në një njeri të ditur dhe me autoritet.

Nëse e shikojmë veprën dhe jetën e këtij njeriu të rëndësishëm, jo vetëm në kontekstin e shoqërisë arabe, por të tërë botës siç ishte në atë kohë, do të shohim se ky njeri dallon nga njerëzit tjerë në mesin e të cilëve kishte lindur dhe me të cilët e kishte kaluar fëmijërinë dhe rininë e tij të hershme.

Asnjëhere nga goja e tij nuk kishte dalë rrenë. Të gjithë dëshmonin se ai ishte i pastër dhe i ndershëm. Edhe armiqtë e tij më të mëdhej nuk kanë mundur t'i shpifnin ose ta akuzojnë ndonjëherë për rrenë gjatë tërë jetës së tij. Ai flet njerzisht dhe nuk përdorë fjalë fyese dhe të turpshme. Ai kishte sharm, sjellje të bukur me të cilën i përvetsonte zemrat e atyre që bisedonin me të. Në takim me njerëzit ai gjithmonë i pason principet e drejtësisë. Ai është marrë shumë vjet me tregti por asnjëherë nuk ka bërë tregti të pandershme. Ata që punonin me të kishin besim të plotë në ndershmërinë e tij, të gjithë e quanin "El-emin" (I sinqerti, i denji për të besuar). Edhe armiqtë e tij i lenin gjërat e tyre personale me vlerë te ai për t'i ruajtur e ai ishte i denjë për besimin që i shfaqnin të tjerët, ai ishte simboli i ndershmërisë në një shoqëri e cila në esencë ishte e prishur. Lindi dhe u rrit në mesin e njerëzve të cilët e konsideronin alkoolizmin dhe bixhozin si dobi, asnjëher nuk është marr me bigjoz dhe nuk e ka shijuar alkoholin. Populli i tij ishte brutal, i pa arsimuar dhe i ndyrë, kurse ai kishte kulturë më të lart dhe pedantërinë më të përsosur. Pasiqë e kaloi një pjese të gjatë të jetës së tij në këtë mënyrë të pastër dhe të ndershme, vie deri te kthesa në qenien e tij. Ndien lodhje nga errësira e injorancës që e rrethonte. Dëshironte të largohej nga gremina e imoralitetit, idhujtarisë dhe popullit i cili e rrethonte në të gjitha anët. Çdo gjë rreth tij e fyente shpirtin e tij kështuqë, tërhiqet në kodrën Hira, larg nga kjo zhurmë fyese. Kalon ditë dhe netë në ve-



tmi dhe mendon, agjëronte t'i qetësohej mendja dhe shpirti dhe të fitonte sa më shumë pastërti dhe fisnikëri.

Ai mendonte thellë, kërkonte dritë për ta larguar errësirën, dëshironte që t'i vendos themelet e një bote më të mirë.

Ndryshime të mëdha bëheshin në të. Pa pritur, drita e Allahut e ndriqoi zemrën e tij. E lëshon vetëminë në shpellë dhe i kthehet popullit të vet me këto fjalë "Idhujt që i adhuroni janë plotësisht mashtrim, andaj mos i adhuroni më. Asnjë qenie njerëzore apo shtazore, yll, dru apo gur, shpirt nuk meritojnë që të adhurohen. Mos i ulni kokat e juaja para tyre. I tërë vasioni dhe çdo gjë që ka në të i takon Allahut të gjithfuqishëm. Vetëm ai është krijuesi i juaj, mbajtësi i juaj dhe Zoti i juaj. Atij duhet t'i faleni, luteni dhe t'i nënshtroheni. Pra, vetëm Atë adhurojeni dhe vetëm urdhërat e Tij dëgjoni, vjedhja, vrasja, padrejtësitë, brutaliteti dhe punët e liga të cilat i bëni janë krime para Zotit. Largohuni nga punët e këqija. Të gjitha këto Allahu i gjykon. Flisni të vërtetën, bëhuni të drejt, mos e mbytni askënd, merrne vetëm atë që u takon, kthene atë që e keni borxh, sepse dhe është e drejt e huaja. Ju jeni qenie njerëzore, e të gjitha qeniet njerëzore janë në sy të Zotit, askush nuk është i lindur me shenjën e turpit ose të fisnikërisë në fytyrën e tij. Është fisnik dhe i ndershëm vetëm ai i cili i frikësohet Allahut, i cili është i devotshëm, i sinqertë në fjalët e tija si dhe në veprat e tija. Dallimi në lindje, racë nuk janë kritere të madhështisë dhe fisnikërisë. Ai që i frikësohet Allahut dhe bën vepra të mira është më fisniku në mesin tuaj. Ai i cili nuk ka dashuri ndaj Allahut dhe punon vepra të ndyra ai është i mallkuar. Ekziston dita e sakt pas vdekjes tuaj ku do të paraqiteni para Zotit tuaj. Do të thirreni që të jepni llogari për të gjitha veprat e mira dhe të këqija dhe asgjë nuk mund të fshihni. E tërë historia e juaj do të jetë para zotit si një libër i hapur. Fati juaj do te varet nga veprat e juaja të mira apo të këqija. Para të madhërishmit Allah nuk mund të vijë në shprehje rekomandimi apo ndërhyrja e dikujt. Atë nuk mund ta paguani me mito. Nuk do të jepni llogari mbi prejardhjen e juaj dhe mbi paraardhësit e tuaj. Vetëm besimi i vërtet dhe veprat e mira do të pranohen atë ditë. Ai i cili do të ketë vepra të mira do të jetojë në xhenet, ndërsa atij që kjo do t'i duket e pandershme do të hudhet në xhehnem". Kjo ishte porosia që ai e dha. Populli injorat u ngrit kundër tij. Fyerjet dhe gurët hudheshin në personalitetin e tij të lartësuar. Ai i duron të gjitha torturat dhe brutalitetet dhe këtë jo vetëm një e dy ditë po plot 13 vite. Më në fund largohet nga vendlindja e tij. Por edhe atëhere nuk e lanë në qetësi. Shqetësohej në mënyra të ndryshme, e tërë Arabia ishte ngritur kundër tij. I ndjekur pa ndërprerë 12 vite, të gjitha këto i duron dhe nuk e ndryshon qëndrimin e tij në realizimin e misionit të tij universal të cilin e kreu me nder.

Katërdhjetë vite ai jetoi si arab në mesin e arabëve. Gjatë kësaj kohe nuk ishte i njohur si pushtetmbajtës, as si pejgamber e as si orator. Askush nuk e kishte dëgjuar duke folur me urtësi dhe dije siç filloi të bëhej më vonë. Askush nuk e kishte parë duke biseduar për principet e metafizikës, etikës, drejtësisë, ekonomisë dhe sociologjisë. Jo vetëm që nuk ishte ndonjë gjeneral i madh, por ai nuk ishte as ushtar i thjeshtë. Asnjëherë nuk kishte folur ndonjë fjalë prë Zotin melaqet dhe librat e shpallura mbi paraardhsit e tij pejgamber dhe popujt e zhdukur. Mbi ditën e gjykimit, mbi xhenetin dhe xhehnemin, mbi jetën në përgjithësi.

Kur filloi ta realizojë misionin e tij, u habit e tërë Arabia me aftësitë e tija oratorike dhe shkathtësinë e tij për t'i paraqitur gjërat, këtë e bënte me krenari dhe duke i tërhequr dëgjuesit, kështuqë edhe armiqtë e tij të përbetuar frikësoheshin që ta dëgjojnë, nga frika se mos po ua prekë zemrat e tyre dhe mos po i shtin që t'i lënë besimet e kota. Kjo ishte aq e pakrahasueshme saqë askush në mesin e poetëve arab, predikuesve dhe oratorëve të rangut më të lartë nuk ka mundur të shprehë me gjuhë ato fjalë madhështore, të bukura dhe të vërteta.

Përveç kësaj ai atëherë u paraqit para popullit të vet si një filozof i vetëm, reformator i pazakont, themelues dhe moderatori i kulturës dhe civilizimit, si politikan i famshëm, ushtarak i aftë, gjykatës eminent dhe gjeneral i pakrahasuar. Ky beduin analfabet, ky banor i shkretëtirës, fliste aq me dije dhe urtësi saqë askush para tij dhe pas tij nuk ka mundur të flas. Ai parashtroi probleme të komplikuara të metafizikës dhe teologjisë, parashtroi mendimin e vet mbi shkatërrimin e popujve dhe mbretërive duke mbështetur tezat e veta me të dhëna historike nga e kaluara.

Pra ky ishte Muhamedi a.s. Pejgamberi i fundit, fjala e fundit e Allahut të madhërishëm.

# A e njihni këtë njeri?

Ju ndoshta jeni një ateist ose një agnosticist; ose ndoshta i përkisni ndonjë sekti fetar (ose feje të emëruar) që ekziston sot në botë. Ju ndoshta jeni një komunist ose një besimtar i demokracisë dhe lirisë. S'ka rëndësi çfarë jeni, dhe s'ka rëndësi se cilat janë bindjet tuaja ideologjike dhe politike, dhe se çfarë zakonesh personale dhe shoqërore ju ndodhin.

Ju duhet ta njihni këtë njeri

*Me emrin e Allahut të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

Enciklopedia angleze pohon:

"... një shumë detajesh nga burime të hershme, tregojnë se ai ishte njeri i drejtë dhe i ndershëm, i cili kishte fituar respektin dhe besnikërinë e të tjerëve që ishin po njerëz të ndershëm dhe të drejtë." (Vol. 12)

BERNARD SHO ka thënë për të: "Ai duhet të quhet Shpëtimtari i Njerëzimit. Besoj se, nëse një njeri si ai do të merrte përsipër drejtimin e botës moderne, ai do t'ia dilte mbanë në zgjidhjen e problemeve të tij në rrugën që do të sillte paqen dhe lumturinë e nevojshme (Islami i vërtetë, Singapor, vol. 1, V.8.1976)

Ai predikoi një fe, krijoi një shtet, ndërtoi një komb, shtroi një kod moral, filloi një numër reformash sociale e politike, vendosi një shoqëri të fuqishme dhe dinamike, që të praktikonte dhe paraqiste mësimet e tij, dhe në mënyrë të plotë revolucionarizoi botën e mendimit dhe sjelljes njerëzore për çdo kohë që vinte.

"EMRI I TIJ ËSHTË MUHAMMED"

Paqja e Zotit qoftë me të!

I lindur në Arabi në vitin 570, nisi misionin e tij të predikimit të Besimit të Fesë Islame (përulje vetëm ndaj një Zoti) në moshën 40- vjeçare dhe u largua nga kjo botë kur ishte 63 vjeç.

Gjatë kësaj periudhe të shkurtër 23-vjeçare të pejgamberisë, ai ndryshoi Gadishullin Arabik nga paganizmi dhe idhujtaria në adhurimin e Një Zoti të Vetëm; nga grindjet dhe luftërat fisnore në solidarizimin (bashkimin) dhe kohezionin e kombit; nga dehja dhe shthurja në mendjekthjelltësi e mëshirë; nga paligjshmëria dhe anarkia në një disiplinë të gjallë; nga falimentimi i plotë në standardet më të larta të moralit të shkëlqyer. Historia njerëzore kurrë s'ka njohur më parë një transformim kaq të plotë të një populli ose të një vendi – dhe mendoni të gjitha këto mrekulli të pabesueshme (pikërisht në dy dhjetëvjeçarë).

Lamartini, historian i njohur, duke folur për mrekullitë thelbësore të madhështisë njerëzore, thotë:

"Në qoftë se madhështia e qëllimit, thjeshtësia e mendimeve dhe rezultatet befasuese janë tri kriteret e gjeniut njerëzor, kush do të mund të guxonte të krahasonte, cilindo njeri të madh në historinë njerëzore, me Muhammedin? Njerëzit më të famshëm krijuan vetëm armët, ligjet dhe perandoritë. Ata themeluan, nëse asgjë më tepër, jo më shumë se materiale të fuqishme, të cilat shpesh u thërrmuan përpara syve të tyre. Ky njeri zhvendosi (lëvizi) jo vetëm armët, legjislacionet perandorake, popujt dhe dinastitë, por edhe miliona njerëz me 1/3 e atyre në botën e pabanuar dhe më tepër se kaq, ai ndryshoi altarët, perënditë, fetë, idetë, besimet dhe shpirtrat... durimi i tij në fitoren, ambicia e tij që ishte plotësisht e devotshme për një ide dhe në njëfarë mënyre orvatje për një perandori, lutjet e tij të pafundme, bisedimet e tij mistike me Zotin, vdekja e tij dhe triumfi i tij pas vdekjes, - të gjitha këto vërtetojnë jo për një mashtrim po për një bindje të fortë, e cila i dha atij fuqinë për të rivendosur një besim. Ky besim ishte dypalësh, uniteti i Zotit dhe jomaterializmi i Zotit; treguesi i mëparshëm tregon se çfarë është Zoti, treguesi i mëvonshëm se çfarë Zoti nuk është: përmbysës i perëndive false me shpatë, vendosës ideje me fjalë.

Filozof, orator, apostull, ligjvënës, luftëtar, pushtues i ideve, formulues i dogmave të arsyeshme, i një kulti pa imazhe, themeluesi i 20 perandorive tokësore dhe i një perandorie shpirtërore, ky është MUHAMMEDI.

Në lidhje me të gjitha standardet me të cilat Madhështia njerëzore mund të matet, më duhet t'ju pyes: A ka ndonjë njeri më madhështor se ai? (Lamartini, "Historia e Turqisë", Paris, 1854, vol. II, faqe 276-277).

Bota ka pasur pjesën e personaliteteve të mëdha. Por kjo ishte njëra anë e figurave që shquheshin vetëm në një ose dy fusha, në mendimin njerëzor ose udhëheqje ushtarake. Jeta dhe mësimet e këtyre personaliteteve të mëdha të botës



janë fshehur në mjegullnajën e kohës. Ka aq shumë spekulime rreth kohës dhe vendit të lindjes së tyre, mënyrës dhe stilit të jetës së tyre, natyrës dhe detajin e mësimeve të tyre e shkallës së madhësisë së suksesit apo dështimit (rënies) së tyre, saqë është e pamundur për njerëzimin të rindërtojë në mënyrë të përpiktë jetën dhe mësimet (veprat) e këtyre njerëzve.

Muhammedi u përkrye në mjaft fusha të ndryshme të mendimit njerëzor dhe u paraqit si një zjarr i madh në historinë njerëzore. Çdo detaj i jetës së tij private dhe deklaratat publike, kanë qenë të dokumentuara saktësisht dhe të ruajtura me besnikëri për ditët tona. Autenticiteti i të dhënave kaq të ruajtura është vërtetuar jo vetëm nga besnikët vijues po edhe nga kritikat e tij të paramenduara.

Muhammedi ishte një mësues fetar, një reformator shoqëror, një udhëheqës moral, një kolos administrativ, një mik besnik, një shok i mrekullueshëm, një burrë (bashkëshort) i devotshëm, një baba i dashur – gjithçka ishte ai. Asnjë njeri tjetër në histori s'e kaloi ose s'u barazua me të në çfarëdo aspekti të jetës, meqë ishte vetëm qëndresa e personalitetit të Muhammedit që arriti kaq përkryerje të pabesueshme.

Mahatma Gandi, duke folur për karakterin e Muhammedit, thotë tek "Young India" (India e Re):

"Do të dëshiroja të njihja nga më të mirët e atyre që mbajnë sot pushtet të padiskutueshëm mbi miliona zemra të njerëzimit... Unë u binda se nuk ishte shpata ajo që fitoi një vend për Islamin

në këto ditë intrige të jetës. Ishte thjeshtësia e plotë e të Dërguarit, devocioni i fortë i tij për miqtë e vet dhe ithtarët, guximi i tij, besimi i tij absolut tek Zoti dhe me misionin e tij. Kjo dhe shpata mbajtën çdo gjë lart përpara tyre dhe kapërcyen çdo pengesë.

Kur unë mbarova vëllimin e 2-të (të jetëshkrimit të Pejgamberit), më erdhi keq se për mua nuk kishte më asgjë për të treguar për jetën e madhe.

Tomas Karlail tek vepra e tij "Heronjtë dhe të admiruarit", u habit mjaft se "si një njeri i mbajtur thjesht, mundi të bashkonte me kujdes fiset dhe beduinët endacakë në një komb mjaft të fuqishëm e të civilizuar për më se dy dhjetëvjeçarë."

Divën Çend Sharma shkruan: "Muhammedi ishte shpirti i mirësisë dhe ndikimi i tij u ndie e kurrë nuk do të harrohet nga njerëzit përreth tij." (D.C. Sherma, The prophets of the East", Arlicuto, 1935, fq. 12).

Eduart Gibën dhe Simon Oklei, duke folur për shfaqjen e Islamit, shkruajnë: "Unë besoj tek një Zot dhe Muhammedi, I Dërguari i Tij", është shfaqja e thjeshtë dhe e pandryshueshme e Islamit.

Imazhet intelektuale të Parisit s'kanë qenë degraduar nga çfarëdo idhull i dukshëm; nderimi i Të Dërguarit kurrë s'e ka shkelur madhështinë e virtyteve njerëzore; dhe porositë e tij kanë penguar (kontrolluar) mirënjohjen e dishepujve të tij brenda kufijve të arsyes dhe fesë." (Historia e Perandorisë Saracene, Londer 1870, f. 54).

Muhammedi nuk ishte aspak më tepër ose më pak se një qenie njerëzore. Pra, ai ishte një njeri me një mision fisnik, i cili ishte për bashkimin e njerëzimit në adhurimin e Një dhe vetëm të Një Zoti dhe t'ua mësonte atyre rrugën e jetës së ndershme e të drejtë sipas porosive të Zotit. Gjithmonë e paraqiste veten si "një shërbyes dhe emisar i Zotit" dhe, me të vërtetë, çdo veprim i tij shpallet i faktuar.

Duke folur për aspektin e barazisë përpara Zotit në Islam, poetja e famshme indiane, Sarajini Naidu, thotë: "Është feja e parë që predikoi dhe praktikoi demokracinë, sepse në xhami, kur dëgjohej thirrja për t'u lutur dhe adhuruesit grumbulloheshin, demokracia e Islamit mishërohej pesë herë në ditë, kur fshatarët dhe mbreti gjunjëzoheshin pranëpranë dhe proklamonin: "Vetëm Zoti është më i Madhi."



"Kam qenë e befasuar gjithnjë e më shumë nga ky bashkim i padukshëm i Islamit që njeriun e bën instinktivisht një vëlla." (S. Naidu, "Idealet e Islamit").

Në fjalët e profesor Hurgronjes: "Lidhja e kombeve themeluar nga I Dërguari i Islamit, vendosi parimet e unitetit ndërkombëtar dhe vëllazërimin njerëzor me themele kaq universale, saqë u tregon dritën (qiririn) kombeve të tjera."

Ai vazhdon: "Është e vërtetë se asnjë komb në botë nuk mund të shfaqë një krahasim me atë çfarë ka bërë Islami përpara realizimit të idesë së Lidhjes së Kombeve."

Bota nuk ka hezituar së ngrituri lart hyjnitë, individët, jeta dhe misioni i të cilëve ka humbur nëpër legjenda.

Çdo përpjekje e tij ishte për qëllimin e vetëm të bashkimit të njerëzimit për adhurimin tek një Zot i Vetëm, vendosur kjo sipas kodit moral. Muhammedi ose pasuesit e tij, në çdo kohë, kurrë s'kanë pretenduar se ai ka qenë pasardhësi i Zotit ose mishëruesi i Zotit ose njeri hyjnor – por përherë ka qenë dhe është konsideruar (e konsiderohet) edhe sot vetëm si një emisar i zgjedhur nga Zoti.

Michael M. Hart në veprën e tij për njerëzit e famshëm që kontribuan në dobi dhe në ngritjen morale të njerëzimit, shkruan: "Zgjedhja ime për Muhammedin si kryesori i listës së personave më me ndikim në botë, do të habisë ndoshta disa lexues dhe do të pyeten nga të tjerë, por ai ishte i vetmi njeri në histori, që ishte në mënyrë madhështore i suksesshëm njëkohësisht në besimet fetare dhe në nivelet shekullare". (M.H. Hart, "100: Lista e personave më me ndikim në histori." New York, 1978, f. 35).

Sot, pas një intervali prej 14 shekujsh, jeta dhe mësimet e Muhammedit kanë mbijetuar pa humbjet më të vogla, pa ndryshime ose interpohime. Ato ofrojnë të njëjtën shpresë të pavdekshme për trajtimin e mbarë njerëzimit të sëmurë (që ishte kur ai ishte gjallë). Kjo nuk është një kërkesë e pasuesve të Muhammedit, por konkluzioni i pashkëputur theksuar nga një histori kritike dhe e paanshme.

Së fundi, ju do të mund të ndaleni për një çast së menduari për qenien njerëzore dhe t'i thoni vetvetes:

A munden të tingëllojnë këto pohime në mënyrë kaq të jashtëzakonshme dhe të jenë të vërteta? Dhe mendoni, nëse ato të jenë të vërteta dhe ju nuk e njihni MUHAMMEDIN ose nuk keni dëgjuar për të, a nuk është koha që t'i përgjigjeni kësaj sfide të tmerrshme dhe të bëni përpjekje për ta njohur atë?

Nuk do t'ju kushtojë asgjë, por duhet të provoni që të jeni në fillim të një epoke të re në jetën tuaj.

Ne ju ftojmë që të bëni një njohje ndaj këtij njeriu të mrekullueshëm, Muhammedit (paqja qoftë mbi të), ngjashmëria e të cilit kurrë s'ka ekzistuar dhe nuk do të jetë në periudhat e zhvillimit të kësaj bote.

# Muhamedi a.s. në botën moderne

Doc. Dr. Ayhan Tekinesh




Me krijimin e elementeve të modernitetit në kulturën evropiane, shkencëtarët perëndimorë, të cilët merren me qytetërimin, gjuhën dhe historinë islame,[1] gjatë shekullit XVIII, në Perëndim qëndrimet ndaj Muhamedit a.s. filluan të ndryshonin dukshëm. Deri në epokën e re njohuritë që kishin për Muhamedin a.s., filluan të përziheshin me besëtytni dhe me besimet e kota. Që nga shekulli XVIII filluan punimet gjoja të paanshme në baza shkencore. Duhet pranuar se në shekullin XIX filluan punime të mëdha dhe të mundimshme në Historinë Islame nga Reinhart Dozy (1820-1883) dhe William Muir (1819-1905). Nga këta autorë u hap një dritare e urrejtjes ndaj Islamit dhe Lindjes. Qëllimi dhe puna e tyre ishte që të kundërshtonin pozitën e pejgamberllëkut të Muhamedit a.s., ta vini në pozitën e një njeriu të rëndomtë, dhe atë ta paraqisnin të frikshëm ndaj Evropës, që deri atëherë nuk e kishte bërë kush.[2] Gjatë kësaj periudhe, shkencëtarët po ashtu bënë përpjekje të mëdha vetën e vetëm ta paraqisnin Muhamedin a.s. si një udhëheqës, prijës superior botëror, si një njeri të rëndomtë e jo si Pejgamber. Po ashtu shkencëtari i njohur Caussin thotë: "Në bazat e Islamit qëndron marrëveshje politike dhe assesi nuk qëndron marrëveshje fetare/shpirtërore."[3] Në të njëjtën periudhë, disa nga shkencëtarët që u përpoqën të kishin qasje me kritere objektive, Muhamedin a.s. e cilësuan si njeri me mendime të veçanta, i cili ndikoi në tërë botën, dhe si një trim, hero të drejtë. E cilësuan duke i paraqitur në rend të parë mendimet shekullare.[4]

Punimet bibliografike që janë botuar në Perëndim për Muhamedin a.s., gjoja të paanshme, ndikuan edhe tek disa myslimanë. Po ashtu shkencëtarët perëndimorë ndikuan në mendimet e rrymave dhe në shkencat e disiplinat e reja islame. Si rezultat i kësaj, rezultoi puna e shkencëtarëve perëndimorë në Historinë Islame, e cila ndikoi dhe u pëlqye në vendet islame. Disa prej atyre botimeve, madje, u përkthyen menjëherë,[5] kurse nga disa të tjerë u shkrua jeta e Muhamedit a.s. me metoda të ngjashme nën ndikimin e atyre shkrimeve. Madje edhe disa autorë arabë, nën ndikimin e shkrimeve perëndimore, nuk u mjaftuan vetëm me kundërshtimin e pejgamberllëkut të Muhamedit a.s., po gjithashtu e konsideruan si një njeri të suksesshëm në politikë dhe taktikë luftarake. Njëri prej doktorëve arabë, Shibli Shumej-jil, në letrën që i shkroi Reshid Rizait, i thoshte: "Ai i cili nuk beson në Allahun dhe Shpalljen e Tij, ai nuk e cilëson Muhamedin me cilësitë e Pejgamberit, po sipas meje në sytë e tij ai është më i madh, edhe pse ju e shihni atë si i dërguari i Allahut."[6] Në Egjipt Ferid Vexhdi, doktor Zeki Mubarek, Abbas Mahmud el-Akkad[7] dhe Hejkel Pasha, në shkrimet e tyre, nuk theksojnë muxhizet kevni[8] të Pejgamberit a.s., më shumë e tregojnë si një trim, udhëheqës të madh, pa ndërhyrë në çështje të Nubuvvetit, shpalljes, besimit, moralit, etikës etj. Mustafa Sabri Efendi i fajësoi ata për shkak se në vend të Nubuvvetit, u munduan t'i mveshnin cilësi të tjera, si: gjenial, i jashtëzakonshëm, inteligjent, talent, hero etj.[9] Madje ai tregon edhe ku i kundërshtojnë muxhizet kevni dhe mospërfilljen e përmasës të padukshme apo të fshehtë (Gajbin) të Nubuvvetit, për se disa shkencëtarë perëndimorë theksojnë se "Muhamedi është patriot në formën-mënyrën e Pejgamberit."[10] Mustafa Sabri Efendi nuk kundërshton të flitet për inteligjencën dhe talentin e Pejgamberit a.s., por ai thotë se pejgamberllëku dhe muxhizet janë karakteristika të pandashme. Prandaj, fjala është që në vend të muxhizeve kevni, të vihen gjenia, inteligjenca apo talenti, po asnjëra prej këtyre nuk i zëvendësojnë muxhizet. Nuk ka kurrfarë pengesë që të flitet për talentin e tij, por pasi të mos kundërshtojmë muxhizet e tij.[11]

Pasi që bota dhe shkencëtarët perëndimorë mbetën nën ndikimin e materializmit, gjithashtu edhe autorët mistikë të krishterë luajtën rol të madh për të trajtuar veçoritë e Muhamedit a.s. sipas mendimeve të tyre. E disa nga autorët myslimanë, duke përshkruar jetën e Muhamedit a.s., e paraqitën si një antitezë ndaj mendimeve krishtere, kurse autorët krishterë, si një intelekt të madh, por jo në kuptim të plotë të Pejgamberit.[12] Sepse për ata pejgamberi është prototip që nuk përzihet në punët e dynjasë dhe i vetmi mistik është Isai a.s.. Autorët e krishterë vazhdimisht krahasojnë Muhamedin me Isain në çështjet e dynjasë, sepse Muhamedi a.s. në dallim prej Isait dhe themeluesit e feve të tjera, dallohet si themelues i bazave të një shteti.[13] Sepse, sipas tyre, Muhamedi a.s. është një ideolog dhe një themelues i një shteti.[14] Për këtë gjë tek Muhamedi a.s. çështje




shpirtërore/mistike nuk gjenden, dhe për këtë shkak as nuk mund të krahasohet Muhamedi me Isain, po ndoshta Muhamedi mund të krahasohet me disa prej pejgamberëve të Beni-Israilëve. Gjithashtu edhe Hitti thotë: “Krishterimi në Inxhil, është më afër me Jehudizmin që është në Tevrat, sesa me Islamin.”[15] Autorët e krishterë, me qëndrimin që kanë ndaj Hz. Isait, vështirë të kuptojnë prototipin e Muhamedit a.s. në jetën morale, shpirtërore apo fetare.[16]

Një prej shkaqeve kryesore për theksimin e veçorive të dynjasë me këmbëngulje ndaj Pejgamberit a.s. dhe refuzimin e jetës shpirtërore të tij, - është edhe rrethi i jetës shoqërore dhe kulturore. Për shkak se në botën moderne jeta fetare është ndarë nga fushat e tjera, Pejgamberi a.s. nuk është trajtuar si shembull dhe udhërrëfyes i njerëzve në jetën fetare, shpirtërore, në zuhd (asketizëm) apo takva (devotshmëri), por ai është trajtuar vetëm si politikan i madh, hero apo këshilltar i fortë. Shumica e njerëzve sot e kanë vështirë ta kuptojnë suksesin e një njeriu fetar në çështjet shoqërore dhe politike.[17] Sidomos të krishterë, sepse në jetën moderne është vështirë të njihet një udhëheqës i suksesshëm në jetën politike e shoqërore dhe në të njëjtën kohë të jetë edhe fetar. Për këtë shkak autorët perëndimorë e kanë të vështirë ta kuptojnë Muhamedin a.s.. Ky është edhe një nga shkaqet pse në shkrimet e perëndimorëve për Muhamedin a.s., vazhdimisht jeta fetare-shpirtërore nuk është përfillur. Madje, sipas tyre, në mesin e elementeve bazë kryesore të Islamit, më së paku dihet për natyrën-karakterin e drejtë të Muhamedit a.s..[18]

Shkaku tjetër për moskuptimin e jetës fetare a shpirtërore të Muhamedit a.s., është psikologjik. Më kryesorja prej tyre, mungesa e eupatisë. Për ta kuptuar vërtet jetën e Muhamedit a.s., shkrimet për jetën e tij nuk janë të mjaftueshme të analizohen vetëm nga dritarja e jomyslimanëve. Ato duhen analizuar edhe nga dritarja islame; gjithashtu duhet të kemi parasysh edhe vendin edhe pozitën që ka në fenë Islame.[19] Për shkak të këtyre mungesave, shumica e autorëve perëndimorë për lexuesin kanë përgatitur gjëra të hollësishme dhe shumë të pasura nga historia e Pejgamberit a.s., që janë të padobishme për t’u kuptuar karakteri i drejtë i tij.[20]

Prej shkaqeve kryesore për të cilat jeta e Muhamedit a.s. interpretohet vetëm nga ana materiale-dynjallëku, krahas suksesit politik e shoqëror, po ashtu janë edhe martesat dhe luftërat e tij. Mirëpo martesat e Pejgamberit a.s. bëjnë pjesë në grupin shoqëror. Martesat e tij nuk tregojnë mangësi trupore. Përkundrazi, në fushën e qenies kolektive, martesa është simbol i bashkimit të veprës me shpirtin.[21] Kurse në heroizmin e luftërave të Pejgamberit a.s., nuk janë përqendruar vetëm orientalistët perëndimorë; me këtë temë merren edhe autorë myslimanë. Për ta treguar Muhamedin a.s. më lehtë si modern, patjetër është dashur të theksojnë heroizmin-trimërinë e tij. Për shkak të domosdoshmërisë për t’iu drejtuar atyre që nuk besojnë, Abdurrahman Azzam e fillon veprën e tij duke treguar trimërinë e Pejgamberit a.s. dhe thotë: “Pejgamberit të madh më vjen vështirë t’i them trim dhe ta tregoj në mesin e trimave.”[22] Po ashtu edhe Ali Sheriati thotë se nëse e cilësojmë Muhamedin a.s. vetëm nga aspekti i sukseseve ushtarake, ai do të numërohet në mesin e trimave më të mëdhenj që kalojnë në histori. Mirëpo, përballë veprimeve të tjera, të cilave Islami u ka dhënë rëndësi shumë të madhe, çlirimet ushtarake mbeten në grupin e të parëndësishmeve ose në kategorinë sekondare dhe jo primare.[23] Kështu, pra, Muhamedi a.s. nuk merret vetëm me mendimet e popullit. Ai, edhe pse ishte politikan, ushtarak, autoritet në vete, - ishte njëkohësisht udhërrëfyes për besimin, sjelljet shpirtërore, adhurimet, zuhdin (jetë askete), takvanë (devotshmëri) dhe në fusha të tjera që kanë lidhjet me besimin islam.[24] Po ashtu Muhamedi a.s., që nga krijimi i tij u ishte kushtuar meditimeve (tefekkur), ndërsa orientalistët janë ata që e përshkruan atë si një njeri që e do luftën, një përshkrim ky i orientalistëve që është në kundërshtim me karakterin, moralin dhe jetën e Pejgamberit a.s.[25]

Nuk janë vetëm perëndimorët që e kanë të vështirë ta kuptojnë jetën fetare (shpirtërore) të Muhamedit a.s., veçse këtë e kanë vështirë ta kuptojnë edhe disa prej myslimanëve. Pra: “Nuk mund ta njohim vetëm nga ngjarjet e jetës.”[26] Nëse ndalemi të analizojmë ngjarjet edhe nga ana sociale dhe psikologjike, mund të shohim edhe gjëra të tjera. Si: ai u ka hapur njerëzve një rrugë dhe udhë të re, i ka mbyllur shkollat e ka hapur një shkollë të re, të gjitha kallëpet e vjetra i theu e formoi një kallëp të ri, u fshiu mendimet e vjetra e vuri bazat e mendimeve të reja.[27] Ai në shpirtin e tij pati një cilësi të cilën ua tregonte haptazi, që ishte “drejtësia”.[28] Ai në kohën e injorancës ishte më shumë i njohur për ndërgjegjen, vetëdijen, ndershmërinë sesa për idetë a mendimet. Për këtë shkak atë e quajtën me nofkën “el-Emin”.[29]

Nga shkencëtarët shoqërorë, edhe pse në shekullin XIX mendimi materialist ishte më i mjaftueshëm i orientalistëve, si rezultat i gjysmëshekullit të fundit ndodhi nga zvogëlimi i efektit të filozofisë materialiste në Perëndim dhe përmirësimi i qëndrimeve ndaj Pejgamberit a.s.. Vërehet se orientalisti marksist Maxime Rodinson shqetësohet prej këtyre mendimeve të balancuara ndaj Muhamedit a.s. duke thënë: “Ka edhe nga perëndimorët që kanë zell të paraqesin fenë e Muhamedit a.s. në rend të parë.[30] Orientalisti modern Montgomery Watt thotë se duhet menduar pozitivisht për jetën fetare (mistike) të Muhamedit a.s. sepse,



në shumë raste dhe tek shumë persona gjatë historisë, tregohet se ai ishte udhërrëfyes dhe shembull i jetës fetare dhe mistike. Ai po ashtu thotë se të krishterët duhet ta pranojnë Muhamedin si pejgamber nga vetë domosdoshmëria e parimeve krishtere, duke u bazuar në: "Ata i njihni nga frytet e tyre" (Matta, 7.20). Sepse Islami për shekuj me radhë ka arritur të edukojë shumë nga njerëzit fetarë.[31] Madje ai e përkthen termin Resulullah, që rrjedh nga "Resul" në anglisht "messenger/i dërguar" dhe përmban një kuptim shekularist, se në vend tij duhet përdorur termi "prophet/pejgamber".[32]

Orientalistët të kohëve të fundit, ndoshta për shkaqe politike, vunë në dukje edhe anët fetare dhe shpirtërore të Pejgamberit a.s.. Mirëpo myslimanët, për t'i lënë pa mbështetje ndaj mendimeve fetare, theksuan shpesh se thirrja e Muhamedit a.s. në thelb përmban vetëm drejtime fetare dhe morale. Ky pretendim është futur në mesin e myslimanëve pas Luftës së Dytë Botërore, për shkak se shtetet islame janë ngjeshur në luftërat çlirimtare dhe në lëvizje xhihadiste.[33] Disa nga orientalistët u munduan të zbërthenin qëllimin kryesor të tij, që ishte të formonte një sistem moral. Ata shprehen se Muhamedi a.s., me shpenzime e përpjekje të sinqerta, u mundua që njerëzve nga rrethi t'u tregonte nivelin moral dhe shpirtëror. Edhe orientalisti i kohës Claude Cahen, duke treguar qëllimet e Pejgamberit a.s., thotë: "Muhamedi nuk ka një doktrinë shoqërore, sikurse e kanë themelues të feve të tjera. Mundi i tij ishte që të shpallte vetëm një sistem moral...; kërkesa e vetme e Muhamedit ishte të bënte një bashkësi me ndërgjegje të përbashkët, me mbështetje të fortë, mbledhje të përbashkëta mallëngjyese.[34] Njohuri të shumta nga jeta e Muhamedit a.s. është e mundur që të shpjegohen njëkohësisht edhe në mënyra të ndryshme. Po ashtu edhe gjendja e njohurive të shumta historike dhe transmetimeve të ndryshme për karakterin e tij, gjithmonë theksohet me cilësi të ndryshme. Siç dihet, njohuritë për jetën e Muhamedit a.s. janë të shumta dhe të hollësishme. Madje edhe autorët perëndimorë e cekin se në mesin e të gjithë themeluesve fetarë, historiku i Muhamedit a.s. është më i njohuri.[35] Ai cilësohet nga tipare të shumta, sipas dikujt - është një trim; sipas një tjetri - ai gjatë historisë ishte socialist i parë; sipas të tjerëve - ai është gjeni. Mirëpo e vërteta është se shumica e orientalistëve e pranojnë se feja që ai formoi për një kohë të shkurtër, fitoi autonominë politike dhe doli në shesh si një bashkësi dhe kulturë e re.[36] Madje bashkëjetesa e tij e përbashkët e bëri që historianët modernë të mendojnë në mos ishte socialisti i parë.[37] Vërtet Muhamedi a.s. është udhërrëfyes, ligjvënës dhe prijës për njerëzit në jetën shoqërore. Mirëpo nuk duhet harruar se rruga e Muhamedit a.s. ishte që të përqafonte tërë jetën materiale dhe fetare.[38] Pejgamberi a.s. iu bashkua njerëzve për të plotësuar dy fusha: atë jetën shoqërore dhe politike ta mbante në qendër fetare a morale. Sepse ai nuk është pejgamber që përfaqëson vetëm fushën materiale. Çdo pejgamber ka theksuar të vërtetën e njëanshme, kurse Muhamedi a.s., për shkak se është shembulli dhe modeli i përsosur, të vërtetën e përfaqëson me baraspeshë në përgjithësi dhe kuptimplotë.[39] Duhet marrë parasysh se gjithë e vërteta është në një baraspeshë të fshehtë, ashtu është edhe jeta e Pejgamberit a.s., se, kur të tregohet Pejgamberi a.s. nga ana e cilësive njerëzore, nuk duhen harruar as ato që janë dhunti nga Allahu, si: drejtësia, siguria, takvallëku (devotshmëri), zuhd (asketizëm), robëria, lidhshmëria ndaj Allahut etj.[40]

Disa nga hulumtuesit që sjellin shkrime të hollësishme dhe të pasura, për lexuesin janë të padobishme për ta njohur karakterin e tij të plotë. Sepse shkaqet që i përmendëm më herët, janë lënë pa u përfillur. Po edhe vepra që janë shkruar me këtë metodë, ose janë nën ndikimin e perëndimorëve modernë, ose janë shkruar si reagime kundër shkrimeve të perëndimorëve. Edhe autorët myslimanë modernë, duke mos vërejtur disa gjëra, kanë lënë pa përfillur disa cilësi të tij dhe atë e kanë paraqitur si një njeri të rëndomtë.[41] Shkencëtarët perëndimorë pejgamberët i shohin si shpëtimtarë të popullit, i cilësojnë në rolin e shpëtimtarëve. Nuk ka dyshim se ata janë shpëtimtarë të popullit, mirëpo nuk duhet t'i kufizojmë vetëm me këtë mision, sepse kjo nuk është gjëja kryesore që duhet ditur për ta... detyra e pejgamberëve, e para dhe kryesorja, e cila duhet ditur, - është në lidhje me metafizikën, dhe nëse fenë ba-




zojmë vetëm në moralin ose shekujt e kaluar t'i kuptojmë si ligje shoqërore, - atëherë feja nuk do të ketë dallim prej pikëpamjeve materialiste.[42]

Shumica e hulumtuesve, ata që besojnë dhe që nuk besojnë, i kanë cekur cilësitë morale dhe gjeniale. Po, në anën tjetër, vazhdimisht është lënë pas dore, nuk është përfillur ajo më e rëndësishmja – aspekti i metafizikës. Në burimet klasike islame theksohet: "Pejgamberët, janë më të lartët në zgjuarsi dhe posedues të moralit të përsosur. Janë të mbrojtur nga gabimet, veprat e tyre janë të lidhura me shpalljen."[43] Muhamedi a.s., që nga koha e injorancës, ishte i njohur për shkathtësi, moral të mrekullueshëm dhe drejtësi të plotë. Për këto cilësi, ata Muhamedin a.s. e vlerësonin si njeri të përsosur.[44]

Andaj nuk është e mundshme që të kuptohet rëndësia e tij nëse e analizojmë vetëm sipas çështjeve të dynjasë, pa u bazuar edhe në ato shpirtërore dhe të shenjta. Siç e tregon edhe Schuon: "Muhamedi nuk është që të mos dyshohet për nga gjenia e tij njerëzore, por, për shkak se në esencë është një zgjedhje nga Zoti, nuk ka dyshime për të."[45] Nuk mjafton ta kuptojmë "karakterin e shenjtë" dhe "moralin personal" të Pejgamberit a.s. edhe nëse i mbledhim njohuritë nga të gjithë librat e historisë dhe sierit, duke qenë i sinqertë dhe i paanshëm. Sepse këta libra janë përqendruar më shumë në çështjet njerëzore të tij.[46] Për këtë shkak myslimanët kërkuan forma a shprehje të posaçme dhe më të ndryshme, për të kujtuar Pejgamberin a.s., për arsye të dashurisë së madhe ndaj tij. Për të shfaqur ndjenjat dhe dashurinë ndaj tij, janë bërë punime letrare e shkencore, po edhe në lidhje me këtë në periudhën e parë janë shkruar librat si Shemâi (Karakteri i Pejgamberit) dhe Delâil (Argumentet e Pejgamberit). Ilahitë janë ato që shfaqin dashurinë ndaj tij, tubimet e mevludeve dhe kasideve janë ato që u shkaktojnë myslimanëve emocione; pa dyshim, këto janë motivet që myslimanët i bashkojnë në një vend për ta kujtuar Muhamedin a.s.[47] dhe, si rrjedhim, ta imagjinojnë atë me zemër dhe me sy.

*Përktheu*
***Abdylkadër DURGUTI***

---

*Fusnotat:*

1. Edward W. Said, Sarkiyatçilik, Bati'nin Sark anlayislari përk. Berna Ülner, Istanbul 1999, f. 130.
2. Edward W. Said, Sarkiyatçilik, Bati'nin Sark anlayislari f.162, 163.
3. Caussin de Perceval, Essai sur l'historie des Arabes avant I'Islamisme, 1847-48 (botimi i ri Graz 1967), III, 332-9 e transmeton nga Edward W. Said, Sarkiyatçilik, Bati'nin Sark anlayislari f.162.
4. Edward W. Said, Sarkiyatçilik, Bati'nin Sark anlayislari f. 163, 130.
5. P.sh. vepra e Dozy-it në lidhje me Historinë Islame Essai sur l'historie de I'Islamisme u përkthye nga doktor Abdullah Cevdet u botua në vitin 1907 me emër Tarih-i Islamijet.
6. Shih, Ali Sheriati, Muhammed'i Taniyalim, përk. Ali Seyyidoglu, Ankara 1996, f.10.
7. Mustafa Sabri Efendi autorin e shquar të kohës Abbas Mahmud el-Akkad ku e shkroi jetën e Pejgamberit në veprën e tij Abkarijjetu Muhammed edhe pse e vlerëson veprën e tij por ai gjithashtu edhe shumë e kundërshton sepse në vepër nuk marrin pjesë muxhizet kevni të Pejgamberit a.s., Shih, Mustafa Sabri, Mevkifu'l-akl ve'l-ilm ve'l-alem min Rabi'l-alemin, Kajro 1950, IV, 11.
8. Muxhizet Kevni: janë ngjarje të jashtëzakonshëm që pejgamberet jua paraqesin njerëzve për të dëshmuar pejgamberllëkun. Për shkak se këto janë jashtë ligjeve dhe zakoneve natyrale i thuhen Kevni. (përkth.)
9. Mustafa Sabri, Mevkifu'l-akl ve'l-ilm ve'l-alem min Rabi'l-alemin, IV, 4.
10. Mustafa Sabri, Mevkifu'l-akl ve'l-ilm ve'l-alem min Rabi'l-alemin,IV, 6.
11. Mustafa Sabri, Mevkifu'l-akl ve'l-ilm ve'l-alem min Rabi'l-alemin, IV, 9.
12. Schou, Frithjof, Islam'i Anlamak, përk. Mahmut Kanik, Istanbul 1988, f. 140.
13. Cachen, Claude, Islamiyet, përk. Esat Mermi Erendor, Ankara 1991, I,21.
14. Rodinso, Maxime, Hz. Muhammed, përk. Atilla Tokatli, Istanbul 1994, f. 213
15. Hitti, Philip, Islam Tarihi, përk. Salih Tug, Istanbul 1980, I, 193.
16. Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, përk. Ahmet Özel, Istanbul 1985, f. 77.
17. Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, f. 77-78.
18. Seyyid Hüseyin Nasir, islam Idealler ve Gerçekler, f. 78-79.
19. Schou, Frithjof, Islam'I Anlamak, f. 140.
20. Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, f. 82-83.
21. Schou, Frithjof, Islam'i Anlamak, f. 141; Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, f. 80.
22. Abdurrahman Azam, Rasul-i Ekrem'in Örnek AhlakI, përk. Hayreddin Kahraman, Istanbul 1971, f. 5-6.
23. Ali Sheriati, Muhammed Kimdir, përk. Ali Seyyidoglu, Ankara 1996, f. 16.
24. Ali Sheriati Muhamed'i Taniyalim f. 110.
25. Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, f. 79-80.
26. Ali Sheriati Muhamed'i Taniyalim f. 9-11.
27. Ali Sheriati Muhamed'i Taniyalim f. 17.
28. Ali Sheriati Muhamed'i Taniyalim f. 35.
29. Ali Sheriati Muhamed'i Taniyalim f. 29.
30. Rodinso, Maxime, Hz. Muhammed, f. 221.
31. Watt, Montgomery W., Hz. Muhammed'in Mekke'si, përk. Mehmet Akif Ersin, Ankara 1995, f. 12.
32. Watt, Montgomery W., Hz. Muhammed'in Mekke'si, f. 99.
33. Shih, Muhammed el-Behij, Islam Düsünce Oryantalist Etki, përk. Ibrahim Sarmis, Istanbul 1996, f. 55-88.
34. Cachen, Claude, Islamiyet, I, 21.
35. Cachen, Claude, Islamiyet, I, 17.
36. Hodgson, I, 106-127.
37. Cachen, Claude, Islamiyet, I, 21.
38. Muhammed Esed, Yollarin Ayrilis Noktasinda Islam, përk. Hayreddin Kahraman, Istanbul 1997, f. 95.
39. Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, f. 76-79.
40. Karakoç, Sezai, Fizikötesi Açisindan Ufuklar ve Daha Ötesi II, Istanbul 1995, f. 106.
41. Seyyid Hüseyin Nasir, Islam Idealler ve Gerçekler, f. 82-83.
42. Karakoç, Sezai, Fizikötesi Açisidan Ufuklar ve Daha Ötesi II, 105-106.
43. Fahruddin er-Razi, en-Nubuvvat ve ma yete'alleku biha, Bejrut, 1986, f. 8.
44. Ebu Hatim er-Razi, A'lamu'n-nubuvve, nsr. Salah es-Savi, Gulam Riza A'vani, Tahran 1977, f. 77.
45. Schou, Frithjof, Islam'i Anlamak, f. 143.
46. Said Nursi, Mektubat, Istanbul 1990, f. 86.
47. Gibb, Hamilton A.R., Islam Medeniyeti Üzerinde Arastirmalar, përk. Komision, Istanbul 1991, f. 213.

# Dita botërore e ushqimit[1]

Dr. Jusuf El Kardavij

Në këtë javë Organizata e Kombeve të Bashkuara ka shpallur për ushqimin dhe bujqësinë, datën 16 tetor ditë të ushqimit botëror, dhe ka kërkuar nga bota që ta festojnë këtë ditë, e ta konsiderojnë ditë ndërkombëtare të ushqimit, dhe drejtori i organizatës ka thënë: Me këtë kemi dëshiruar që njerëzit të informohen për krizën e urisë dhe për vuajtjen e të uriturve në shumë vende të botës, saqë të bashkëpunojë e tërë bota, nga lindja deri në perëndim, nga veriu deri në jug, që t'i bëjnë ballë kësaj sprove, apo të lehtësojnë këtë mjerim dhe ta lehtësojnë fatkeqësinë e të uriturve në botë.

Kështu kaloi kjo ditë "dita e ushqimit", po të duash, thuaji "dita e urisë"! Dita kur njerëzit e kujtojnë urinë. Shikova në hartën e botës, dhe kur pashë se shumica e shteteve që vuajnë nga uria e mjerimi, dhe shumica e popullatës së tyre, nuk gjejnë ushqim për të ngrënë (e kur s'ka ushqim, njerëzit vdesin); bëhet fjalë për shtetet myslimane!

Shtetet myslimane vuajnë nga uria dhe fëmijët e tyre vuajnë nga katastrofat e njëpasnjëshme për shkak të kësaj urie, e njerëzit urinë e përshkruajnë gjithmonë se ai është pabesimtar (kafir). Ai është pabesimtar do të thotë se ai mund ta shpjerë personin e uritur në mosbesim.

Ai që nuk gjen ushqim, mund të bëhet pabesimtar (Allahu na mbrojttë prej tij), mund të dyshojë në drejtësinë e Allahut xh.sh. në ndarjen e furnizimeve (rëskut), apo në urtësinë e Tij në udhëheqjen e gjithësisë, prandaj është thënë: "Gati sa s'ishte varfëria (fukarallëku) kufër (mosmbesim)".

### Atëherë uria është rrezik për besimin dhe bindjen

Ajo është rrezik për adhurimin, se njeriu që nuk gjen me se të ushqehet, s'mund t'i nënshtrohet Allahut në namazin e tij, nuk mund ta adhurojë Zotin e tij ashtu siç ka dëshiruar Ai.

Prandaj Allahu xh.sh. ua rikujton kurejshitëve atë që Ai bëri për ta:

"Për hir të garantimit që gëzojnë kurejshitët! Garantimin e udhëtimit të tyre të lirë dimrit e verës! Pra, le ta adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie, i Cili i ushqeu pas urisë dhe i siguroi prej çdo frike!"[2]. Prej dhuntive më të mëdha të Allahut për krijesat e Tij janë dyi: dhuntia e ushqimit dhe dhuntia e sigurisë.

Prej fatkeqësive më të mëdha që goditin njerëzit, janë që ta humbin mbarëvajtjen dhe ngopjen, që ta humbin sigurinë dhe qetësinë. Për këtë Allahu xh.sh. ka thënë:

"Allahu sjell si shembull një fshat (vendbanim) që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata (banorët) i përbuzën të mirat e Allahut. Atëherë Allahu, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi petkun (ua ngjeshi) e urisë dhe të frikës"[3].

### Uria është rrezik për besimin, rrezik për adhurimin

Ajo është rrezik për moralin dhe mirësjelljen. Mos u çudit nëse i urituri vjedh apo nëse e uritura devijon, e të përhapen poshtërsitë, të përhapet epidemia e tyre në shoqëri. Në një hadith të vërtetë thuhet:

"Njëherë një burrë tha: Do të jap sonte një sadaka (lëmoshë-ashtu që të mos e shohin njerëzit), dhe sadakanë e tij e vuri në dorën e një vjedhësi, pastaj njerëzit filluan të thoshin: I është dhënë sadaka vjedhësit, e burri tha: Falënderimi qoftë për Ty, o Zot, që sadakaja ime rastisi në dorën e vjedhësit. Natën e dytë tha: Do të jap sonte një sadaka (lëmoshë-ashtu që të mos e shohin njerëzit), dhe sadakanë e tij e vuri në dorën e një lavireje, dhe kur u gdhinë, njerëzit filluan të thoshin: I është dhënë sadaka lavires, e burri tha: Falënderimi qoftë për Ty, o Zot, që sadakaja ime rastisi në dorën e lavires. Natën tjetër tha: Do të jap sonte një sadaka (lëmoshë-ashtu që të mos e shohin njerëzit), dhe sadakanë e tij e vuri në dorën e një të pasuri, pastaj filluan njerëzit të thoshin: I është dhënë sadaka të pasurit, e burri tha: Falënderimi qoftë për Ty, o Zot, që sadakaja ime rastisi në dorën e vjedhësit, lavires dhe të pasurit. Ai mendoi se lëmosha e tij ka shkuar së koti, por i erdhi në gjumë dikush e i tha: Për sa i përket lëmoshës sate që ia dhe vjedhësit, ndoshta ai do të përmbahet nga vjedhja që bën, e për sa i përket lëmoshës që ia dhe lavires, shpresojmë që ajo ta lërë atë veprim dhe të pastrohet nga prostitucioni i saj, dhe për sa i përket të pasurit, ndoshta ai do të marrë mësim dhe do të shpenzojë nga ajo që i ka dhënë atij Allahu "[4].

Kjo do të thotë se uria mund ta shtyjë njeriun që të vjedhë, edhe pse ai s`e dëshiron këtë gjë asnjëherë, nuk është prej hajdutëve; e mund ta shtyjë gruan që ta teprojë me reklamimin e trupit të saj, vetëm që të ushqehet apo t'i ushqejë fëmijët e saj, e ajo s'është prej prostitutave.



### Uria është rrezik për moralin dhe mirësjelljen

Uria është rrezik për mendjen dhe logjikën, sepse i urituri nuk mund të mendojë mirë e shëndoshë, ai është i zënë me kafshatën e gojës për vete dhe për familjen e tij, e si ta angazhojmë që të mendojë? Prandaj, kur erdhi shërbëtorja tek Imam Muhammed ibn Hasen esh-Shejbani (shoku i Ebu Hanifes), gjersa ai ishte duke u ligjëruar shokëve dhe nxënësve të tij, i kishte përgatitur disa çështje që të diskutonte për to, i erdhi shërbëtorja e i tha: O zotëria im, ka mbaruar mielli në shtëpi, nuk ka më miell në shtëpi. I tha asaj: Zoti të vraftë, i ke humbur nga koka ime 40 prej çështjeve të fikhut.

Ky lajm i humbi nga koka e imamit çështjet e fikhut.

Njeriu që nuk gjen ushqim, s'mund të mendojë Në një urtësi thuhet: "Mos kërko sugjerim nga dikush në shtëpinë e të cilit s'ka miell", sepse ai është i zënë me kafshatën e bukës për vete dhe për familjen e tij.

Uria është rrezik për tërë jetën, rrezik për sigurinë e shoqërisë dhe stabilitetin e saj, saqë Ebu Dherri (radijall-llahu anhu) ka thënë: "Çuditem me atë që nuk gjen ushqim në shtëpinë e tij, si nuk del t'i luftojë njerëzit me shpatën e tij".

Uria mund të sjellë revolucion shoqëror e që të mos mbetet askush mbi sipërfaqen e tokës; njeriu mund të durojë për çdo gjë, mirëpo nuk mund ta durojë urinë. Nëse e duron urinë e vetes, si do ta durojë urinë e fëmijëve të tij, derisa ata përpëliten dhe përdredhen para tij e nuk gjejnë me se të ushqehen e të jetojnë.

Atëherë pra, uria është rrezik për personin, familjen, shoqërinë, dhe për këtë arsye Islami nuk pajtohet asnjëherë që njerëzit të mbeten të uritur; çdo njeri duhet të ketë patjetër furnizimin e tij, t'i jepet çdo gjë që ia plotëson nevojat e jetesës së tij nga gjërat e domosdoshme, e para prej tyre: ushqimi dhe pija. Duhet të hajë, të hajë nga të mirat që Allahu i ka dërguar në këtë tokë.

Allahu xh.sh., kur i ka përmendur të mirat në Kuran, nuk i ka përmendur që ato vetëm t'i lexojmë, po i ka përmendur poashtu edhe që të mundohemi e t'i shijojmë ato, dhe Ai i ka thirrë të gjithë njerëzit që të hajnë nga kjo sofër e Tij dhe e shtruar për të gjithë njerëzit:

"O ju njerëz, hani nga ajo që është në tokë e që ju është lejuar dhe (është) e mirë"[5].

"Ai është që juve tokën jua bëri të përshtatshme, andaj, ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, vetëm tek Ai është e ardhmja"[6].

Rrësku (furnizimi) i Allahut është për të gjithë, e njerëzit patjetër duhet të hanë nga ky furnizim, nga këto të mira që Allahu i ka përgatitur për njeriun dhe për tërë njerëzinë:

"Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira"[7].

Allahu xh.sh. në suren En-Nahl (që disa nga dijetarët e kanë quajtur sureja e dhuntive) thotë:

"Ai është që për ju lëshoi nga (lart) qielli ujë, që prej tij të keni për të pirë dhe prej tij të keni bimë, që në të do t'i kullotni (bagëtinë). Me atë (shiun) mbijnë, për të mirën tuaj, të lashtat, ullinjtë, hurmat, rrushnajat dhe nga të gjitha frutat (e pemëve). Në këto (të mira) ka argumente për një popull që vështron. Dhe për ju nënshtroi natën e ditën dhe Diellin e Hënën. Edhe yjet janë të nënshtruara me urdhrin e Tij. Vërtet, në këto ka argumente për një popull që mendon. Edhe për atë që ju krijoi në tokë lloje të ndryshme (bagëti, bimë, pemë, minerale etj.) ka fakte për një popull që di të marrë përvojë. Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i bani (i vishni), e i sheh anijet si çajnë (lundrojnë) në të (me ushtrinë e çajnë ujin në det). Jua nënshtroi që të shfrytëzoni nga begatitë e Tij dhe ashtu të falënderoni (Zotin)"[8].

"Ju edhe në kafshët keni mësim (përvojë). Ne nga një pjesë e asaj që kanë në barqet e tyre, në mes ushqimit të tyre dhe gjakut, ju japim të pini qumësht të pastër, të shijshëm (të lehtë) për ata që e pinë. Edhe nga frutat e hurmës dhe të rrushit nxirrni pije (lëngje) dhe ushqim të mirë. S'ka dyshim se edhe në këtë ka fakte (mbi fuqinë e Zotit) për njerëzit që kanë të menduar. Zoti yt i dha instinkt bletës: Ndërton shtëpi nëpër kodra (male), nëpër drunj (pemë) dhe nëpër kulmet që ata (njerëzit) ndërtojnë"[9].

Të gjitha këto lloje të dhuntive dhe të mirave, a thua pse përmenden në Kuran? A s'është ky argument se ato janë fat për njeriun dhe e drejtë e tij në këtë jetë, t'i shijojë ato që Allahu i ka dërguar për të në këtë gjithësi?

Islami kërkon nga njeriu në përgjithësi, dhe nga myslimani në veçanti, dhe nga çdo kush që jetonë në shoqërinë Islame: të jetojë një jetë të mirë, e t'i shijojë të mirat që Allahu ka krijuar, sepse Allahu xh.sh. nuk i ka krijuar këto të mira e pastaj t´ua ndalojë njerëzve:

"Dhe për ju nënshtroi gjithë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë"[10].

"A nuk e dini se Allahu nënshtroi për të mirën tuaj ç'ka në qiej e ç'ka në tokë, dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshme e të fshehta"[11].

Uria është një gjë që s'e dëshiron Islami, ndërsa Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) thoshte:

"O Zot, unë kërkoj mbrojtjen Tënde nga uria, se ajo është shok i keq"[12].

Atëherë, pse njerëzit janë të uritur? A thua për shkak se Allahu s'ka dërguar në gjithësi aq sa u mjafton atyre? Ata që kanë thënë kështu, kanë gënjyer. Disa nga ekonomistët pesimistë, si Maltosi dhe të tjerë, kanë thënë: Pasuritë e gjithësisë nuk u mjaftojnë njerëzve dhe kërkesat njerëzore janë të shumta, ndërsa pasuritë që janë në tokë, janë të kufizuara, dhe ky është thelbi i problemit ekonomik.

Kjo s'është e vërtetë.

Allahu xh.sh., para se ta krijonte njeriun, i ka përgatitur atë që i mjafton atij:

"Ia shtoi të mirat asaj (tokës) dhe brenda katër ditëve të plota caktoi të gjitha kushtet për të jetuar në të. Pra, për ata që pyesin (për kohën e krijimit të saj)"[13].

"Ne ju vendosëm në tokë dhe ju mundësuam jetesën (mjetet për të jetuar), e pak prej jush po falënderoni. Ne ju krijuam, pastaj ju dhamë formën, e mandej engjëjve u thamë: Bëni sexhde për Ademin"[14].

Para krijimit të njerëzve, Allahu u ka përgatitur atyre jetesën në tokë.

Mjetet për të jetuar ekzistojnë dhe Allahu ka garantuar furnizimin për çdo gjallesë, Allahu xh.sh. thotë:

"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë, së cilës Allahu të mos i ketë garantuar furnizimin"[15].

Furnizimet janë të shpërndara në gjithësi, mirëpo njerëzit nuk e kanë shfrytëzuar mirë këtë furnizim ashtu siç ka dëshiruar Allahu xh.sh..

Njerëzit deri më tani nuk e kanë shfrytëzuar 1/10 e sipërfaqes tokësore që është e lërueshme, për mbjellje në këtë rruzull tokësor, pra në pjesën e thatë që është më pak se 30% nga i tërë rruzulli tokësor, sepse më shumë se 70 % janë dete dhe oqeane. Përafërsisht gjysma e tokës është e lërueshme për mbjellje, ndërsa gjysma tjetër janë male dhe shkretëtira. Pjesa e lërueshme për mbjellje nuk është shfrytëzuar vese 1/10, kanë mbetur edhe 9/10.

Madje janë bërë disa prova se edhe shkretëtirat mund të mbillen, dhe në shumë vende të botës janë ngritur shumë njerëz duke shndërruar ngjyrën e dheut nga e verdha në të gjelbër.

Me mendje, dituri, punë dhe mundime njerëzore, shkretëtirat mund të shndërrohen në vende të gjelbra, njeriut i janë dhënë shumë mjete, Allahu ia mësoi njeriut atë që s'e dinte.

Shumica e botës është pjesë ujore. Në dete ka mundësi të shumta që njeriu të furnizohet me ushqim: me peshk dhe gjallesa të detit, me barishte dhe gjëra të tjera, mund të mbillen bimë dhe qenie të gjalla në ujë, që njeriu të përfitojë nga kjo sipërfaqe e madhe.

Atëherë pra, rrësku (furnizimi) ekziston, mirëpo njerëzit nuk e kanë shfrytëzuar atë.

Duhet të punojmë, të punojmë shumë, sidomos në vendet tona myslimane. Duhet ta shtojmë prodhimtarinë, dhe të shpenzojmë me kufi, e po ashtu patjetër duhet të ketë drejtësi në shpërndarje.

Tre faktorë njëri pranë tjetrit, ashtu që njerëzit të përballojnë krizën e urisë dhe vuajtjen prej saj.

Kurani na ka treguar një rrëfim që s'është për argëtim, por siç e thotë Kurani në fund të kaptinës:

"Në mësimet e tyre (të dërguarve dhe të Jusufit me vëllezër) pati mësime e përvojë për të zotët e mendjes"[16].

Në tregimin e Jusufit (alejhis-selam) ka mësime, kur Egjiptin dhe rrethinën tij e përfshiu një uri mbytëse. Siç duket, uji i Nilit u pakësua për disa vjet ose filloi të pakësohej, e mbreti e kishte parë ëndrrën e tij të çuditshme, ndërsa Allahu e kishte përgatitur Jusufin (alejhis-selam) që t'ia interpretonte ëndrrën e tij, pastaj ta bënte planin dhe atë ta zbatojë Vetë.

E kishte mësuar Allahu (ashtu siç e kishte mësuar ta bënte interpretimin e ëndrrave), se për Egjiptin do të vinin shtatë vjet të frytshëm, e pas tyre do të vinin shtatë vjet të tjerë me thatësi, pastaj do të vinte një vit i begatshëm, në të cilin njerëzve u bie shi dhe ata ndihmohen në me styre.

Athua, si e ka përballuar Jusufi (alejhis-selam) këtë çështje?

E përballoi me një plan të përbërë nga tre faktorë:

Në shtatë vjetët e parë: shtim dhe kultivim i pandërprerë i prodhimeve, për t'u përgatitur për të nesërmen, për t'u përgatitur për mundësinë e urisë së pritur, e këtu Jusufi (alejhis-selam) u tha atyre:

"Mbillni shtatë vjet vazhdimisht, e atë ç'keni korrur, lëreni në kallinj, përveç një pakice, nga e cila do të hani"[17].

Punë sistematike dhe mbjellje e kontrolluar për ta shtuar prodhimtarinë, pastaj nga ç'prodhohet, të mos hahet shumë vetëm pak, - "lëreni në kallinj" për të rezervuar, të rezervohet në këtë mënyrë: të lihet në kallirin e vet, ashtu që të qëndrojnë sa më gjatë që të jetë e mundur. "Përveç një pakice, nga e cila do të hani" - kjo është ajo që njerëzit e quajnë: shpenzim me kufi, prodho shumë dhe shpenzo pak, për ta përballuar krizën.

Në shtatë vitet e tjera: bëhet planifikimi, ngrënia e kontrolluar dhe shpenzimi me masë:

"Pastaj, do të vijnë shtatë (vjet) të vështirë (me skamje), që do ta hanë atë që keni ruajtur për to, përveç një pakice nga ajo që do ta ruani (në depo për farë)"[18].

Vëreje fjalën e Allahut xh.sh.: "Atë që e keni ruajtur për to", që ta dini se shpenzimi këtu është i kodifikuar, dhe nuk është i hapur plotësisht, e kuptimi i fjalës: "Përveç një pakice nga ajo që do ta ruani (në depo për farë)" jep shenjë për një çështje të rëndësishme. Apo: ruani dhe depononi disa nga farat, në mënyrë që, kur të vijë uji, të keni farë për të mbjellë ose ç'vlen nëse uji vjen e nuk ke farë? Jusufi (alejhis-selam) e përballoi krizën:

1- Me shtimin e prodhimtarisë dhe me mbikëqyrjen e saj.

2- Me pakësimin e shpenzimit dhe me drejtimin e tij në mënyrë të drejtë.

3- Me shpërndarjen në mënyrë të drejtë: nuk i la të pasurit të merrnin sa të dëshironin për t'i lënë të varfrit të humbur. Jo, patjetër duhet që shpërndarja të jetë në mënyrë të drejtë, ashtu që i varfri të mund të arrijë të marrë atë që ka nevojë, edhe nëse s'ka me se ta paguajë.

Prandaj, kur i erdhën vëllezërit nga larg, nuk e dinin se ai ishte i vëllai, mirëpo e thirrën e i thanë atij:

"O ti zotëri, neve dhe familjen tonë na ka goditur skamje e vështirë, e kemi ardhur me një mall të vjetër, e ti pra na mbush masën (barrën) dhe na dhuro, Allahu i shpërblen ata që dhurojnë"[19].

Këtu lëmosha e ka vendin dhe fushën e saj.

Jusufi (alejhis-selam) ishte shembull për të tjerët në këtë çështje, se ai kur hante, nuk ngopej, e kur i është thënë: Uritesh e në duart e tua i ke depot e tokës?! Ua kthen atyre duke u thënë: "Frikësohem se, kur të ngopem, do ta harroj urinë e të varfërve"!

Islami e përballon krizën e urisë me këta faktorë:

1- Me punë duke i kultivuar prodhimet, duke i bërë të llojllojshme dhe duke i bërë sa më të mira: Që të punojnë njerëzit në çdo fush që kanë nevojë, sidomos punë bujqësie, e Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) thotë:

"Ai që ngjall një tokë të vdekur, ajo është e tij"[20].

Po ashtu thotë:

"Çdo mysliman që mbjell diçka dhe prej tij ha një zog, një njeri ose një kafshë, për të do të jetë sadaka (lëmoshë e dhënë)"[21].

Po ashtu Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) thotë:

"Nëse bëhet kiameti dhe ndonjëri jush ka në dorën e tij ndonjë filiz, nëse ai (kiameti) s'bëhet deri sa ta mbjellë atë, le ta mbjellë"[22].

Deri në këtë masë na ka nxitur Islami për të punuar tokën dhe për të ngritur prodhimin për jetë.



Bujqësia është adhurim edhe çdo gjë me se njeriu mund ta arrijë ushqimin e tij: peshkimi, gjuetia e kafshëve tokësore dhe atyre detare, puna për shtimin e pasurisë bujqësore dhe shtazore nga: devetë, lopët, delet e të tjera, nga pulat dhe zogjtë, dhe nga çdo gjë që konsumojnë njerëzit.

Kurani i ka kritikuar ata idhujtarë që i kanë ndaluar këto pasuri dhe që i kanë rezervuar disa nga llojet e shtazëve, e kanë thënë: këto janë për idhujt, këto kështu, e e kanë ndaluar ngrënien e tyre, ndërsa Allahu xh.sh. thotë:

"Allahu nuk emëroi (për të shenjtë) Behirën, as Saiben, as Vesilën, dhe as Hamën, por ata që nuk besuan, trillojnë rrena për Allahun, (duke thënë se Allahu i përcaktoi), dhe shumica e tyre nuk e kuptojnë (se janë duke shpifur)"[23].

Zbret kaptina El Enam e i diskuton ata: prej nga ju erdhi juve kjo ndalesë?

"Thuaj: A janë të ndaluar (haram) dy meshkujt apo dy femrat apo çka mban (pjell) mitra e dy (llojeve të atyre) femrave? Më tregoni, pra me fakte të ditura (e jo me trillime), nëse jeni të sinqertë"[24].

I kritikoi ata që e kanë bërë hallallin haram, e haramin e kanë bërë hallall:

"S'ka dyshim se kanë dështuar keq ata që mbytën fëmijët e tyre nga mendjelehtësia e pa kurrfarë dijeje, dhe ata, që duke i shpifur Zotit, shpallën të ndaluar atë që Zoti u kishte dhuruar. Ata kanë humbur rrugën e drejtë dhe prej fillimit nuk ishin në udhëzim"[25].

Islami bën thirrje për shtimin e prodhimtarisë, e punën e konsideron për këtë çështje adhurim dhe xhihad për në rrugë të Allahut. Çdo punë në këtë fushë është adhurim dhe xhihad.

Juristët islamë (fukahenjtë) s'kanë rënë në ujdi për sa i përket faktit se cila punë është më e vlefshme: bujqësia, prodhimtaria apo tregtia? Mirëpo disa prej tyre kanë thënë: Kur njerëzit kanë nevojë për ushqim, s'ka punë më të vlefshme se bujqësia, sepse ajo u siguron njerëzve ushqimin e tyre, në mënyrë që të mund t'i kryejnë obligimet e tyre.

Kultivimi i prodhimeve bëhet me sasi dhe me cilësi. Me sasi: të mbillet një tokë që s'ka qenë e mbjellë më parë, ndërsa me cilësi: të rritet prodhimtaria, që të plehërohet toka ashtu që të bëhet sa më pjellore, të kërkohet fara më e mirë për mbjellje, se disa fara prodhojnë më shumë se disa të tjera, ndonjëherë për 50% më shumë, ndonjëherë për 100% më shumë, e ndonjëherë shumë e më shumë.

Kurani e ka përmendur një çështje, dhe mendoj që s'është përmendur kot:

"Shembulli i pasurisë së atyre që japin në rrugën e Allahut, është si i një kokrre që i nxjerr shtatë kallinj, në secilin kalli njëqind kokrra. Allahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, Allahu është bujar i madh, i di qëllimet"[26].

Ndoshta do të mund të mbjellim një kokërr që do t'i prodhojë shtatë kallinj, tërë kjo është e mundur.

Duhet ta shumëfishojmë prodhimtarinë, ta shtojmë punën, atë që myslimanët e kanë lënë pas dore, e shpesh u kam thënë: për fat të keq ne jemi populli që më së paku punojmë dhe prodhojmë për jetën tonë, megjithëse puna në fenë tonë është adhurim për Allahun xh.sh., dhe një lloj i xhihadit për në rrugën e Allahut, për shkak se Kurani i ka krahasuar së bashku:

"Dhe të tjerë që gjallërojnë nëpër tokë duke kërkuar nga begatitë e Allahut, e edhe të tjerë që luftojnë në rrugën e Allahut"[27].

Duhet të bëhet kultivimi i prodhimtarive në sasi dhe në cilësi

2- Pastaj shpenzimi të bëhet në mënyrë të drejtë: Njerëzit mund të prodhojnë mirë, mirëpo të shpenzojnë keq, shpenzojnë duke e tepruar, e Allahu nuk i do ata që shkapërderdhin:

"Hani dhe pini e mos teproni, sepse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin)"[28].

Ka disa njerëz që e teprojnë shpenzimin, shpenzojnë pa kurrfarë nevoje, shpenzojnë më shumë sesa duhet, e hedhin ushqimin që u ka tepruar.

A dini se ç'ndodh në këto shtetet tona, shtetet e Gjirit Arabik: bëjnë gosti, presin shtazë, e të ftuarit hanë pak, pastaj shumicën e hedhin në mbeturina, ndërsa ka njerëz që shpresojnë të hanë një kafshatë buke.

Në vendet tona myslimane ka shtete që rënkojnë nga uria, sa kohë që ne hedhim në mbeturina të mbeturat e qengjave apo orizin, e shumë gjëra të tjera të shijshme, e Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) thotë:

"Nëse i bie kafshata e ndonjërit prej jush, le ta pastrojë nga ndotjet dhe le ta hajë, e të mos ia lërë shejtanit"[29].

Kafshata që bie nga ti, mos e lër, fshije, pastroje e pastaj haje.

Në të kaluarën, kur njerëzve u binte ndonjë kafshatë, e merrnin dhe e puthnin, pastaj thoshin: kjo është një "nimet" (dhunti). Bukën apo diçka të ngjashme e quanin "nimet" (dhunti), se ata e ndienin vlerën që Allahu i ka dhënë asaj. Allahu është Ai që furnizon nga ajo që ata prodhojnë prej duarve të tyre:

"Dhe për ata është argument (për fuqinë e Zotit) toka e vdekur, të cilën Ne e ngjallim, nxjerrim prej saj drithë, nga i cili hanë ata. Dhe në të Ne u kemi bërë kopshte hurmash e rrushi dhe në të u kemi dhënë burime (uji). Ashtu që ata të hanë nga ato fruta dhe nga ç'prodhojnë duart e tyre. A i gëzojnë këto dhe nuk falënderojnë?"[30].

Prandaj Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) thotë:

"Nëse i bie kafshata ndonjërit prej jush, le ta pastrojë nga ndojet dhe le ta hajë, e të mos ia lërë shejtanit", ndërsa Enesi (radijall-llahu anhu) thotë: Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) na urdhëronte ta fshinim tërë pjatën dhe ta pastronim e të mos linim asgjë për të hedhur nga ushqimi, e thoshte:

"E të mos i fshijë duart me faculetë (të mos i lajë) deri sa ta fshijë tërë pjatën e ta pastrojë, se ai s'e di se në cilin ushqim të tij është begatia (bereqeti)"[31].

Disa njerëz që nuk i kuptojnë këto udhëzime, thonë: si ta fshijë njeriu tërë pjatën apo ta pastrojë atë? Kjo do të thotë: që të mos lësh asgjë në pjatën tënde apo në lugën tënde; me rëndësi është që të marrësh ushqim aq sa mund të hash, dhe mos e lër atë që ka mbetur për ta hedhur në mbeturina.

Pse po i hedh këto kafshata derisa ka njerëz që kanë nevojë për një kafshatë goje? A s'është kjo mohim i dhuntisë? A s'është kjo mosmirënjohje?

Përfytyroni: sikur çdo mysliman të hidhte një kafshatë në çdo haje, veç kësaj disa njerëz hedhin gjysmën e pjatës në një haje, e ne në botë kemi një miliard mysliman që e dëgjojnë Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) dhe i zbatojnë udhëzimet e tij, kjo do të thotë se tre miliardë kafshata humben dhe bëhen të papërdorshme e hidhën në shportat e mbeturinave për çdo ditë! Sa bëhen këto për një muaj? Sa bëhen këto për një vit? Nëse imagjinojmë se çështja është më shumë se një kafshatë, atëherë sa do të jenë humbjet?

Këto udhëzime u mësojnë njerëzve se si të shpenzojnë në mënyrë të drejtë, e si të largohen nga shkapërderdhjet? Si të hanë aq sa u mjafton dhe ta kursejnë atë që s'u nevojitet?

Nëse je pronarë milionash, kjo s'do të thotë se ti je posedues i pasurisë. Poseduesi i vërtetë është Allahu xh.sh., ndërsa ti je trashëgimtar i saj; nuk lejohet të veprosh në atë që s'të ka lejuar poseduesi i vërtetë i pasurisë, e Ai është Allahu xh.sh., nuk lejohet ta shkapërderdhësh pasurinë tënde në të djathtë e në të majtë, për gjëra zbukuruese e ndonjëherë për gjëra të ndaluara, e ju e dini se si shpenzohet pasuria për gjëra të ndaluara, e ka njerëz që kanë nevojë për një kafshatë apo për një pije.

Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) na ka mësuar që të mos e teprojmë në ushqim kur të hamë, e ka thënë:

"Besimtari ha në një pjesë të barkut të tij, ndërsa pabesimtari ha në shtatë pjesë të barkut të tij"[32].

Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) pa një njeri që e kishte mbushur barkun e tij dhe ishte i trashë, e preku atë e i tha:

"Sikur të ishte kjo (trashësia) tek ndonjë gjë tjetër, do të ishte më mirë për ty"[33].

Umeri (radijall-llahu anhu), që t'ua tërhiqte vëmendjen njerëzve për një çështje me rëndësi, u thoshte: "A blini, vallë, sa herë që keni dëshirë të hani diçka"?! A s'dëshiron ndonjëri prej jush që ta lërë barkun të uritur për djalin e axhës së tij, apo fqinjin e tij! A s'mund ta ndajë njeriu veten prej ndonjë gjëje që ka dëshirë të hajë? Kjo është një lloj edukate.

3- Shpërndarja në mënyrë të drejtë: Disa njerëz hanë aq shumë, saqë ankohen nga mostretja, e të tjerë janë të uritur, saqë ankohen nga vuajtjet e urisë.

Në televizion ka reklama për ata njerëz që kanë ngrënë shumë e shumë dhe lloje të ndryshme të ushqimeve, e u thonë atyre: për ty është ky ilaç, pije atë ashtu që të ta lehtësojë atë ushqim të tepërt që ke në lukth! Pse ha më shumë sesa mund ta përballosh, pastaj pi barna për ta tretur ushqimin tënd? Më shumë e ka merituar këtë tepricë një njeri tjetër i uritur, që ka nevojë për ta shuar urinë e tij.

Kemi nevojë ta bëjmë shpërndarjen e ushqimit ndërmjet njerëzve në mënyrë të drejtë.

Prandaj Islami e ka obliguar zekatin për myslimanët, që merret nga të pasurit e tyre dhe kthehet tek të varfrit e tyre. Dhe prandaj Islami ka obliguar edhe disa gjëra të tjera, si zekati i fitrit, që është zekat për çdo person, në festën e Bajramit, që gëzimi t'i përfshijë të gjithë, e Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e ka obliguar që nga ushqimi në atë kohë, ashtu që t'u jepet të uriturve e të hanë një sa'a[34] nga hurmat, ose rrush të thatë, ose grurë, ose elb, ose djathë apo diçka e ngjashme, ashtu siç ka thënë Ibn Abbasi (radijall-llahu anhuma):

"Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) e obligoi zekatin e fitrit si pastrim për agjëruesin nga fjalët dhe punët e kota e boshe, dhe ushqyerje për të varfrit e të dobëtit"[35].

Është ligjësuar prerja e kurbanit në festën e Kurban Bajramit, që të hanë mish të varfrit, dhe është ligjësuar prerja e kurbanit kur të lindë fëmija, që të hanë mish po ashtu të varfrit.

Po ashtu është ligjësuar dëmshpërblimi në shumë çështje, prej saj shkelja e betimit:

"E shpagimi i tij (i betimit të bërë) është duke i ushqyer dhjetë të varfër me ushqimin mesatar me të cilin ushqeni familjen tuaj, ose duke i veshur ata (të dhjetë), ose duke liruar një rob [sot s'ka rob për t'u liruar]. E kush nuk ka mundësi t'i bëjë këto, le t'i agjërojë tri ditë"[36].

Islami shfrytëzon rrethanat ashtu që të mos mbetet ndonjë i uritur pa ushqim.

Në muajin e Ramazanit, ai që s'mund të agjërojë për shkak të pleqërisë, ose ai që ka sëmundje të pashërueshme, ose shtatëzëna, ose gjidhënësja, apo ndonjë i ngjashëm me të, ai mund të hajë dhe ta bëjë kompensimin e tij, pra të ushqejë një të varfër për çdo ditë:

"E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompensim, ushqim (ditor) i një të varfri, e ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më mirë për të"[37]. Kush jep më tepër se për një të varfër, ajo është më mirë për të.

Islami e shfrytëzon rastin ashtu që të mos i lërë njerëzit të uritur.

Prej gjërave më të mira për se na ka nxitur Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi we sel-lem) dhe me të cilat njeriu hyn në xhenete, janë: t'i ushqesh të varfrit, kjo është prej gjërave më madhështore me se afrohemi tek Allahu xh.sh., sidomos në ditët kur mbretëron uria dhe kriza:

"E ai nuk u hodh në të përpjetën (rrugë e vështirë-qafë mali)? E ç'gjë të mësoi ty se ç'është Akabe (rruga e vështirë)? Është lirimi i një skllavi. Ose dhënia e ushqimit

në kohën kur mbretëron uria: Ndonjë jetimi që është i afërt, ose ndonjë të varfri që e ka molisur varfëria. E pastaj të bëhej prej atyre që besuan, që këshilluan njëri-tjetrin për durim dhe që këshilluan për të mëshirë (për ndihmë)"[38].

Allahu xh.sh. i ka lavdëruar bamirësit nga robërit e Tij, e ka thënë:

"Ata janë që për hir të Tij, u japin ushqim të varfërve, jetimëve dhe të zënëve rob. Ne po ju ushqejmë vetëm për hir të Allahut dhe prej jush nuk kërkojmë ndonjë shpërblim e as falënderim"[39].

Kjo është prej veprave më të mira me të cilat afrohemi tek Allahu xh.sh..

Prej mëkateve më të mëdha është që të ngopen disa njerëz, ndërsa të tjerët afër tyre të jenë të uritur. Pejgamberi (sal-lallllahu alejhi we sel-lem) thotë:

"Nuk është besimtar ai që fle i ngopur, ndërkohë që fqinji i tij, në anën tjetër është i uritur dhe ai ka dijeni për këtë"[40].

Dhe në një transmetim tjetër:

"Nuk është besimtar ai që ngopet, ndërkohë që fqinji i tij është i uritur"[41].

Nuk është i këtij umeti personi që e ka zemrën të egër, e që s'i vjen keq për ata të uritur dhe të dobët, s'i vjen keq atij vetë dhe as nuk e nxit dikë tjetër:

"A e ke parë (a e njeh) ti atë që përgënjeshtron përgjegjësinë dhe llogarinë në botën tjetër? Po ai është që e përzë në mënyrë të vrazhdë bonjakun. Dhe që nuk nxit për të ushqyer të varfrin"[42].

Allahu xh.sh. e ka sharë shoqërinë e injorancës me fjalën e Tij:

"Jo, nuk është ashtu! Por (punoni edhe më zi) ju nuk përfillni bonjakun. Nuk cytni njëri-tjetrin për ta ushqyer të varfrin"[43].

Kërkohet nga njeriu që ta ushqejë të varfrin dhe ta nxitë tjetërkënd për ushqimin e tij, ose fati i tij do të jetë si i banorëve të Sekarit, siç e përmend Kurani:

"Secili njeri është peng i veprës së vet. Përveç atyre të djathtëve. Që janë në xhenete e i bëjnë pyetje njëri-tjetrit. Përkitazi me kriminelët (e u thonë): Ç'ju solli ju në Sekar? Ata thonë: Nuk kemi qenë prej atyre që faleshin (që bënin namaz). Nuk kemi qenë që ushqenim të varfrit"[44]. I kemi humbur të drejtat e Allahut me humbjen e namazit; i kemi humbur të drejtat e robërve të Tij me humbjen e zekatit dhe duke mos u ardhur në ndihmë të varfërve dhe nevojtarëve.

Vëllezër myslimanë: Islami urren që njeriu të jetojë i uritur, bile i nxit njerëzit që të jenë si një familje, që të jenë si një dorë e t'i ndihmojnë njëri-tjetrit, i forti t'ia zgjatë dorën e tij të dobëtit; i pasuri t'i japë të varfrit prej pasurisë së Allahut që i ka dhënë atij.

Këta janë tre faktorët me të cilët do ta përballojmë krizën e urisë dhe vuajtjen e të urituerve:

1- Me punë duke e shtuar prodhimtarinë.
2- Me pakësimin e shpenzimit dhe me drejtimin e tij në mënyrë të drejtë.
3- Me shpërndarjen në mënyrë të drejtë.

Nëse i bëjmë këto ashtu siç na ka urdhëruar Allahu xh.sh., s'do të vuajmë nga uria. Është e vërtetë se ne myslimanët nuk jemi të vetmit në botë, ka shumë shtete që kanë shumë dhe ata po ashtu kanë obligime, meqë herë pas here thithin gjakërat e këtyre vendeve, i hanë të mirat e tyre, ua shterin furnizimet e tyre, e për vete kanë bërë pasuri shumë të mëdha nga djersët e këtyre popujve; ata gjithashtu e kanë obligim që t'u dalin në ndihmë këtyre vendeve.

Ka shtete që prodhojnë shumë ushqime, e pastaj i hedhin në oqeane a dete, vetëm që mos të ulen çmimet, sa kohë që kanë pasur mundësinë t'u dilnin në ndihmë me ato ushqime disa vendeve të uritura në botë.

Sikur të shpenzonin vetëm 1/3 ose 1/4 e shpenzimeve për armatimin bërthamor e jobërthamor, nuk do të mbetej njeri i uritur në botë.

Shumica e pasurive që shpenzohen jo ku duhet, sikur të shpenzoheshin aty ku duhet, do t'u mjaftonte të varfërve e të urituerve.

Po sikur njerëzit të ktheheshin tek Allahu xh.sh. e të trokisnin në derën e Tij duke kërkuar falje, Ai do të lëshonte nga qielli shi me bollëk, do ta begatonte pasurinë e tyre, do t'i ushqente pas urisë dhe do t'i siguronte prej çdo frike, e Allahu xh.sh. e ka thënë të vërtetën:

"E sikur banorët e këtyre vendbanimeve të kishin besuar dhe të ishin ruajtur, Ne do t'ju hapnim begati nga qielli e toka"[45].

Besimi (imani) s'është vetëm të thuash "La Ilahe il-lall-llah Muhamedun Resulull-llah" me gjuhën tënde, apo ta madhërosh Allahun xh.sh. e ta përmendësh Atë, po besimi është që të nxit të punosh, besimi është devotshmëria dhe përqëndrimi në urdhrat e Allahut xh.sh., dhe duke i ruajtur normat e Tij.

Sikur t'i bënim, këto do të ishim ndër popujt më të pasur, kështu kemi qenë në një kohë, saqë Umer ibn Abdul-Azizi dhe mëkëmbësit e tij kërkonin ndonjë të varfër që meritonte sadakanë, po nuk gjenin, të gjithë kishin bollëk dhe pasuri, drejtësia e Islamit mbretëronte gjithandej, nuk kishte mbetur ndër njerëz ndonjë i uritur dhe as i varfër.

Ndoshta do të kthehemi tek Allahu xh.sh. për të trokitur në derën e Tij, duke u penduar e duke kërkuar falje dhe duke thënë ashtu siç patën thënë babai ynë Ademi (alejhis-selam) dhe nëna jonë Havaja:

"Ata të dy thanë: Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë (i dëmtuam) vetvetes sonë, e, në qoftë se nuk na mbulon (mëkatin) dhe nuk na mëshiron, ne me siguri jemi prej të shkatërruarve!"[46].

---

*(Përkthimi dhe përshtatja e këtij artikulli është bërë nga libri "Ligjëratat e Shejh El Kardawit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëllimi IV, faqe: 121-136).*

*Përktheu dhe përshtati:*
***Mr. Faruk Ukallo***

---

*Fusnotat:*

1. Kjo ligjëratë është mbajtur në xhaminë e Umer ibën Hattabit në Devha, më 17.10.1997.
2. Kurejsh, 1-4. Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
3. En-Nahl, 112.
4. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi dhe Nesaiu nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
5. El Bekare, 168.
6. El Mulk, 15.
7. El Isra, 70.
8. En-Nahl, 10-14.
9. En-Nahl, 66-68.
10. El Xhathije, 13.
11. Llukman, 20.
12. Hadithin e transmetojnë: Nesaiu dhe Ibën Maxheja nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
13. Fussilet, 10.
14. El A'raf, 10-11.
15. Hud, 6.
16. Jusuf, 111.
17. Jusuf, 47.
18. Jusuf, 48.
19. Jusuf, 88.
20. Hadithin e transmetojnë: Ahmedi, Ebu Davudi, Tirmidhiju dhe Nesaiu nga Seid ibën Zejdi (radijall-llahu anhu).
21. Hadithin e transmetojnë: Buhariu, Muslimi, Ahmedi dhe Tirmidhiju nga Enesi (radijall-llahu anhu).
22. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Ahmedi nga Enesi (radijall-llahu anhu).
23. El Maide, 103.
24. El En'am, 143.
25. El En'am, 140.
26. El Bekare, 261.
27. El Muzzemmil, 20.
28. El A'raf, 31.
29. Hadithin e transmetojnë: Muslimi, Nesaiu dhe Ibën Maxheja nga Xhabiri dhe Enesi (radijall-llahu anhuma).
30. Jasin, 33-35.
31. Hadithin e transmetojnë: Muslimi, Nesaiu dhe Ibën Maxheja nga Xhabiri dhe Enesi (radijall-llahu anhuma).
32. Hadithin e transmetojnë: Buhariu dhe Muslimi nga Ibën Umeri dhe Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhuma).
33. Hadithin e transmetojnë: Ibën Ebi Dunja dhe Taberaniu.
34. Një sa'a është e barabartë me 4 kg.
35. Hadithin e transmeton Ebu Davudi nga Ibën Abbasi (radijall-llahu anhuma).
36. El Maide, 89.
37. El Bekare, 184.
38. El Beled, 11-17.
39. El Insan, 8-9.
40. Hadithin e transmetojnë: Taberaniju dhe Bezzari nga Enesi (radijall-llahu anhu).
41. Hadithin e transmetojnë: Taberaniju dhe Ebu Ja'la nga Ibën Abbasi (radijall-llahu anhuma).
42. El Maun, 1-3.
43. El Fexhr, 17-18.
44. El Muddeththir, 38-44.
45. El A'raf, 96.
46. El A'raf, 23.

# Synimi për bërjen e veprës së keqe, është një e keqe

## (Shpjegim akaidologjik i thënies së Imam Bezdeviut r.h.)[1]

**Orhan Bislimaj**

### Hyrje

Në shumë raste ndodh që njeriu 'synon' të bëjë një vepër të keqe, por për shkaqe të ndryshme, qofshin këto subjektive (të brendshme) apo objektive (të jashtme), nuk e bën atë. Si qëndron çështja e këtij 'synimi'?. A konsiderohet ky 'synim' për veprën e keqe, vepër e keqe edhe nëse nuk realizohet në vepër, apo jo?! Nëse konsiderohet i tillë, a konsiderohet mëkat, për të cilin besimtari do të merret në përgjegjësi tek Allahu dhe a ka nevojë për të kërkuar falje për të, apo nuk konsiderohet fare mëkat, meqë vepra nuk është realizuar?

Nga thënia e lartëcekur e Imam Bezdeviut r.a., duket qartë se 'synimi' për ta bërë veprën e keqe, konsiderohet vepër e keqe. Kjo që ka thënë ky imam, pa dyshim përmban një mençuri të thellë dhe të gjerë, e cila reflekton, në radhë të parë, rëndësinë e pjesës shpirtërore të njeriut; në radhë të dytë sistemin e përsosur të doktrinës islame, e cila në përmbajtjen e vet përmban esencialisht një strategji të mirëfilltë në kalitjen e vetëdijes së njeriut për vepra të mira edhe duke penguar mendimet e liga; dhe në radhë të tretë, mëshirën e Allahut ndaj besimtarit, duke ia falur ato që njeriu nuk mund t'i kontrollojë në vetvete.

### Domethënia gjuhësore dhe terminologjike e fjalës "el-hemmu"

Aktit të 'synimit' për bërjen e një vepre, pa marrë parasysh cilësinë e saj, nëse ajo është e mirë apo e keqe, i thonë 'el-hemmu' – synimi. Fjala 'el-hemmu', në aspektin gjuhësor është fjalë e gjuhës arabe dhe nënkupton aktin e synimit për të vepruar një vepër, të cilën megjithëkëtë (për arsye të njohura apo të panjohura) nuk e bën (dikush).[3] Ndërsa në aspektin terminologjik, nocioni 'el-hemmu', si term akaidi, ka të bëjë me besimtarin i cili synon të bëjë një vepër të mirë a të keqe, por nuk mund ta realizojë për ndonjë arsye. Në këtë kontekst ekziston hadithi i Pejgamberit a.s., të cilin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ibni Abbasi r.a., se Pejgamberi në atë që transmeton nga Allahu i Madhëruar, ka thënë:

*"...Kush synon të bëjë një vepër të mirë e nuk e vepron, Allahu tek Ai do të shkruajë një vepër të mirë të plotë... Kush synon të veprojë një vepër të keqe e nuk e vepron, Allahu do të shkruajë një vepër të mirë të plotë..."*[4]

---

**Imam Bezdeviu r.h. ka thënë: "*Nuk ka mospajtueshmëri ndërmjet ymetit se synimi për ta bërë veprën e keqe* (edhe nëse nuk e bën atë) *është një e keqe, mirëpo, megjithëkëtë, sipas ehlus-sunneti vel xhemaatit, ajo konsiderohet e falur, për shkak të premtimit të Allahut të Madhëruar.*"[2]**

---

### Dallimi ndërmjet nocioneve 'el-hatretu', 'el-hemmu' dhe 'el-azmu'

Fakti se përcaktimi i saktë i fjalës 'el-hemmu', është pakësa i vështirë, ka bërë që kjo të diskutohet nga dijetarët se ç'nënkupton në të vërtetë fjala 'el-hemmu'. Ka mendime që thonë se nocioni 'el-hemmu' është sinonim i fjalës 'el-hatretu' - 'mendimet që nuk zënë vend në zemër'. Mirëpo, mendimi mbizotërues është se ekziston dallimi ndërmjet fjalës 'el-hemmu' dhe 'el-hatretu'. Derisa fjala 'el-hemmu' - shënon atë që njeriu planifikon me vetëdije të plotë dhe me paramendim për ta vepruar, fjalën 'el-hatretu' - shënon atë që vjen në mendje pa paramendim, dhe nuk llogaritet mëkat aq sa nevojitet të kërkuarit falje për të dhe të ndodhë ndonjë ndëshkim.[5] Përveç kësaj, po kështu fjala 'el-hemmu' ka një nuancë dallimi nga fjala 'el-azmu', ndonëse që të dyja kanë një linjë fokusimi.

Në bazë të vështrimit të përmbajtjeve të ajeteve, pastaj haditheve dhe fjalorëve të ndryshëm, mund të konstatojmë se nocioni 'el-hemmu' interferon ndërmjet fjalës 'el-hatretu' dhe 'el-azmu'. E para,



jo gjithherë mund të jetë pikënisja e saj, ndërsa e dyta shënon pikën e fundit në kapërcyell para aktit të kryerjes së një vepre të caktuar. Apo, sipas një karakterizimi të përgjithësuar, fjala 'el-hatretu' - referon imagjinatën e paformësuar të besimtarit për një veprim të caktuar, 'el-hemmu' - referon mendimin e formësuar për një veprim duke inkorporuar synimin për të, ndërsa 'el-azmu' - referon vendosmërinë e menduar për të vepruar një veprim të caktuar.[6]

### Poenta e çështjes

Është parim universal i fesë islame se doktrina e saj nuk karakterizohet vetëm nga vlera formale të njeriut, sepse, para së gjithash, feja islame është besim (akide, akd), pra lidhja e fuqishme e njeriut për një objektiv të caktuar, në rastin konkret për Allahun e Madhëruar, e pastaj ajo karakterizohet për ligje dhe veprime praktike të të gjitha atyre obligimeve, qofshin të detyrueshme apo vullnetare, që dalin nga pranimi dhe deklarimi i atij besimi. Nisur nga ky parim, besimi islam insiston që në njeriun, përkatësisht në vetëdijen e tij dhe në shpirtin e tij, të instalojë kriterin themeltar sipas të cilit do ta bëjë çdo veprim të tij, pa marrë parasysh nëse kjo ka të bëjë me veprat e gjymtyrëve apo me bindjet e brendshme të tij. Këtë ia bën të qartë duke i treguar se për të gjitha bindjet a mendimet që i pëshpërit në shpirt, janë të njohura dhe të ditura për Krijuesin e tij, Allahun e Madhëruar, para të Cilit do të dalë në llogari për të gjitha bëmat e tij.[7] Mbase këtu qëndron edhe mençuria e vërtetë, që përshkon denjësisht të gjitha metodat e fesë islame në edukimin e shoqërisë njerëzore, sikundërqë po këtu fillon edhe përgjegjësia për të gjitha veprimet e tij, jo vetëm për veprimet e realizuara, por edhe për ato për të cilat ka vendosur të veprojë, por për arsye të justifikueshme apo të pajustifikueshme, nuk i ka realizuar.

Fakti se nuk është njësoj si kur synojmë një veprim për ta vepruar, si kur nuk e mendojmë fare një gjë të tillë, - është një argument se 'synimet' për veprimin e një vepre të keqe, kjo është një e keqe që shoqërohet me përgjegjësi tek Allahu i Madhëruar. Kjo, sepse, pikëpamjet e brendshme të besimtarit, të cilat në realitet përbëjnë trupin kontrollues dhe korrektues të veprimeve të tij në përgjithësi, duhet të jenë të prira për mendime të ndershme dhe të ndërgjegjshme. 'Synimet' e tij për të vepruar diçka, në shikim të parë, janë po ato që predestinojnë mundësitë e realizimit të veprës së caktuar. Ky është një rregull logjik. Secili që synon për të bërë një vepër, ai këtë e bën sepse dëshiron që ta veprojë atë, përndryshe nëse nuk do të dëshironte, ai edhe nuk do të synonte fare për një gjë e tillë. Sërish, sipas kësaj teorie, besimtari që 'synon' për të bërë një të keqe, pa marrë parasysh se do të mund ta realizojë apo jo, ai faktikisht ka hyrë në atë të keqe, sepse ka provuar për ta bërë.

Këto dhe shumë arsye të tjera, bëjnë që dijetarët e ehlus-sunneti vel xhemaatit, të deklarojnë se "vendosja për ta bërë veprën e keqe, konsiderohet vepër e keqe vetë ajo (vendosja), pavërësisht nga vepra e keqe, të cilën e ka synuar për ta bërë.[8] Pra 'vendosja', është entitet në vete, kurse vepra e keqe është po ashtu një entitet tjetër në vete.

### Llojet e synimit për bërjen e veprës së keqe

Është shumë me rëndësi të bëjmë dallim ndërmjet llojeve të 'synimit' për të vepruar një vepër të keqe. Sepse, nuk mund të gjykojmë në total për të gjitha llojet e 'synimit', duke u bazuar në aparencë të formulës, të cilën Imam Bezdeviu r.h. e ka artikuluar në thënien e tij. Në këtë aspekt, synimi për ta bërë veprën e keqe (el-hem-mu bis-sejjieti) është tri llojesh:

E para: Synimi për ta bërë veprën e keqe dhe lënia e saj për hir të Allahut, e jo për hir të dikujt tjetër;

E dyta: Synimi për ta bërë veprën e keqe dhe lënia e saj për hir të njerëzve; dhe

E treta: Synimi për ta bërë veprën e keqe dhe pamundësia për ta vepruar atë për shkak të faktorëve të jashtëm.

### Lënia e 'synimit' për të bërë vepër të keqe për hir të Allahut

Lënia e 'synimit' për bërjen e veprës së keqe, ka të bëjë me besimtarin, i cili megjithëse ka vendosur për të bërë një vepër të keqe, bën kthesë në vetvete dhe, për hir të Allahut, e braktis atë 'synim', pra nuk e realizon në vepër. Për gjestin e këtillë, Allahu i Madhëruar do t'i shkruajë një të mirë të plotë. Mirëpo, për të qenë kjo e mirë kësisoj, ajo paraprakisht duhet të përmbushë një rregull të caktuar, të cilin e përmend Hittabiu, i cili thotë:

"Shkruarja e veprës së mirë, vepër e mirë, për shkak të braktisjes së veprimit të ndonjë vepre të keqe, është që ai që e lë (et-taariku), para së gjithash të ketë mundësi potenciale për ta bërë atë vepër të keqe, e pastaj, megjithëkëtë mundësi, ai e lë dhe nuk e bën. Sepse, vazhdon Hitabiu, njeriu nuk mund të quhet "lënës" përderisa nuk ka mundësi për ta vepruar akëcilën vepër. Kjo nënkupton rastin kur ndërmjet tij dhe dëshirës për të bërë një vepër, i shfaqet një pengesë (maani'un), që e privon nga mundësia, si për shembull, ai që shkon tek një femër për të bërë zina (prostitucion), dhe rastësisht e gjen derën të mbyllur, kështu që nuk mund ta hapë për të realizuar aktin."[9]

Përpos kësaj rregulle që është e përgjithshme dhe përshkon secilin lloj të 'synimeve' që i përmendëm më lart, në anën tjetër, në mënyrë që braktisja për hir të Allahut e 'synimit' për të vepruar një vepër të keqe, të certifikohet një e mirë e plotë tek Allahu i Madhëruar, kushtëzohet nga tri kushte:

1. që lënia e synimit për vepër të keqe të ekzistojë krahas mundësive potenciale për ta vepruar atë;
2. që lënia e synimit për vepër të keqe të ndodhë vetëm për hir të Allahut të Madhëruar dhe të askujt tjetër, dhe
3. që "lënësi", të mos deklarojë me gojën e tij publikisht se ka ndërmend ta bëjë këtë apo atë vepër tjetër të keqe.

Këto kushte kanë mbështetje në shumë hadithe të Pejgamberit a.s.. Në hadithin që përcjell Hem-mam bin Muneb-bih, e ky nga Ebu Hurejra r.a., Resulullahi s.a.v.s. në atë që e transmeton nga Allahu i Madhëruar, ka thënë:

"Kalall-Llahu az-ze ve xhel-le:… idha tehad-ethe bi en ja'mele sej-jieten fe ene agfiruha lehu ma lem ja'melha, fe idha amileha fe ene ektubuha lehu bimithliha. Ve kale Resulull-llahi sal-lall-llahu alejhi ve sel-leme kaletil melaiketu rab-bi dhake abduke juridu en ja'mele sej-jieten ve huve ebsaru bihi. Fe kale




urkubuhu fein amileha fektubuha lehu bimithliha ve in terekeha fektubuha lehu haseneten innema terekeha min xherrraje…"

*"Allahu i Madhëruar ka thënë: Kur robi Im … flet në vete për të vepruar një vepër të keqe, përderisa nuk e vepron, Unë ia fal atë. E nëse e vepron atë, për të i shkruaj njëfishin (një të keqe) e asaj vepre. Pejgamberi a.s. tha: Melaiket thonë: O Zot, ky robi yt dëshiron të veprojë një vepër të keqe, ndërkohë është i vetëdijshëm për të keqen e saj. Ai (Allahu) thotë: vini re (ndiqeni) nëse e vepron, atëherë shkruajini një vepër të keqe, e nëse heq dorë e nuk e bën, atëherë shkruajini një të mirë, ngaqë e ka lënë nga frika Ime…*"[10]

Sipas këtij hadithi, Allahu i Madhëruar "vendosjen për ta bërë veprën e keqe duke ekzistuar mundësia e saj", e ka llogaritur vepër të keqe, mirëpo ajo konsiderohet e falur (e pa ndëshkueshme) në shenjë nderimi ndaj ymetit të Muhamedit a.s. (sej-jieten magfureten kirameten lihadhihil ummeti).[11]

Kjo, sepse, është shumë vështirë që njeriu t'i kontrollojë hidhërimet e tij apo gjendjet e tij emocionale, të cilat në raste specifike, imponojnë mendime të iritueshme. Nëse besimtari do të merrej në përgjegjësi për të gjitha këto, shpirti i tij do të rëndohej me diçka që është e papërballueshme, sepse ai karakterizohet nga cilësi që me shumë vështirësi mund t'i dominojë, sikurse janë hidhërimi, nervozizmi, xhelozia etj.. Një shqetësim të këtillë e kanë shprehur edhe ashabët - shokët e Pejgamberit a.s. para Resulullahit s.a.v.s..

Imam Ahmedi transmeton prej Muxhahidit, i cili thotë: Hyra tek Ibni Abasi dhe i thashë: O baba i Abasit, isha tek Ibni Omeri e ai e lexoi këtë ajet dhe qau. Ai tha: Cilin ajet e lexoi. Unë i thashë: ajetin ***"e për atë që e keni në shpirtin** (veten) **tuaj, e shfaqët haptazi ose e mbajtët fshehtë, Allahu do t'ju marrë në përgjegjësi** (llogari)…"* Ibni Abbasi tha: Kur u shpall ky ajet, ashabët u brengosën dhe u zemëruan shumë dhe thanë: "O, i Dërguari i Allahut, u shkatërruam. Nëse përgjigjemi për fjalët që themi dhe për veprat që bëjmë, çdo gjë është në rregull, por zemrat nuk mund t'i dirigjojmë". I Dërguari a.s.v.s. u tha: "Thoni: Dëgjuam dhe respektuam", e ata thanë: Dëgjuam dhe respektuam. Tha, ky ajet u shfuqizua nga ajetet vijuese: I Dërguari asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi Allahut…" deri tek Fjalët e të Lartmadhërishmit: "Allahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij, atij (njeriut) i takon ajo që e fitoi dhe atij i bie ajo ( e keqe) që meritoi". Kështu, ua fal atë që ua pëshpërit shpirti, ndërkaq do të përgjigjen për punët që i bëjnë.[12]

Këtë brengë që ashabët kishin ngritur tek Pejgamberi a.s., Allahu i Madhëruar, nga mëshira e Tij, ua ka lehtësuar përmes faljes së Tij. Kjo falje nga Allahu, përveçqë ka mbështetje në hadithin e sapotheksuar, ka mbështetje edhe në hadithin tjetër në vijim.

Transmeton Ebu Hurejre r.a., i cili ka thënë: Ka thënë Pejgamberi a.s.:

"innallahe texhaveze liummetii ma had-dethet bihi enfuseha ma lem jetekellemu ev ja'melu bihi"

"*Allahu ia ka falur ymetit tim atë që flasin në vete, përderisa të mos e flasin publikisht dhe të mos e veprojnë.*"[13]

Sipas këtyre haditheve, tregohet qartë se lënia e veprës së keqe "kushtëzohet që të jetë për Allahun. Ky person meriton një të mirë të plotë, ngase, duke lënë punën e keqe, ka pasur për qëllim pëlqimin e Allahut".[14]

### Lënia e 'synimit' për të bërë vepër të keqe për hir të njerëzve

Derisa lënia e 'synimit' për të bërë vepër të keqe, për hir të Allahut, konsiderohet një e mirë e plotë tek Allahu, në anën tjetër, besimtari 'që lë veprimin e punës së keqe, pasi kishte vendosur ta bënte, nga frika e njerëzve ose për lavd, ai nuk meriton që për këtë t'i shkruhet ndonjë e mirë. Madje thuhet se ai do të dënohet për lënien e punës së keqe për këtë qëllim, sepse ai i ka dhënë përparësi frikës së njerëzve ndaj frikës së Allahut, një gjë që është haram. Po ashtu lënia e veprës për lavd është haram.'[15] Këtë dukuri, Pejgamberi a.s. në një rast tjetër e ka llogaritur si politeizëm të vogël apo shirk të vogël.

Transmeton Imam Ahmedi nga Mahmud bin Lebid r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Inne ahvefe ma ehafu alejkum esh-shirkul asgaru. Kalu ve mesh-shirkul asgaru ja Resulall-llah. Kale er-rrijau, jekuluLl-Llahu az-ze ve xhel-le lehum jevmel kijameti idha xhuzijen-nasu bi a'malihim idh'hebu ilel-ledhine kuntum turaune fid-dunja fendhuru hel texhidune indehum xhezaen"

*"Unë për ju frikësohem më së shumti nga shirku i vogël* (esh-shirkul asgar)*. Ata (*sahabët*) i thanë: O i dërguari i Allllahut ç'është shirku i vogël?* (Pejgamberi a.s.) *tha: Është rijaja – të bërët e një vepre edhe për hir të njerëzve. Allahu i Madhëruar do t'u thotë atyre në Ditën e Kiametit, kur njerëzit do të shpërblehen për veprat që kanë bërë: shkoni në dynja tek ata për të cilët keni vepruar dhe keni pasur kënaqësinë që t'u shohin, a mos do të gjeni ndonjë shpërblim!?*[16]

## Lënia e 'synimit' për të bërë vepër të keqe për shkak të pamundësisë

Dijetarët nuk janë të një mendimi rreth çështjes së atij që, ndonëse ka synuar të bëjë vepër të keqe, për shkak të faktorëve të jashtëm, nuk mund ta bëjë.

Në shumë vende në Kuran, Allahu i Madhëruar tërheq vërejtjen për gjërat e liga që i përkasin sferës së brendshme të njeriut, e që në një rast të mundshëm, mund të çojnë në realizimin e akteve të shëmtuara (mëkateve). Po në këto citate, janë konsideruar me përgjegjësi veprimet e zemrës apo të gjitha ato 'synime' që reflektojnë bërjen e një vepëre të keqe, por që, për shkaqe të jashtme, nuk mund të realizohen praktikisht. Besimtari i këtillë, jo që nuk është justifikuar, po përkundrazi, është përmendur se do të bartë përgjegjësinë e 'synimit'. Le t'i përmendim disa prej këtyre citateve:

***"Ata të cilët dëshirojnë që tek besimtarët të përhapet imoraliteti, ata i pret dënim i dhembshëm në këtë botë dhe në botën tjetër...***"[17]

***"O ju që keni besuar, largohuni prej dyshimeve të shumta, meqë disa dyshime janë mëkat...***"[18]

*Pastaj ajeti, të cilin e kemi përmendur më lart:*

***"...E për atë që keni në shpirtin tuaj, e shfaqët haptazi ose e mbajtët fshehtë, Allahu do t'ju marrë në përgjegjësi, e ia fal atij që do dhe e dënon atë që do..***"[19].

Në këto citate, Allahu xh.sh. ka përmendur përgjegjësinë për ato gjëra të liga që njerëzit i mbajnë në zemrat (shpirtrat) e tyre, duke saktësuar se i deklaruan publikisht ose jo, përgjegjësia për to u takon njësoj. Mirëpo, për çfarë intrigash është fjala? Mbase, sigurisht se jo për ato intriga që njeriu fsheh në zemrën e tij, po nuk i vepron për hir të Allahut, me gjithë mundësinë për t'i vepruar. E as për ato intriga, të cilat në mënyrë të pavetëllogaritshme (el-hatretu) interferohen në mendjen e njeriut, pa marrë parasysh se sa të rrezikshme mund të jenë ato nëse do të realizoheshin. Nëse jo këto, atëherë vërtetohet se në ajetet e përmendura dhe në hadithet e shumta të kësaj natyre, mbase mund të bëhet fjalë për ato qëllime të këqija, që ekzistojnë në shpirtin e njeriut, të cilat me vetëdije të plotë dhe vendosmëri (el-azmu) kontribuojnë për realizimin praktik të tyre. Për të tilla bindje, njeriu do të merret në përgjegjësi, pa marrë parasysh nëse i mban të fshehura, i publikon ato apo i realizon në vepër. Për të gjitha, pa dallim, ekziston pesha e përgjegjësisë tek Allahu i Madhëruar në proporcion me peshën e rëndë të veprës së ligë, potencialisht të mundshme. Sepse është e qartë, vendosja dhe pastaj realizimi praktik i aktit të veprës së keqe, është më i rëndë se sa një akt që ngel vetëm në fazën e 'synimit' a 'vendosjes' dhe për shkaqe të jashtme penguese, nuk arrin të realizohet. Në këtë aspekt, argument kemi hadithin e vërtetë, të cilin e transmeton Buhariu, ku Pejgamberi a.s. ka thënë:

*"Kur dy myslimanë* ***ndeshen*** *me shpatat e tyre, atëherë mbytësi dhe i mbyturi janë në zjarr. I është thënë Pejgamberit a.s.. Ky është vrasësi, por si është puna e të vrarit? Pejgamberi a.s. tha: "Ai e kishte synuar vrasjen e vëllait të vet"*.[20]

Megjithëkëtë, le ta themi edhe këtë se ekziston mendimi pragmatik i dijetarëve, që 'synimet' për të bërë vepra të këqija (pa marrë parasysh se për çfarë arsyesh nuk ka mundur ta realizojë), të cilat nuk e marrin formën e prerë të vendosmërisë dhe përderisa pronari i tyre nuk i publikon, pra nuk i flet haptazi, - të falen tek Allahu i Madhëruar nëpërmejt formave të ndryshme, përfshirë këtu bërjen e veprave të mira, largimin nga mëkatet e mëdha, pastaj kërkimin e faljes, pendimin etj.[21] Por, mbi të gjitha, kur jemi këtu, duhen respektuar dy kushtet kryesore: 1. mospublikimi i synimit të keq dhe 2. mosveprimi i asaj vepre të keqe të synuar, sipas hadithit të Pejgamberit a.s.

"*Allahu ia ka falur ymetit tim atë që flasin në vete, përderisa të mos e flasin publikisht dhe të mos e veprojnë*".[22]

*Fusnotat:*

1. Emri i plotë i Imam Bezdeviut është: Sadrul Islami, Muhamed bin Mahmud bin El-Husejn bin Abdul Kerim, El-Bezdeviu, nip i Abdulkerim bin Musa bin Isa, njëri nga nxënësit e imam Maturidiut (v.333/944). (shih: Prof. Dr. Bekir Topaloglu, *"Hyrje në Kelam",* Prishtinë 2002, fq. 130.
2. Muhamed bin Muhamed bin Abdu'l Kerim El-Bezdevij, *"Kitabu usuli'd-din"* me përpunim shkencor të Dr. Hans Peter Linss, boton Daru ihjai'l kutubi'l arebijjeh 1383 h / 1963 m, Kairo, fq. 216
3. Krahaso: Ibrahim Mustafa; Hamid Abdul Kadir; Ahmed Hasan Ez-Zijat; Muhamed Alij Nexhar, *"El-Mu'xhemul vesit"*- ½, boton Darud-da'veti, Stamboll, Turqi, 1989/1410, fq.995.
4. Ahmed bin Alij bin Haxher El-Askalanij, "*Fet'hu'l bari sherhu Sahihi'l Buhari*" Mektebetu'd-dari's-selam, botimi i parë 1421 h / 2000 m, Rijad, Kitabur-rikaki, babu: men hem-me bihasenetin ev bisej-jietin, hadithi nr.6391.
5. El-Bezdevij, *"Kitabu usuli'd-din",* op.cit.fq. 218.
6. Shih: *"El-Munxhid fil-lugati ve'l a'lam",* botimi i tridhjetë e tetë, boton Darul Meshrik, 2000, Bejrut-Liban; pastaj Dr.Ruhi El-Balbaki, "*El-Mevrid*"*- kamus arebij-inklizij,* boton Daru'l ilmi li'l melajin, botimi i dhjetë 1997, Bejrut; pastaj Ibrahim Mustafa; Hamid Abdul Kadir; Ahmed Hasan Ez-Zijat; Muhamed Alij Nexhar, "*El-Mu'xhemul vesit*"- ½, boton Darud-da'veti, Stamboll, Turqi, 1989/1410, fq.995.
7. Shih: Kur'ani, Kaf:16
8. El-Askalanij, *"Fet'hu'l bari sherhu Sahihi'l Buhari"* op. cit. Vëll. 11, fq. 397.
9. El-Askalanij, "*Fet'hu'l bari sherhu Sahihi'l Buhari*" op. cit. Vëll. 11, fq. 396.
10. *"Sahihu'l Muslim bi'sherhi'n-Nevevij",* botimi i parë 1347 h\1929 m, el-matbeatu'l misrijetu, Kajro, vëll. II, fq. 148. Sipas versionit të këtij hadithi, të cilin e transmeton Imam Muslimi në Sahihun e vet, thuhet: min xherr-rraje - "që e ka lënë nga frika Ime. Ndërsa sipas transmetimit të Buhariut nga A'rexhi nga Ebu Hurejra r.a. thuhet: min exhlii - "nëse e ka lënë atë nga frika Ime". Transmetohet nga A'rexhi se Resulullahi s.a.v.s. ka thënë: Allahu i Madhëruar ka thënë: "... kur robi Im dëshiron që të veprojë një vepër të keqe, mos ia shkruani atë para se ta bëjë. Nëse e bën, atëherë shkruajani një të keqe, e nëse e lë atë nga frika Ime, shkruajani një të mirë" (shih: El-Askalanij, *"Fet'hu'l bari sherhu Sahihi'l Buhari"* op. cit. Vëll. 11, fq. 396).
11. El-Bezdevij, *"Kitabu usuli'd-din",* op. cit. fq. 218-219.
12. Ahmedi, vëll. I, fq. 332, sipas: *"KANDILI NDRIÇUES në versionin e shkurtuar të Tefsirit të Ibn Kethirit",* boton Fondacioni i Rinisë Islame, Zürich, 2007, fq. 670.
13. "*Sahihu'l Muslim bi'sherhi'n-Nevevij",* botimi i parë 1347 h\1929 m, el-matbeatu'l misrijetu, Kairo, vëll. II, fq. 146-147.
14. Dr. Mustafa El-Buga dhe Mujidin Mistu, *"Komenti i dyzet hadithеve të imam Neveviut",* SHB "Furkan ISM",-Shkup, 1424/2003, fq. 359.
15. Dr. Mustafa El-Buga dhe Mujidin Mistu, *"Komenti i dyzet hadithеve të imam Neveviut"* op. cit. fq. 359.
16. Musnedi i Imam Ahmedit, Kitabu: Bakije musnedil Ensar, Babu: hadithu Mahmud bin Lebid, nr. 22523. (citim sipas CD-së).
17. Kur'ani, En-Nur:19.
18. Kur'ani, El-Huxhurat:12.
19. Kur'ani, El-Bekare:284.
20. El-Askalanij, *"Fet'hu'l bari sherhu Sahihi'l Buhari"* op. cit. Vëll. 11, fq. 397.
21. Shih: El-Askalanij, "*Fet'hu'l bari sherhu Sahihi'l Buhari*" op. cit. Vëll. 11, fq. 399.
22. *"Sahihu'l Muslim bi'sherhi'n-Nevevij",* botimi i parë 1347 h\1929 m, el-matbeatu'l misrijetu, Kajro, vëll. II, fq. 146-147.

# Rëndësia e edukimit për brezin e ri

Duke pasur parasysh se familja është institucioni i parë ku njeriu merr edukatën, atëherë është me rëndësi të flasim rreth obligimeve që kanë prindërit në edukimin e fëmijëve të tyre. Allahu xh.sh., pasi krijoi njeriun e parë, Ademin a.s., me bashkimin e pjesëve apo elementeve të dheut, nuk deshi që ta linte të vetmuar, prandaj i krijoi edhe bashkëshorten e tij, Nënën e parë të njerëzimit, Havën. Prej Ademit a.s. dhe Havës filloi shtimi i popullsisë. Ademi a.s. është babai i njerëzimit, kurse Hava është nëna e njerëzimit. Nuk ka dyshim se fëmija është dhurata më e çmuar që Allahu i fal një çifti bashkëshortor. Kjo dhuratë duhet ruajtur dhe edukuar më së miri. Së pari duhet ta dimë se fëmija lind në formën e një krijese me premisa për ta njohur Zotin e vet të Lartmadhërishëm. Allahu xh.sh. e krijoi në atë natyrshmërinë që kërkon me këmbëngulje njohjen e Allahut, pastaj pasimin dhe zbatimin e asaj që përmban kjo njohje. Mirëpo, kjo natyrshmëri ka mundësi të ndryshojë a të devijojë nga esenca e saj e vërtetë dhe ajo që përmban. Nëse ndikojnë faktorë nga jashtë, mund të prishin këtë intuitë të tij.

Këtë çështje ka sinjalizuar edhe Pejgamberi s.a.v.s., me thënien e tij:

"Çdo i porsalindur, lind në natyrshmërinë e vet, intuitën, dhe më pastaj prindërit e tij e bëjnë hebre, të krishterë apo zjarrputist".

Në hadithin e lartcekur thuhet në mënyrë decidive se prindërit janë ata që ndikojnë në fëmijët e tyre dhe i devijojnë ata nga natyrshmëria e tyre. Mund të përfundojmë se, nëse ndikimi i prindërve tek fëmija i tyre është në atë nivel siç e përshkruan hadithi, derisa arrijnë për t'ia ndërruar natyrshmërinë e tij, mund ta devijojë atë nga besimi në fenë e vërtetë. Pra, ndikimi i prindërve tek fëmija i tyre për ta urdhëruar që të kryejë detyrimet fetare, qenka shumë lehtë dhe më e efektshme.

Nga ky këndvështrim, përgjegjësia e prindërve në formësimin e fëmijës, zhvillimin dhe edukimin e tij me një edukatë të vërtetë islame, është përgjegjësi e madhe. Nuk mund të mohohet fakti se prindërit janë faktori më i rëndësishëm në edukimin e fëmijëve, prandaj kësaj pune duhet t'i qasemi doemos me një seriozitet të duhur, për të korrur sukses.

E dimë që prindërit kanë obligime të shumta ndaj fëmijës, siç është sigurimi i ushqimit, i veshjes, i strehimit dhe i nevojave të tjera materiale (brenda mundësive që kanë). Mirëpo, para së gjithash, nga detyrat më të rëndësishme të njeriut, është që fëmijëve t'u sigurojë një edukatë të shëndoshë. Një prej detyrave duhet të sigurohet ende pa lindur fëmija: zgjedhja e bashkëshortes së edukuar në frymën islame, në mënyrë që pasardhësit e tij të rriten me edukatë islame. Babai është orientuesi i fëmijës, ndërsa nëna është shkolla për të.

Për këtë na ka porositur edhe i Dërguari i Allahut, Muhamedi s.a.v.s:

"Gruaja merret (zgjidhet) për katër gjëra: Për pasurinë, autoritetin, bukurinë dhe fenë e saj, zgjidhe atë që është fetare, se do të jesh më i lumturi në këtë botë, po edhe në botën tjetër".

Pra Pejgamberi s.a.v.s. na ka tërhequr vërejtjen se me të vërtetë si pasuria, bukuria po ashtu edhe autoriteti, janë nganjëherë edhe mashtrim për njeriun, por, mbi të gjitha, njeriu duhet të bindet se më e mira për gruan e tij do të ishte të jetë besimtare, me edukatë të pastër islame, sepse prej saj do të ketë dobi më shumë se prej atyre që kanë tri cilësitë e tjera, që i cekëm më lart.

Ne e dimë se edhe bukuria edhe pasuria janë gjëra të përkohshme, kurse feja (besimi) është e rrënjosur në zemrën e njeriut. InshAllah do Allahu dhe njeriu vdes me atë besim që ka lindur. Përkujdesja dhe edukimi i fëmijës kërkon maturi, shkathtësi, durim dhe moral. Kjo i takon më shumë nënës, ngase juristët islamë kanë pikëpamjen që më të rëndësishme për edukimin janë gratë, sepse ato janë më të dhimbshme, dinë të edukojnë më së miri, janë më durimtare për të zbatuar këtë obligim, dhe janë më të afërta më fëmijët.

T'i jepet përparësi nënës në edukim, është synet i Pejgamberit s.a.v.s. Transmetohet se kishte ardhur një grua tek Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë:



"O i Dërguar i Allahut, vërtet barku im ka qenë vendi ku e kam bartur birin tim, e kam ushqyer prej vetes time, e babai i tij është shkurorëzuar nga unë dhe dëshiron të ma marrë atë".

Pejgamberi a.s. iu përgjigj:

"Ti je më meritore për këtë, përderisa nuk je martuar me dikë tjetër"

Pra, familja është shkolla e parë ku fëmija mëson për të ditur se çka është e mirë e çka është e keqe. Këtë detyrë kaq të rëndësishme, Allahu xh.sh. ua ka besuar prindërve. Ai na ka porositur përmes ajetit kuranor:

"O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët". (Sure Etahrim, 6)

Nga ky verset mësojmë se Allahu urdhëron për të ruajtur vetveten dhe familjen nga zjarri i Xhehenemit. Meqë prindërit kanë përgjegjësi të madhe ndaj familjes, për të shpëtuar nga ky dënim duhet të punohet sipas porosive kuranore dhe haditheve të Pejgamberit s.a.v.s.. Muhamedi s.a.v.s. i porosit prindërit duke thënë:

"Posa të lindë fëmija, duhet t'i thirret ezani në veshin e djathtë dhe ikameti në të majtin, duhet pagëzuar me emër të mirë me kuptim të mirë dhe të përshtatshëm për fëmijën e vet".

Sipas studimeve, emri i zgjedhur për një person luan rol në përcaktimin e personalitetit të tij / të saj.

I dërguari i Allahut, s.a.v.s thotë:

"Emrat më të dashur të Zotit janë Abdullah dhe Abdurrahman".

Mandej duhet të organizohet akika, d.m.th. të theret kurban në ditën e 7. Po këtë ditë i hiqen flokët dhe maten sa gramë peshojnë ato. Pastaj pyetet se sa kushton një gram argjend, dhe aq të holla duhet të jepen sadaka, d.m.th. për vlerën e atyre flokëve të fëmijës.

Kur fëmija fillon të dallojë të mirën nga e keqja, atëherë duhet ndikuar tek ai, që të fitojë shprehi për namaz.

Pejgamberi s.a.v.s. thotë:

"Urdhëroni fëmijët tuaj ta falin namazin në moshën 7-vjeçare, ndërsa ndëshkoni për të në moshën 10-vjeçare dhe ndajini në shtretër".

Të gjitha qeniet njerëzore kanë nevojë për dashuri, mirësi dhe ngrohtësi, pavarësisht nga mosha a gjinia e tyre. Mirëpo, fëmija ka nevojë shumë për dashurinë e prindit. Dashuria është një prej elementeve që mund të prishin edhe

rehatinë në mesin e fëmijëve, sidomos nëse prindi bën dallime midis tyre. Qoftë mashkull a femër, duhet të trajtohen të gjithë njësoj a në mënyrë të barabartë, se përndryshe kjo bën që të lindë edhe urrejtja në mes tyre. Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi se i Dërguari s.a.v.s. ka thënë:

"Kini frikë Zotin dhe mbani drejtësi ndaj fëmijëve tuaj".

Sa i përket dhënies përparësi djalit ndaj vajzës, që është edhe traditë e popullit tonë, Pejgamberi s.a.v.s. thotë:

"Kush ka fëmijë femër dhe nuk e lëndon e nuk i jep përparësi djalit ndaj saj, Allahu do ta fusë në Xhennet".

Për sa i përket rëndësisë së femrës, mund të kuptojmë më së miri nga Kurani dhe hadithet e shumta të Pejgamberit s.a.v.s., Islami e ka lartësuar femrën në Kuranin e madhërueshëm, saqë e ka veçuar ndër suret e gjata të tij. Një sure e ka quajtur me emrin e femrës, sure "Ennisa" dhe në të përmend të drejtat e saj, ndërsa, sa kohë që nuk ka ndonjë sure që të jetë quajtur "Burri" a "Burrat".

Kurse Pejgamberi s.a.v.s ka thënë:

"Kush ka tri vajza a tri motra, ose dy vajza a dy motra dhe tregohet i butë me to, duke u përkujdesur për to dhe duke i martuar mirë, - e ka merituar Xhennetin".

Pastaj thotë:

"Të edukosh një mashkull - ke edukuar një individ, kurse të edukosh një femër, ke edukuar një brez".

Pra, prindërit duhet të kenë kujdes në veten e tyre për sjelljet e tyre, sepse ata janë pasqyrë e fëmijëve të tyre. Ngase fëmija nuk do të jetë i mirë, nëse nuk mbahet në mbikëqyrje, duke pasur gjithnjë parasysh faktin se tek ai ndikojnë edhe shumë faktorë të tjerë. Ata janë: rrethi, ambienti, shoqëria, kinemaja, televizori, radio etj. Nëse lejojmë që këta faktorë të ndikojnë negativisht tek fëmija, atëherë ai do të jetë jashtë normave të moralit islam dhe do të mbetet i paedukuar në frymën islame.

Nga ky paedukim do të pësosh edhe ti një ditë, dhe do të pendohesh. Këtë realitet mund ta kuptojmë nga një ngjarje e udhëheqësit të besimtarëve. Njëherë një prind shkoi tek Omeri r.a. për t'u ankuar për fëmijën e tij, se ai nuk sillej mirë ndaj tij. Omeri r.a. e këshilloi që ta dënonte.

Djali i tha: "O prijës i besimtarëve ! A nuk ka detyra prindi ndaj fëmijës?"

Omeri i tha: "Po si jo!"

Atëherë djali i tha: "Cilat janë ato?"

Omeri i tha: "Që, kur të martohet, të gjejë një grua të mirë; kur të lindë fëmija, t'i vërë një emër të mirë, t'ia mësojë librin, Kuranin".

Djaloshi tha: "O prijës i besimtarëve, ai nuk ka bërë asnjërën prej këtyre".

Nëna që më ka lindur, ka qenë zjarrputiste e emrin ma ka vënë "Xhealën" (emër jo i mirë), dhe nuk më ka mësuar nga Kurani asnjë shkronjë". Omeri e shikoi prindin dhe i tha:

"Ke ardhur të ankohesh për mossjelljen e mirë të djalit tënd, e ti qenke fajtori kryesor".

Sidoqoftë, prindërit duhet të bëjnë durim në edukimin e fëmijëve për t'i dhënë shoqërisë dhuratën më të madhe e më të lartën dhunti: fëmijë të udhëzimit e të rrugës së drejtë; fëmijë të diturisë dhe të besimit, e, për të qenë ndihma dhe një dorë për ta në pleqëri, thesar për ta pas vdekjes, meqë me ta do të shtohen të mirat e tyre dhe me ta do të rriten shkallët në Ahiret.

Pejgamberi s.a.v.s. në një hadith thotë:

"Vërtet njeriut, qoftë baba a nënë, do t'i ngrihet shkalla e tij në Xhennet aq lart, saqë thotë:

"O Zot, prej nga kjo për mua?"

I thuhet atij:

"Prej fëmijëve të tu, të cilët kanë bërë dua për ty dhe kërkojnë falje gabimesh". (Transmetojnë Ahmedi dhe Ibn Maxhe).

Pra, nga kjo përfundojmë se prindi duhet të pëkujdeset për edukimin e fëmijës, sepse Pejgamberi s.a.v.s na ka tërhequr vërejtjen se fëmijët nuk do të na vlejnë nëse i lëmë t'i edukojë koha, pa mbikëqyrjen dhe kujdesin tonë.

Ai thotë:

"Atë që nuk e edukojnë drejt prindërit, do ta edukojë koha".

E nëse i lëmë fëmijët në mëshirën e kohës, jemi dëshmitarë se në mesin ku jetojmë ne, është vëshitirë që fëmija të edukohet si duhet. Nëse hapim ekranin televiziv, do të vërejmë se shumica e emisioneve a serive që transmetohen, qofshin edhe sosh që vijnë drejtpërdrejtë, ndikojnë në prishjen e moralit të fëmijës, po edhe të të rriturit.

Kur fëmija të arrijë në moshën e martesës, prindi duhet të kërkojë për të bashkëshort a bashkëshorte besimtar/besimtare, më përpar sesa të bukur, me autoritet apo të pasur, ngase duhet të kihet parasysh se martesa është bashkim dy vetash e jo shitblerje, po nëse tek një person gjenden pasuria dhe besim, të dyja, atëherë kjo është një prej mirësive të Zotit.

Krahas obligimeve dhe të gjitha këtyre të mirave që na i dhuron All-llahu i Madhëruar, ekziston edhe mundësia e sprovimit me më të dashurit tanë, në këtë rast, pra me fëmijët, siç mund të jenë sëmundje të ndryshme ose edhe marrja e jetës së tyre dhe sprova të llojllojshme.

Mirëpo, me çfarëdo sprove nga e cila goditemi, duhet t'I shprehim respekt Allahut, ta falenderojmë Atë, ngase Allahu në shumë vende në Kuran na tregon qartë se Allahu i sprovon ata që i do dhe gjithashtu u garanton për shpërblimin e madh që i pret në botën e ardhshme. Secili nga ne duhet ta kemi parasysh se jeta e kësaj bote është mashtruese dhe e shkurtër, do të kenë fund si hidhërimi ashtu edhe gëzimi, andaj mos ta ndërrojmë lumturinë e përhershme me atë të përkohshme.

Në lidhje me këtë, kemi edhe hadithin që transmetojnë Imam Ahmedi dhe Nesaiu nga Muaviu, që një njeri kishte ardhur tek Pejgamberi s.a.v.s. me fëmijën e vet. Atë Pejgamberi s.a.v.s. e pyeti:

"A e do ti fëmijën tënd?"

Ai u përgjigj:

"Për Zotin, të dua ty, siç e dua atë".

Një kohë ai nuk u paraqit fare dhe Pejgamberi s.a.v.s. e pyeti për fëmijën e tij, dhe i thanë se kishte vdekur, prandaj ai iu drejtua babait të tij duke i thënë:

"A do të dëshiroje që në secilën derë të Xhennetit që hyn, ta shohësh duke të pritur ?"

Njeriu i tha:

"A është kjo diçka e veçantë, apo është për të gjithë ne?"

Pejgamberi s.a.v.s. u përgjigj:

"Jo për të gjithë ju".

Pra, jemi dëshmitarë të luftës në Kosovë para 7 vjetësh, në të cilën ranë shumë dëshmorë. Kjo, pa dyshim, ka qenë e vështirë për prindërit kur u ka arritur lajmi për një gjë të tillë, por inshAllah kanë qenë prej atyre siç i përshkruan Pejgamberi s.a.v.s. dhe kanë bërë sabër. Pejgamberi ynë thotë:

"Kur dikujt i vdes fëmija, Allahu i Madhëruar melaikeve u thotë: A e morët fëmijën e robit tim, e ata i përgjigjen, Po ! Pastaj Zoti u thotë: A e morët frytin e zemrës së tij?, kurse ata I përgjigjen: Po ! Pastaj Ai i pyet: Ç'tha robi im? E ata I përgjigjen: Të falënderoi dhe deklaroi:

"Të gjithë jemi të Allahut, dhe tek Ai kemi për t'u kthyer".

Allahu xh.sh. thotë: "Ndërtoni për robin tim një shtëpi në Xhennet dhe emërtojeni "Shtëpia e Falënderimit".

Në përfundim të tërë kësaj që u tha deri më tani, kisha porositur të gjithë prindërit që t'i marrin për dore pasardhësit e tyre e t'i shpien drejt rrugës së mirë dhe të vërtetë. Ta kenë parasysh hadithin e Pejgamberit s.a.v.s., i cili thotë:

"Ju të gjithë jeni kujdestarë dhe të gjithë do të përgjigjeni për atë që ju është dhënë për ta ruajtur – për përkujdesje".

*Përgaditi:*
***Fehime Gashi-Jusufi***

# Poezi e ideve dhe dilemave etike për fatin e njeriut

Flamur Maloku

**Përvoja personale shprehet përmes gjuhës simbolike e simbolizuese karshi situatës së vështirë jetësore.
Krijimi i vështirësisë jetësore perceptohet, sipas idesë autoriale, nga mosnjohja e plotë e jetës.**

Vepra poetike "Imazhi gri" është njëherësh përmbledhja e parë me poezi e Milazim Krasniqit, botuar në vitin 1982. Mirëpo, kjo vepër u ribotua kohët e fundit së bashku me disa vepra në përmbledhjen me titull "Lulja e shpëtimit". Ribotimi i fundit i veprës "Imazhi gri" pati disa ndryshime, në kodin tematik, figurativ, estetik, etj. Një ndërhyrje të tillë në poezi na e bën me dije edhe vetë autori në paratekstin e përmbledhjes. Andaj ne do të ndalemi në ribotimin e fundit të veprës poetike "Imazhi gri", sepse poezia e ribotimit të fundit priret më shumë nga preokupimi i sferës morale (R.M.). Ky do të jetë një preokupim i vazhdueshëm i autorit, që çdoherë ka si pikë referimi njeriun që tanimë e ka humbur rrugën e drejtë. E që kjo të njihet në thelb, teksti duhet të lexohet nëpërmjet figurshmërisë tekstore. E themi këtë, sepse autori, përmes figurës, shenjon idetë përballë jetës dhe kuptimësisë së saj. Ky rikthim i figurës në status të idesë, bëhet, para së gjithash, për të shenjuar edhe brendinë personale, e cila mbitheksohet në shtresën e poezive. Përvoja personale shprehet përmes gjuhës simbolike e simbolizuese karshi situatës së vështirë jetësore. Krijimi i vështirësisë jetësore perceptohet, sipas idesë autoriale, nga mosnjohja e plotë e jetës. Andaj apogjeu i tërë kësaj është se pa njohje, nuk ka rehati shpirtërore, se duke njohur, njeriu beson, e duke besuar, ai nuk dyshon në rrugën e drejtë. Kështu, strukturimi i tërë këtyre ideve funksionalizohet përmes shtresimeve shprehëse jetësore, çdoherë nga një përvojë personale-autoriale. Përvoja personale shprehet përmes figurshmërisë tekstore, që semantikisht shpreh kuptimin simbolik të fatit nëpër vazhdimësinë e jetës. Prandaj poezitë gërshetojnë përbrenda vetes kuptimshmërinë dhe arsyeshmërinë morale dhe psikologjike të njeriut përballë vështirësive shpirtërore. Një gjë të tillë e shpreh edhe vetë poezia "Deti", një figurë që i përshtatet fuqishëm jetës. Pra, jeta identifikohet si det i gjerë, andaj kuptimshmëria është e vështirë për njeriun që ka humbur besimin. Vetëm duke besuar, njeriu arrin sado pak konceptimin e tij mbi jetën, pra vetëdijësohen kuptimi dhe ideja e tij për jetën:

*Det o det, det o gjëmë e kaltër*
*Këlthitur nga ëndërrime të mëdha.*

Deti si figurë përgjatë shqiptimit, dyfishohet përmes përfytyrimit poetik. Në vizionin dhe skicimin jetësor-filozofik, duke shprehur konkretësinë dhe përsosmërinë e detit gjatë identifikimit, autori shenjon edhe mesazhin e njohjes së jetës. Një ekspozim i tillë i idesë poetike del mjaft domethënës për jetën. Kështu, poezia ndërtohet nëpërmjet theksimit dhe përjetimit, duke aktivizuar poetikisht koncepte që kanë të bëjnë me gjendjen dhe fatin e njeriut. Në një frymë të këtillë është ndërtuar edhe poezia "Nata e qirave", ku mendimi i heshtur dhe brenga do të shoqërohen përmes një emocionaliteti të fortë shpirtëror. Brenga e paraqitur intensifikon më tutje mendimet e arsyeshme të autorit. Nga një gjendje e vështirë shpirtërore, subjekti ndërton përfytyrimin për njeriun e shprishur në shpirt, apo siç thotë autori "Varfëria e shpirtit". Vijëzimi dhe reflekset e reagimeve autoriale ndërthurin në vete preokupimin mbi varfërinë e



shpirtit të njeriut. Varfëria e shpirtit krijon tek autori gjendje të vështirë emocionale:

*Lehtë ia bëjmë me këto të mira në sofër*
*Po si t'ia bëjmë*
*Me varfërinë e shpirtit*

Këto vargje, si të tilla, shënojnë gjithnjë e më shumë ide kuptimplota, çdoherë duke paraqitur një problematikë të ndjeshme jetësore në raport me moralin jetësor. Me një ndjeshmëri të fortë, kaosi shpirtëror i njeriut konceptohet përbrenda diskursit me një çrregullim total. Funksionalizimi i tillë gjuhësor zbulon një karakteristikë shumë të rëndësishme gjatë zbërthimit të idesë kuptimore. Varfëria e shpirtit dhe theksimi i saj brenda qenies fizike shkakton humbjen e arsyes morale. Kur humb arsyeja morale në kuptimin e plotë të fjalës, dramatika jetësore është e madhe, andaj edhe jeta mbetet e pakuptimtë, kurse vdekja përjetohet rëndë. Kjo do të thotë se autori drejtpeshimin e jetës e sheh si filozofi në vete dhe vetëdija etike e saj përkufizohet nëpërmjet gjuhës figurative. Pra, përmes figurës rindërtohet ideja filozofike e jetës dhe e vdekjes. Mbitheksimi i vetmisë me një shkallëzim dramatik, por që krijon një vrullshmëri ndjenjash dhe mendimesh në kuptim të idesë, skicohet më së miri në poezinë "Njëqind vjet vetmi". Vetmia e artikuluar në strukturën e tekstit, nxjerr në plan të parë situatën e dhimbjes kur njeriu tërhiqet në vetmi absurde. Vetmia nënkupton një mbyllje të vetëflijueshme, që nganjëherë vjen si shkas i moskomunikimit me ambientin. Mirëpo, sipas autorit, vetmia krijohet atëherë kur njeriu humb besimin tek vetja dhe tek Zoti:

*Ah,*
*Vetmia qenka brenda vetes*
*Kur humbim lidhjen me shpërblyesin*
*Dhe unë qenkam vetë prodhuesi i saj*
*Si merimanga*
*Kur pa dashje kurthohet në rrjetë.*
*(Njëqind vjet vetmi)*



Krijimi i një vetmie të tillë plotësohet, me mjaft sukses, me figurën e merimangës. Vetmia e ndezur në shpirtin e njeriut prodhon në mendjen e tij situatën paradoksale të përvuajtjes shpirtërore. Pra, shpalimi gradual i njohjes së vetmisë në suaza të ligjërimit, shenjëzohet kuptimisht përmes një dëshmie jetësore. Kësisoj autori e shemb vetminë si një pakuptimësi për njeriun. Në këtë situatë të idesë së subjektit shenjëzohet përbrenda procesit edhe figura metaforike me një ndjenjë të fortë poetike. Një pikëshikim i tillë tërhiqet paralelisht edhe në poezinë "Vjeshta", që dyzohet në kujtesë shpirtërore, por që në ide jep edhe vetminë subjektive. Kjo lirikë peizazhi shpalos një botë të brendshme personale. Vjeshta në shtresën e tekstit ndërthur mesazhin e vet kuptimor gjatë përshkrimit që i bën autori:

*Më në fund erdhi*
*E zymtë floköprishur*
*Si një mërgimtare e shumëvuajtur*
*Dhe po shkel arave, trotuareve*
*Rëndë duke derdhur vrerin*
*Që i është lidhur në grykë.*

Pikërisht lidhjet e tilla shpirtërore gjakojnë, para së gjithash, mbitheksimin e situatës kohore. Mbitheksimi i situatës lidhet me kohën kur u shkrua teksti, që në brendësinë e vet bëhet shprehje kuptimësie e detajim jetësor i kësaj situate. Përshkrimi i vjeshtës shqipton historinë e dhembjes personale, domethënë vetë vjeshta si figurë përafrohet me konceptin e idesë personale. Prandaj, Milazim Krasniqi, me një gjuhë figurative, shtron ide dhe dilema të shumta etike për njeriun dhe për jetën në përgjithësi.

# Mos e tepro...!
# Teprimi në ushqime dhe pije

Zekrija Tërnava

**“O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz** (lutje), **hani dhe pini e mos e teproni, sepse Ai (All-llahu) nuk i do ata që e teprojnë** (shkapërderdhin)**.”** (Suretu el A’rafë -31)
**“Ena më e keqe që mbush njeriu, është barku i tij. Për këtë arsye, është e mjaftueshme që bijtë e Ademit ta shuajnë urinë me disa kafshata sa për ta kthyer forcën. Nëse duhet të hani, mjafton të mbushni një të tretën e barkut tuaj me ushqim, një të tretën me ujë dhe një të tretën ta lini për frymëmarrje normale”.** (Transmeton Tirmidhiu)

يَٰبَنِيٓ ءَادَمَ خُذُواْ زِينَتَكُمۡ عِندَ كُلِّ مَسۡجِدٖ وَكُلُواْ وَٱشۡرَبُواْ
وَلَا تُسۡرِفُوٓاْۚ إِنَّهُۥ لَا يُحِبُّ ٱلۡمُسۡرِفِينَ

Fillimisht në Islam Allahu xh.sh. kishte caktuar se çdo gjë që ai kishte krijuar, do të jetë në shërbimin e njeriut. Gjithashtu, kur Ai krijoi njeriun, e pajisi atë me instinktin dhe dëshirën e të ngrënit e të pirit, prandaj njeriu do të konsumonte të gjitha ushqimet dhe pijet që do t’i haste në jetën e tij, sikur Allahu xh.sh. dhe Muhamedi a.s. të mos i tregonin se çfarë lloje ushqimesh e pijesh duhet të përdorë. Andaj, parimisht, gjithçka është e lejuar nga ushqimet dhe pijet, përveç asaj që Allahu xh.sh. na ndaloi, dhe atyre për ndalesën e të cilave na njoftoi Muhamedi a.s..

Allahu xh.sh. thotë:

“Ai (All-llahu) është që për ju krijoi gjithçka që ka në tokë…” (Suretu el Bekare, 29)

Në këtë shkrim nuk do të ndalemi të sqarojmë atë që Allahu xh.sh. lejoi dhe ndaloi nga ushqimet dhe pijet, por do të sjellim atë më të paktën e domosdoshme rreth konsumimit të tyre në masën dhe mënyrën e duhur, ashtu si kërkoi Allahu xh.sh. dhe si e praktikoi Muhamedi a.s..

Është e njohur që njeriu përbëhet nga trupi e shpirti dhe që, derisa shpirti është dhuratë nga ana e Allahut xh.sh., ai ka nevojë të ushqehet me ushqime që vijnë nga Lartmadhëria e Tij, siç janë: ibadetet, namazi, zekati agjërimi...etj..

Trupi është i krijuar nga elementet e tokës, prandaj ka nevojë të ushqehet me ushqimet që janë prodhime të tokës, siç janë: prodhimet bujqësore, pemët perimet...etj.

Nëse teprimi në çështjet e ibadetit do të sillte sëmundjen e zemrës dhe dënimin tek Allahu xh.sh., gjithashtu edhe teprimi në ushqime dhe pije, do të sjellë sëmundje për trupin dhe dënimin tek Allahu xh.sh., dhe këto lloje të sëmundjeve dhe dënimeve, tërheqin njëra-tjetrën në mënyrë të vazhdueshme.

Kështu po kuptojmë se Allahu xh.sh. e ka krijuar njeriun që t’i bëjë ibadet Atij, andaj gjithçka tjetër përveç ibadetit, janë vetëm gjëra apo elemente për ta kaluar jetën dhe për ta plotësuar amanetin tonë, adhurimin e Allahut xh.sh..

Por Allahu xh.sh., edhe pse na obligoi për ta adhuruar Atë e për ibadete, ka kërkuar që ne të tregojmë maturi për të mos e tepruar, as me ekstreme pozitive, as me sosh negative, po të mbajmë një mesatare, që do të jetë shpëtuese dhe dobiprurëse për dynja dhe Ahiret.

Allahu xh.sh. thotë:

“...Ne ju bëmë ju një pupull të drejtë (një mes të zgjedhur)...” (Suretu el Bekare-143)

Ndërsa Muhamedi a.s. thotë:

“Ekstremistët janë shkatërruar, ekstremistët janë shkatërruar, ekstremistët janë shkatërruar”. (Transmeton Muslimi)

Dhe këtë Allahu xh.sh e ka kërkuar në çështjen e ibadetit, që të mos ketë teprim, prandaj nuk ka dyshim që s’ka asnjë justifikim për të mos shfaqur maturi në haje dhe pije, të cilat janë vetëm elemente për të kaluar jetën. Allahu xh.sh. na porosit duke na thënë:

“O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje), hani dhe pini e mos e teproni, sepse Ai (All-llahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin).” (Suretu el A’raf -31)

Në mënyrë të drejtpërdrejtë Allahu xh.sh. na është drejtuar për të mos e tepruar në haje dhe pije, që të tregojmë nënshtrim ndaj Fjalës së Tij dhe të mos bëhemi shpenzues pa masë a shkapërderdhës, ngase këto veti nuk janë të besimtarëve myslimanë. Gjithashtu edhe Muhamedi a.s. na ka bërë kërkesë për maturi dhe për sistemimin e barkut tonë, sepse njeriu përbëhet prej elementeve të dheut,ujit dhe ajrit, për se ka thënë:

“Ena më e keqe që mbush njeriu, është barku i tij. Për këtë arsye është e mjaftueshme që bijtë e Ademit ta shuajnë urinë me disa kafshata sa për ta kthyer forcën. Nëse duhet të hani, mjafton të mbushni një të tretën e barkut tuaj me ushqim, një të tretën me ujë dhe një të tretën ta lini për frymëmarrje normale”. (Transmeton Tirmidhiu)

Por mënyra se si hamë e pimë ne sot, në përgjithësi, është në kundërshtim me atë që kanë kërkuar Allahu xh.sh. dhe Muhamedi a.s., ngase përpiqemi të hamë e të pimë sa ma tepër, duke harruar se teprimi është i padobishëm për dynja dhe Ahiret.

Kjo sjell pasoja, shumë sëmundje dhe probleme shëndetësore tek ne si besimtarë myslimanë në këtë botë, kurse dënimin e Allahut xh.sh. e kemi në botën tjetër. Pra shumica e problemeve shëndetësore janë të ndërlidhura ngushtë me ushqimet që hamë dhe me pijet, po dhe me mënyrën se si hamë e pimë ne.

Muhamedi a.s. ka thënë:




"Barku është shtëpi e çdo sëmundjeje, e maturia është kryet e çdo ilaçi, andaj përvetësojeni ketë traditë." (Transmeton Buhariu )

Pa dyshim se ngrënia dhe pirja e tepërt dëmton trupin, zemrën dhe shpirtin. Por nga problemet shëndetësore të shkaktuara nga ngrënia dhe pirja e tepërt, si më të veçanta janë: shtypja e lartë e gjakut, trashja e trurit, probleme me frymëmarrjen, të fjeturit shumë pa kurrfarë kontrolli, sëmundjet e lukthit, mëlçia e fryrë, depresioni dhe sidomos dhjamosja apo shtim i madh i peshës.

Dhe shtimi i tepërt i peshës apo dhjamosja sot është njëra nga problemet shëndetësore me një përqindje të lartë në krahasim me të kaluarën te e cila shkaktar kryesor është ngrënia dhe pirja e pa kontrolluar, që kohëve të fundit është në ngritje e sipër, ku më së miri flasin këto të dhëna të këtij diagrami.

Dhe gjithashtu është shokues fakti se me miliona euro sot drejtohen nga shtetet dhe organizata e ndryshme për trajtimin e këtyre problemeve shëndetësore dhe të sëmundjeve me aparatura, dieta, ushqime e barna të ndryshme, të cilat do të evitoheshin pa këto mjete nëse do respektohej ajo që ka kërkuar Allahu xh.sh. dhe ajo që ka praktikuar Muhamedi a.s..

Andaj maturia dhe edukata e ngrënies dhe pijes që ka kërkuar Allahu xh.sh. dhe ka praktikuar dhe ka kërkuar që të praktikohet Muhamedi a.s., - duhet të zbatohet në jetën tonë, në mënyrë që trupi ynë të jetë në gjendje të përshtatshme për kryerjen e ibadeteve të Allahut xh.sh. dhe kryerjen e misionit tonë gjatë jetës në këtë botë.

Në rreshtat në vazhdim do të sjellim disa këshilla, të cilat do të na ndihmonin që ushqimet dhe pijet që konsumojmë, të kenë efekt pozitiv tek ne dhe që t'i përmbahemi maturisë në ushqime dhe pije, një kërkesë kjo e Allahut xh.sh. dhe gjithashtu kërkesë dhe praktikë e Muhamedi a.s..

-Moskonsumimi i ushqimeve dhe pijeve që na ka ndaluar Allahu xh.sh., dhe i atyre që Muhamedi a.s. na njoftoi për ndalesën e tyre;
- Moskonsumimi i tepërt i ushqimeve dhe pijeve, por vetëm sa është e nevojshme, dhe jo as sa është e mjaftueshme e as sa ajo plotësuese;
- Moskonsumimi i ushqimeve dhe pijeve që janë me efekte të kundërta të merren përnjëherë;
- Moskonsumimi i ushqimeve dhe pijeve para se të jenë tretur ushqimi dhe pija e mëpërparshme;
- Moskonsumimi i ushqimeve dhe pijeve të përgatitura nga shumë përbërës;
- Moskonsumimi i ushqimeve dhe pijeve që kanë shumë kalori;
- Moskonsumimi i ushqimeve dhe pijeve që nuk janë higjienike dhe as i atyre që servohen në enë jo higjienike.

*Literatura e konsultuar:*

- "KUR'AN-I - Përkthim me komentim në gjuhën shqipe."- H.Sherif Ahmeti.
- "Hallalli dhe Harami në Islam" - Dr.Jusuf Kardavi (Përkthyer nga Muhamed Mustafa e botuar me 2002 në Prishtinë ).
- "Mjekësia e të Dërguarit Muhammed a.s." - Ibn-Kajjim el Xhevzi. (Përkthyer nga Prim.Dr.Med. Sci. Ali F.Ilazi e botuar me 2003 në Gjakovë).

**Elena Avila, e konvertuar në islam dhe promotore në xhaminë e Kaseres (Caseres-Spanjë)**

# "Ndiej lehtësim si grua, që nga momenti kur jam bërë myslimane"

Elena Avila ështe një nga shumë gratë në Spanjë, që kohët e fundit kanë përqafuar Islamin.

Elena ka lindur në Saragosa dhe jeton në Kaseres së bashku me familjen e saj që para 25 vjetësh, ku edhe punon si infermiere në spitalin "San Pedro".

Elena ka një vit që praktikon fenë islame, një vendim ky për të cilin shprehet: "Ma ka ndryshuar komplet jetën". Edhe pse Elena nuk ka hasur në mirëkuptim nga familja e saj, edhe pse ende nuk e ka pëlqimin dhe pajtimin e prindërve, - ajo nuk heq dorë nga bindjet e saj fetare, megjithëse, siç rrëfen ajo, nuk është shumë e thjeshtë dhe e lehtë, por me besimin tek Zoti, mund të arrihet gjithçka.

Tani Elena është ndryshe nga ajo që ishte dikur; ajo mban rroba krejtësisht të tjera, të gjata dhe të gjera, mirëpo presioni social, siç shprehet ajo, është pengesë për realizimin e dëshirës që ka ajo, që ta mbajë kokën të mbuluar edhe në publik. Tash për tash shaminë e mban vetëm kur shkon në xhami, ku edhe është promotore e saj.

*- Si është Islami për një grua perëndimore?*

- Gjithmonë kam besuar dhe kam qenë religjioze, isha katolike por kam studiuar edhe religjionet e tjera, mirëpo nuk e gjeja veten tek asnjëra fe, aq më pak në kishën katolike.

Derisa një ditë vendosa të studioja gjuhën arabe dhe fillova të kuptoja Kuranin. Aty pashë se thuhet e vërteta. Impresionohesha sa më shumë që thellohesha në të, dhe besoj që të gjithë njerëzit kanë nevojë për Zotin dhe besimin e vërtetë.

*- Çfarë është të jesh mysliman?*

- Të jesh i përkushtuar ndaj Zotit në çdo gjë, dhe në secilin detaj dhe çast të jetës sate.

*- Si janë ditët?*

- Që kur zgjohesh, vazhdimisht je në kujtime për Allahun dhe bën gjithçka për ta falënderuar Krijuesin e këtij gjithësie, dhe, kur arrijnë orët e lutjeve, lutesh, po, kur qëllon të jem në spital, pres që lutjen ta kryej në shtëpi, sepse aty në spital nuk ka një vend të përshtatshëm, ku të kryej namazin dhe nuk më lejohet të ndërpres punën. Mirëpo Islami njihet për lehtësirat, andaj unë e vonoj pak namazin, por jo edhe të dalë nga koha e tij. Ne femrat, p.sh., na liron nga namazi dhe agjërimi gjatë ciklit mujor, pra ka lehtësime, sidomos për femrat.

*- Vendimi që ke marrë a ka qenë i pranueshëm për familjen dhe vendin ku punon?*

- Jo, nuk ka qenë aspak i lehtë. Vitin e kaluar sikur çdo gjë të kishte rënë mbi mua. Shkova në Marok për të mësuar më shumë rreth Islamit dhe atje e thashë shehadetin-dëshminë, dhe u ktheva pikërisht në muajin Ramazan dhe fillova të agjëroja. Familja ime nuk e pranoi, vajzat e mia u pajtuan, po prindërit e mi assesi.

Në vendin e punës nuk pata probleme. Përballova disa shaka rreth Ramazanit dhe përshëndetjes islame dhe asgjë më tepër. Por, në përgjithësi, njerëzit nuk kuptojnë, ata mendojnë se unë jam e mërzitshme.

*- Pse mendon që ndodh kjo?*

- Për shkak të zërit jo të mirë që sot kanë myslimanët dhe lajmeve që jepen rreth tyre, që e bëjnë Islamin të njëjtë me terrorizmin dhe makizëm (burrëri), e kjo natyrisht që nuk është ashtu. Ata mendojnë që gratë e vënë mbulesën për shkak se i detyrojnë burrat, po kjo është gënjeshtër.

Unë dëshiroj të vë mbulesën edhe në punë, por e vë vetëm kur shkoj në xhami, dhe para disa ditësh, m'u drejtuan disa fëmijë duke më thënë



*Kaseres - Spanjë*



“Shihe, Al-kaidan”!. Mirëpo, gjërat duhet t’i marrim dalëngadalë.

*- Jeni e martuar me një maroken mysliman, a ka pasë të bëjë kjo me vendimin tuaj për konvertim?*

- Unë isha myslimane më parë se të jemi njohur dhe doja të formoja një familje islame, sepse ka vlera që tashmë i kanë humbur familjet e tjera dhe ndarja ime me burrin e parë kishte të bënte me dëshirën time për t’u bërë myslimane, një gjë që na ka larguar bukur shumë.

*- Si do t’i edukoni vajzat tuaja?*

- Kam mësuar nga Kurani që feja nuk është imponim; ato janë katolike dhe do të vendosin se çfarë dëshirojnë të bëhen. Unë mundohem të bëhen persona të mirë, të sinqerta dhe me vlera. Myslimanët nuk imponohen, dhe ky është një mësim, jo vetëm që është fe, po edhe metodë e jetës.

*- Në se ka ndryshuar jeta juaj?*

- Unë vazhdoi të jem e njëjta, por nuk pi alkool, nuk ha mish derri, e kam lënë edhe duhanin dhe nuk vishem si më parë. Për mua është me rëndësi të më identifikojnë si myslimane dhe të më respektojnë si të tillë.

Kurani thotë që gruaja nuk ka të drejtë t’i tregojë bukuritë e saj, dhe unë mendoj që plotësisht me të drejtë.

Me veshjen islame, ndihem komode, atraktive dhe tamam femër, dhe nuk kam nevojë të shpenzoj 50 a 100 euro për rroba, sepse me diçka të thjeshtë dukem bukur, dhe si grua kam ndier lehtësi të madhe.

*- Femra arabe shihet në botë si grua e cila është e nënshtruar ndaj burrit dhe nuk ka të drejtat e saj?*

- Këtu ngatërrohet kultura dhe tradita e ndonjë vendi me Islamin. Në Spanjë ka më tepër makizëm (burrëri) sesa në disa vende arabe. Në Islam gruaja pa dyshim se ka të drejtat e saj. Edhe pse nuk është e obliguar ta mbajë familjen, ajo ka të drejtë të punojë, sepse ky obligim normalisht që u takon burrave. Islami është ai që ka konsideratë për të drejtën e femrës dhe këtë e ka më me prioritet sesa religjionet e tjera.

*- Sa e njihni ju Kuranin?*

- Jam në kontinuitet. Eshtë një mësim për gjithë jetën. Në fillim e kam lexuar në gjuhën spanjolle, por më është dukur i mërzitshëm përderisa kam filluar ta lexoj në gjuhën arabe.

*- Çfarë gjetët në Islam që nuk kishte katolicizmi apo fetë e tjera?*

- Lehtësimi i besimit. Aty e kam kuptuar se nuk ke pse të besosh në dogma strikte dhe misterioze, siç është trinia.

Pra, thjesht më është këputur mendimi se cilit shenjt apo cilës virgjëreshë t’i lutem. Gjithashtu ka lehtësime në rite, kemi vetëm muajin e Ramazanit, therjen e kurbanit, pesë namazet ditore, shkuarjen në Mekë po të kemi mundësi etj.

*- Atentatet, luftërat që bëhen, i mvishen Islamit dhe krijojnë frikë nga Islami. A justifikohet kjo?*

- Po, por kjo është krejt falë medieve që fajsojnë arabët dhe myslimanët në përgjithësi. Kjo është njëlloj sikur e gjithë Spanja të identifikohej me organizatën terroriste ETA. Individë apo organizata të caktuara terroriste nuk mund të përfaqësojnë të gjithë myslimanët. Gjithmonë kam dashur të di se ç’lidhje ka 11 Shtatori me Islamin, ç’e lidh atë. Kam kërkuar informacione dhe në këtë konflikt mund të them se ka interes politikoekonomik e nuk ka të bëjë asgjë me religjionin.

*- A mendoni ta vizitoni Mekën?*

- Gjithsesi, kur do të më jepet mundësia. Do të ndihesha më e lumtura.

*Përktheu:*
***Amire Prebreza -Sopjani***

# Hazreti Saffija (r. anha)

## Halla e Pejgamberit tonë

**Mustafa Erish**

Hazreti Saffija radijallahu anha, halla e dashur e Resululahut s.a.v.s…. Motra e Hz. Hamzës (r.a.)… E ëma e dashur e Zubejr ibni Avam-it (r.a.)…. Prej myslimaneve të para…Një zonjë ashabe guximtare dhe e shkathët. .

Gruaja e parë në Islam që mori pjesë në luftë me shpatë në dorë…Ajo ishte e bija e Abdulmutalibit. E ëma e saj ishte Hale binti Vehbit. Tezja e profetit, dhe motra Hz. Amines. Në kohën e injorancës ishte martuar me Haris ibni Harbin dhe kishte lindur një djal. Pas vdekjes së Harisit e bashkoi jetën me vëllanë e Nënës sonë, Hz. Hatixhes, Avam ibni Huvejlid. Nga kjo martesë patën tre djem: Zubejr, Saib, dhe Abdulkabe. Hz. Saffija nipin e dashur, Pejgamberin tonë e donte shumë. Që nga vegjëlia kujdesej shumë për të: Për të mos i përkujtuar ndjenjën e nënës, për të sakrifikoi çdo gjë. Supozonte se në të ardhmen për njerëzit ai do të kishte një shërbim të rëndësishëm dhe priste me padurim të rritej sa më shpejt. Në Mekë të gjithë miqtë dhe armiqtë nipin e saj, Muhamedin, e donin dhe i besonin pa ngurruar. Atij Kurejshitët ia dhanë ofiqin ”Muhamedul Emin”. Kaluan vite dhe nipi i dashur u ngarkua me pejgamberi. Filloi t'i thërriste njerëzit në fenë islame. Allahu xh.sh. zbriti ajetin: ”Dhe tërhiqju vërejtjen farefisit tënd më të afërt. E të jesh i butë ndaj besimtarëve që të pranuan ty”. (sure Shu'ara, 214-215)

Pas kësaj i dërguari ynë mblodhi farefisin dhe u tha: ”O Kurejshitë! Shpëtoni veten nga zjarri. O pasardhësit Hashimi! O pasardhësit Abdylmutalib! Shpëtoni veten nga zjarri. Oj Fatime, e bija e Muhamedit! Oj Saffija, e bija e Abdul-Mutalibit. Shpëtoni veten nga zjarri. Unë nuk mund t'ju parandaloj dëmin që vjen nga Allahu. Por nga pasuria ime, kërkoni ç'të doni”. Hz. Saffija dhe djali Zubejri së bashku u nderuan me fenë islame. Nuk treguan ngurrim në pranimin e besimit. Pejgamberit tonë të dashur i dhanë përkrahje të madhe. Punuan shumë për përhapjen e Islamit. Hz. Saffija bëri shumë përpjekje që vëllai i saj, Ebu Lehebi, të bëhej mysliman. Por fati i çuditshëm, Ebu Lehebi nipit të dashur i shpalli armiqësi. Myslimanëve u bëri tortura. Resulullahun donte ta pengonte. E ofendonte dhe e mundonte. Hz. Saffija (r.anha) mundohej vazhdimisht ta mbronte nipin nga politeistët. Një ditë dëgjoi se Ebu Lehebi e ofendoi dhe i theu zemrën nipit të saj. Shkoi drejt pranë tij dhe me një përkëdhelje miqësore i tha: ”Ebu Leheb!.. A të ka hije ty të mos i ndihmosh djalit vëllait dhe fesë së tij?. ”Dijetarët e Ehli-Kitabit tregonin se do të dilte një pejgamber nga prejardhja e Abdul Mutalibit. Ja ky pejgamber është nipi ynë, Muhamedi”. Dëshironte që Ebu Lehebin ta fitonte në Islam. Por çdo gjë ishte e caktuar. Sytë e Ebu Lehebit i ishin mbyllur në urretje dhe inatosje. Duke thënë “Kryesishtë fjalët e grave për burrat janë lidhëse e këmbëve”, shfaqi një gjendje poshtërsie. Nuk besoi prej inatit me mendjemadhësi dhe krenari. Nuk dëshiroi ta donte nipin, të dashurin e të gjithëve. Por më tepër e mori përballë tij. Hz. Safija e kuptoi se nuk ishte e mundshme t'i sqaroje të vërtetën Ebu Lehebit, dhe Ligjësinë e tij, prandaj u largua prej tij në një gjendje mërzie. Hz Safija nuk mundi ta bindte Resulullahun që ta ndihmonte vëllanë e saj. Po të birin, Zubejr ibni Avamin, është munduar ta përgatisë si një flijimtar të tij. Ajo ishte një nënë e disiplinuar. Mësimin e të birit e ndiqte me përpikëri. Dashurinë, dhembshurinë atij ia ndjeu në çdo rast. Por, në qoftë se lind nevoja për rritjen e tij sa më të mirë, - edhe t'ia ngrihte veshin dhe t'i mrrolte sytë. Sepse mësimi kërkonte seriozitet, disiplinë dhe përpikëri. Eshtë munduar me trup e me shpirt që ta rrisë Zubejrin me këto veçori halla e dashur Hz. Safija (r. anha). Me të vërtetë Zubejri që në rini ishte bërë hero dhe flijoi jetën për fenë islame. Profeti a.s. tha: ”Çdo pejgamber ka pasur ndihmëtarë havari. Havariu im



është Zubejri” Në këtë jetë është lajmëruar për Xhennet. E dashura halla Hz. Safija (r. anha) kishte nderin të ishte nëna e njërit prej dhjetë ashabëve që, sa ishin gjallë, të lajmëroheshin për Xhennet. Në rrugën e Zotit dhe të dërguarit sakrifikoi, punoi me trup e shpirt për përhapjen e Islamit. Kur filloi të shtohej dhuna e politeistëve në Mekë, së bashku me të birin, Zubejrin, emigruan në Medinë. Nipi i dashur i të Dërguarit tonë (s.a.) edhe atje nuk e la të vetëm.

Ajo ishte një zonjë guximtare në Islam, syri i se ciles nuk trembej, dhe ishte një njeri me shkathtësi të jashtëzakonshme. Nga gratë e ashabëve ishte gruaja e parë në Islam që mori pjesë në luftë. Ajo ishte gruaja e parë myslimane që përmendej në histori që vrau një mashkull politeist. Ngjarja tregohet kështu: Dielli i dy botëve, I Dërguari ynë, në kohën kur dëshiroi të shkonte në luftën e Uhudit, vendosi familjet dhe gratë e ilakave, vajzat, fëmijët në rezidencën më të qëndrueshme dhe më të lartë, në shtëpinë e Hasan ibni Sabit. Hasanin, për shkak se ishte i moshuar dhe çalaman, nuk e mori në luftë po e la në shtëpi. Kur lufta e Uhudit ishte acaruar, një jahudi gjeti rastin t’i afrohej shtëpisë ku gjendeshin gratë. Ai deshi t’i vriste njerëzit e pambrojtur. Këtë e hetoi Hz. Safija (r. anha) dhe menjëherë i tregoi Hasanit për gjendjen. I tha: ”Shko afër atij jahudiut dhe mbyte”. Hasani ishte edhe i moshuar edhe i sëmurë. Mua më tha: “Oj vajza e Abdyl Mutalibit, Allahu ty të ruajttë. Po të kisha fuqi për të zbritur tek ai, do të kisha luftuar në Uhud me Resulullahun (s.a.)”. Prandaj Hz. Safija (r. anha) ishte e ngarkuar me detyrën që i mbeti, mori një shtyllë të çadrës apo një shkop dhe zbriti poshtë. Që të mos ikte njeriu, e hapi derën ngadalë dhe menjëherë e godit me shkopin në kokë. Jahudiu, nga goditjet që mori, nuk mundi të ngrihej më dhe vdiq. Kështu që Hz. Safija (r.anha) parandaloi një rrezik shumë të madh. Pastaj doli në vendin më të lartë të shtëpisë dhe filloi të vëzhgonte fushën e luftës. E pa se myslimanët ishin dobësuar, bile filluan të vinin lajmet e humbjes së disfatës. Filloi të ndiente një dhimbje në zemër. Brengosej se mos politeistët do të dëmtonin nipin e dashur. Më në fund, s’mundi të duronte, mori në dorë një shpatë dhe me disa gra u nis në rrugë për në Uhud. Luftëtarin e parë që takoi, e pyeti për gjendjen e Resulullahut (s.a.). E kuptoi që ishte gjallë, por i vëllai, Hamzai kishte rënë dëshmor. Në një dorë shpatën në dorën tjetër ushtën, dhe u nis me vrap në fushën e luftës me urrejtjen për hakmarrje. Dëshironte të shihte kufomën e vëllait dëshmor. I Dërguari e pa hallën e dashur me shpatë dhe me ushtë në dorë dhe birit të saj, Zubejrit, i tha dhe e urdhëroi: ”Ktheje nënën, të mos e shohë kufomën e vëllait, Hamzait“. Zubejri (r.a.) vrapoj dhe i doli në pritje: ”Nënë, nënë e dashur!.. Resulullahu të ka thënë të largohesh prej këtu”. Por, Hz. Safija(r. anha)dëshironte të shihte së paku kufomën e të vëllait”. Me shumë durim dhe nënshtrim, i tha të birit: ”Nëse do të kthehem pa e parë se ç’i kanë bërë vëllait tim, unë e di që e kanë prerë e copëtuar. Vëllai im pësoj në fatëkeqësi për Allahun. Athua ka pozicion më të lartë se ky? Ne në rrugë të Zotit tregojmë kërkesë edhe më shumë se ky pësim. Inshallah durimin dhe shpërblimin do ta presë nga Zoti”. Hz. Zubejri (r.a.) nga fjalët dhe insistimi i s’ëmës, shkoi dhe i lajmëroi Diellit të dy botëve, të Dërguarit. I Dërguari, pasi i besonte qëndrueshmërisë dhe dashamirësisë së hallës së dashur, urdhëroi dhe tha: ”Atëherë, lëreni ta shohë”.

Hz. Safija (r.anha), me shpatë dhe ushtë në dorë, me shikime tmerruese, kur e pa Resulullahun (s.a.), i tha: “O i Dërguar i Zotit:Ku është biri i nënës sime, Hamzai?”. Dhe i Dërguari i tha: ”Ai është në mesin e dëshmorëve”. Kur e pa i Dërguari hallën e dashur sikur sytë t’i kishin dalë nga gropat, me qëllim që mendja të mos i prishej dhe të mos i ngjante gjë e keqe, dorën e tij ia mbështeti në gjoksin e saj e u lut për te. Hz. Safija (r.anha) u qetësua sadopak nga lutja e të Dërguarit. Shkoi pranë kufomës së vëllait, Hz. Hamzait, organet e trupit të të cilit ishin të prera dhe trupi i bërë copa copa... Përballë kësaj ngjarjeje të tmerrueshme, filloi të qante e përmbajtur. E heshtur, e heshtur, lotët i rridhnin në zemrën e saj. Një durim shumë i madh, qetësi dhe, me një mbështetje tek Zoti, me një gjendje të durueshme, tha: ”Inna lillahi ve inna ilejhi raxhiun”. ”Ne jemi rob të Zotit dhe tek Ai do te kthehemi”, dhe lexoi ajetin 156 të sures Bakara në përkthim. Gjeti prehje në pafundësinë dhe e përkulur para fatit. Tregoi dorëzim dhe lutje ndaj dëshirës së Zotit. U largua prej andej me durim dhe pikëllim. Dielli i dy botëve ishte gëzuar shumë që halla e dashur tregoi durim dhe qëndrueshmëri. Atë e sihariqoj kështu: ”Erdhi tek unë Xhebraili alejhi selam dhe tha se është shkruar në rangun e engjëjve, se Hamzai është “Luani i Zotit dhe të dërguarit të Tij”.

Hz. Safija (r.anha), krahas durueshmërisë dhe trimërisë së saj, është e njohur edhe si poete. Ajo kishte një shpirt të patrembur me një ndjenjë të zgjuar dhe ishte një zonjë myslimane që kishte aftësi të lexonte poezi. Eshtë e njohur poezia që lexoi pas vdekjes së Resulullahut. Ajo kishte thënë kështu:

*“O i dërguar i Zotit, ti na ishe burim i fatit.*

*Ti ishe ai që na bëre mirë e nuk na solle vuajtje.*

*Ti ishe ai që na mësove, na udhëzove në rrugë të drejtë dhe na mbrojte.*

*Për të dërguarin e Zotit qofshin të flijuar nëna, tezja xhaxhai dhe daja, më pastaj nefsi im.*

*Po të lejonte Allahu të qëndroje me ne, do të ishim të lumtur, por Urdhri i Allahut është që vlen*

*Përshëndetja e Zotit qoftë mbi ty, o i dërguar i Zotit!*

*Le të të vendosë në Xhennetet e Adnit.*

*Përktheu nga turqishtja:*
***Esma Morina***
*Marrë nga revista “ALTINOLUK”*
*Nr. 196. qershor 2002*

# Të drejtat dhe pozita e femrës në Islam

**Xhafer Fejziu**

Me fillimin e zbritjes së Kuranit, u reflektuan edhe përmirësimet e para individuale dhe sociale, duke i dhuruar të drejtat e veta çdokujt, pa marrë parasysh gjininë, racën, ngjyrën dhe kombin. Islami të gjithë njerëzit i trajton të barabartë. Në Islam personaliteti ndërtohet me çiltëri, dituri dhe moral, e jo me gjini dhe racë. Islami ngriti lart pozitën e femrës, duke e liruar nga të gjitha llojet e robërisë. Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj Që ju krijoi prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën tjetër (shoqen e saj), e prej atyre të dyve u shtuan shumë burra e gra… (En-Nisa, 1).


سورة النساء — الجزء الرابع

نصف الحزب ٨

بسم الله الرحمن الرحيم

يَا أَيُّهَا النَّاسُ اتَّقُوا رَبَّكُمُ الَّذِي خَلَقَكُم مِّن نَّفْسٍ وَاحِدَةٍ وَخَلَقَ مِنْهَا زَوْجَهَا وَبَثَّ مِنْهُمَا رِجَالًا كَثِيرًا وَنِسَاءً وَاتَّقُوا اللَّهَ الَّذِي تَسَاءَلُونَ بِهِ وَالْأَرْحَامَ إِنَّ اللَّهَ كَانَ عَلَيْكُمْ رَقِيبًا ١ وَآتُوا الْيَتَامَىٰ أَمْوَالَهُمْ

Islami rregulloi në mënyrë të saktë ruajtjen e personalitetit të gruas, duke i dhënë të drejtën që ajo vet të vendosë për ardhmërinë e saj; rregulloi pozitën e saj në shoqëri dhe obligimet në jetën e përditshme. Caktoi përgjegjësinë e saj kur është vajzë, sistematizoi jetën e saj si bashkëshorte e ndershme, duke kryer obligimet që i takojnë. Kurse, për sa i përket rolit të saj si nënë, Islami e ngriti në piedestalin më të lartë, e bëri që ajo të jetë shkolla e parë për edukimin e fëmijëve që do të jenë gjeneratat e së ardhmes.

Ndoshta mu këtu qëndron urtësia që Islami i dha nderime të veçanta femrës, ngase ajo, duke pajisur fëmijën me moral dhe edukatë të lartë, i hap shtigjet ndërtimit të shoqërisë në baza të shëndosha. Për kryerjen apo moskryerjen e obligimeve të saj ndaj shoqërisë, Islami përcaktoi se ajo vetë do të jetë përgjegjëse për veprat e saj. Allahu xh.sh. thotë: "Askush nuk do të bartë barrën e tjetrit". (El-En'am, 164).

Në fenë islame gruaja është një entitet i pavarur dhe, sipas kësaj, një qenie plotësisht njerëzore. Islami asaj i drejtohet drejtpërdrejt dhe nuk i qaset me ndërmjetësimin e meshkujve. Femra, sipas normave islame, ka të drejtë për liri të plotë të shprehjes së mendimeve të veta. Si rast mjaft domethënës është veprimtaria e Aishes r.a., e cila ishte mjaft e dëgjuar për përpjekjet e saj të palodhshme për t´i paraqitur mendimet e veta juridike.

Po ashtu, është shumë me rëndësi të theksohet se rregullat juridike islame i dhanë gruas të drejtën e trashëgimisë, që nuk e gëzonte më përpara. Allahu xh.sh. thotë: "Meshkujve u takon pjesë nga pasuria që e lënë prindërit e të afërmit (pas vdekjes), edhe femrave u takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, u takon pjesa e caktuar (nga Zoti)". (En-Nisa, 7).

Është e vërtetë se e drejta e trashëgimisë është e të dy gjinive, edhe pse femra trashëgon një sasi më të vogël, por kjo ndodh për shkak se për mirëmbajtje të familjes janë të obliguar meshkujt e jo femrat, se femra merr mehrin nga burri, kurse mashkulli duhet ta paguajë atë. Në këtë mënyrë, Islami ishte dhe do të mbetet luftëtar i përbetuar kundër të gjithë atyre që vajzat e veta i torturonin dhe i mbytnin, pa marrë parasysh frikën nga varfëria apo arsye të tjera që nxirreshin për ta justifikuar këtë krim.

Kurani nuk kërkon që vetëm myslimani të bëjë vepra të mira dhe të largohet nga të këqijat. Ai obligon që myslimani t'i udhëzojë edhe të tjerët për të mirë dhe t'i largojë nga e keqja. Ky është nga detyrimet më të rrepta Islame. Në shumë ajete kuranore përmendet me theks të veçantë. Po ashtu edhe një numër i madh hadithesh bëjnë fjalë për rëndësinë dhe vlerën e madhe të këtij obligimi.

Udhëzimi për vepra të mira dhe për të ndaluar nga e keqja, është një funksion mjaft i rëndësishëm shoqëror, për se duhet të inkuadrohen patjetër edhe burrat edhe gratë, secili sipas mundësive dhe aftësive të veta. "Ai prej jush që sheh ndonjë të keqe, le ta ndalojë, së pari me dorë, pastaj me gjuhë (me këshilla), e nëse nuk mundet, atëherë me zemër (le ta urrejë)". Kjo përgjegjësi mjaft e madhe shoqërore, funksion i rëndësishëm e i ndershëm, nuk është vetëm privilegj i burrit. Nga ajetet kuranore që përmendëm, shihet qartë se në të merr pjesë të barabartë njësoj edhe gruaja, edhe ato bartin një pjesë të përgjegjësisë. Marrin pjesë në shpërblim për kryerjen e obligimit dhe në dënim për moskryerjen, siç thekson Kurani. Duke marrë parasysh se ky funksion është në një masë mjaft të madhe i përbashkët, me një fushë shumë të gjerë të aksionit, i cili përfshin përafërsisht të gjitha instancat shoqërore e shtetërore dhe i inkuadron në vete, - shihet se gruaja mund të zërë vend në të gjitha ato instanca dhe ajo e drejtë nuk mund t'i merret. Është e qartë se të gjitha instancat, secila në mënyrën e vet, merr pjesë në kryerjen e këtij funksioni. Funksioni i udhëzimit për vepra të mira dhe ndalim nga e keqja, u detyrohet të gjithë individëve dhe të gjitha instancave. Në to bëjnë pjesë: mjetet e informacionit, letërsia, gjykatat, shkollat etj. Parimisht, sipas Kuranit, gruas duhet t'i hapen patjetër dhe kudo dyert.

Fjala e saj duhet të dëgjohet, edhe ajo duhet të ketë vlerën e vet shoqërore. Islami i ka siguruar asaj këtë të drejtë. Ajo ka të drejtë që çdokund, në çdo forum, ta thotë fjalën e vet dhe të ngrihet për t'i mbrojtur të drejtat e saj. Një sure e tërë quhet "Muxhadele", sipas diskutimit të Havla bint Thalebit, gruas së Evs bin Samit. Në të vërtetë, burri i saj, Evsi, pasi ajo i lindi fëmijë dhe arriti në moshë, vendosi ta lëshonte. Kjo ishte mënyra për ta lëshuar gruan në kohën e injorancës. Ajo erdhi tek Muhamedi a.s. dhe iu ankua për këtë. "Burri im i martuar me mua, kur unë isha e re, tash, pasi kam arritur në moshë dhe pasi i kam lindur fëmijë (pasardhës), dëshiron të më lëshojë. A mund të më ndihmosh, o Pejgamber i Zotit?" "Asgjë nuk më është shpallur për ty – i tha Muhamedi a.s. – andaj të konsideroj të lëshuar, - vazhdoi ai, - dhe haram për të". "A thua, vallë, atë që më tha burri im, e konsideroni shkurorëzim, - vazhdoi të polemizonte Havla me Pejgamberin a.s. - Unë i kam

fëmijët e vegjël, nëse shkojnë me të, do të jenë të humbur. Nëse i marr unë, do të vuajnë nga uria". Pastaj u drejtua nga qielli dhe tha: "O Zoti im, Ty të lutem që, përmes Pejgamberit Tënd, ta zgjidhësh çështjen time". "Vërtet, Allahu dëgjoi fjalët e asaj që bisedoi me ty lidhur me burrin e vet, që u ankua tek Allahu; prandaj Allahu e dëgjon bisedën tuaj, Allahu dëgjon çdo bisedë dhe sheh çdo punë" (El Muxhadele, 1). Kurani e bëri të pavlefshme mënyrën pagane për lëshimin e gruas "dhihar" duke e krahasuar atë me nënën… "Gratë tuaja, prej të cilave largoheni me dhihar nëna tuaja, (duke krahasuar shpinën e gruas me atë të nënës)" (El Ahzab,4).

Ky është një vlerësim i çmueshëm i gruas dhe mendimit të saj. Ajo bisedoi me Pejgamberin a.s., kërkoi të drejtat, mbrojtjen dhe dinjitetin e saj njerëzor. Kurani këtë polemikë e regjistron, e merr nën mbrojtje gruan dhe e miraton qëndrimin e saj, duke e anuluar "dhiharin", traditën pagane.

Me një rast tjetër, po ashtu është marrë parasysh qëndrimi i gruas, është vërtetuar mendimi i saj dhe është afirmuar si faktor i rëndësishëm, mendimi i së cilës duhet të çmohet dhe të merret parasysh sikur mendimi i burrit. Njëherë, Omeri r.a., duke ligjëruar hytben, apeloi nga minberi që të pakësohet mehri. Njëra nga gratë e pranishme e kundërshtoi dhe citoi ajetin e Kuranit, ku thuhet se mehri është e drejtë e gruas dhe se atë nuk guxon askush t'ia mohojë. Omeri menjëherë e korrigjoi veten dhe tha: "Gruaja ka të drejtë, kurse Omeri ka gabuar".

Vështirë është të imagjinosh që gruaja të ketë përjetuar ndonjëherë një njohje të këtillë dhe që ndonjë shoqëri t´ia ka njohur këtë status. Në polemikë me Pejgamberin a.s., në Kuran i jepet e drejtë dhe pranohet qëndrimi i saj. Në bazë të mendimit të saj, Islami sjell dispozita të posaçme për anulimin e një praktike të mëparshme në lidhje me martesën. Kjo mirënjohje duket edhe më e vlefshme nëse kthehemi 14 shekuj mbrapa. Atëherë Islami i dha gruas një status të këtillë shoqëror. Sikur të ishte zhvilluar edhe më tej kjo ide dhe femra myslimane t'i kishte shfrytëzuar të drejtat e veta paralelisht me zhvillimin e shoqërisë dhe ta kishte kryer rolin e saj shoqëror, situata e saj dhe situata e myslimanëve do të ishte krejtësisht ndryshe nga kjo që është.

Që të mund të kryejë me sukses detyrën dhe rolin e saj që ia ka caktuar Islami, gruaja duhet të jetë e aftë fetarisht dhe profesionalisht. Ajo duhet të arsimohet në të gjitha fushat. Në këtë drejtim nuk ka kurrfarë dallimi në mes burrit dhe gruas. Zbritja e ajetit të parë dhe urdhri "Ikre"- "mëso", i dedikohet edhe burrit edhe gruas. Ajo duhet të bëjë gara në të arriturat shkencore. Ajo, siç u tha, në çdo aspekt është e barabartë me burrin. Për shkakun pse nuk është e aftë dhe e gatshme ta kryejë detyrën e vet, mund të jetë fajtore shoqëria që ka lënë pas dore rolin e saj dhe nuk kujdeset mjaft për obligimin e saj, e jo paaftësitë e saj natyrore. Sigurisht që edhe gruaja posedon potenciale aftësish të njëjta natyrore, sikurse edhe burri. Zhvillimi i këtyre aftësive varet ekskluzivisht nga kujdesi dhe kushtet. Nëse pjesëmarrja e gruas në zhvillimin e deritashëm ka qenë shumë më e vogël se pjesëmarrja e burrit, ajo ka qenë vetëm për shkak se gruaja është përjashtuar nga rrjedhat shoqërore.

Duke pasur parasysh obligimet e barabarta, nga aspekti islam, gruaja duhet të arsimohet njësoj sikur burri. Këtë më së miri e ka sqaruar Muhamedi a.s., kur thotë: "Dituria, kërkimi i diturisë është obligim (farz) për cdo mysliman dhe myslimane". Këtu nuk bën të ketë kurrfarë diskriminimi. Gruaja duhet t´i njohë shkencat islame dhe parimet islame sikur burri, sepse është e obliguar me të njëjtat detyra. Çdo gjë që duhet të dijë mashkulli në lidhje me dispozitat fetare, duhet të dijë edhe ajo. Nuk lejohet të dijë asgjë më pak se mashkulli nga dispozitat e besimit, lutjes, moralit dhe jetës ekonomike-shoqërore etj.

Në bazë të mësimeve islame, gruaja i ka të hapura dyert e të gjitha funksioneve shoqërore, politike, ekonomike dhe shkencore, prandaj ajo natyrisht duhet të aftësohet për kryerjen e tyre. Siç dihet, gruaja qeveris pasurinë e vet, e punon atë dhe e shton, zgjedh mënyrat e eksploatimit, shfrytëzimit dhe të depozitimit.

Prandaj ajo duhet të udhëzohet për format e tregtisë dhe parimet e jetës ekonomike. Sipas Sheriatit, ajo, nga aspekti juridik, është e aftë të lidhë kontratë të vlefshme për shitblerje, të bëjë marrëveshje juridikisht të vlefshme.

Gruaja myslimane duhet të udhëzohet patjetër, bile edhe në shkathtësitë dhe strategjinë luftarake, sepse edhe ajo është e obliguar ta mbrojë atdheun dhe të luftojë kundër armikut. Buhariu; në përmbledhjen e tij të njohur të hadithеve, ka ndarë një kaptinë me titullin "Pjesëmarrja e grave në luftë me luftëtarët në rrugën e Zotit". Rrëfen një grua, e cila thotë: "Kemi marrë pjesë së bashku me Pejgamberin e Zotit në një luftë. U kemi dhënë ujë luftëtarëve, u kemi bërë shërbime të ndryshme dhe i kemi bartur të plagosurit dhe të vdekurit në Medinë". Një tjetër rrëfen: "Unë kam marrë pjesë me Pejgamberin e Zotit në shtatë ekspedita ushtarake. E kam përgatitur ushqimin, i kam shëruar të plagosurit dhe i kam ndihmuar të rraskapiturit". Enesi tregon se Ummi Selemi dhe shumë gra të tjera të ensarëve kanë marrë pjesë në beteja të ndryshme, u kanë dhënë ujë luftëtarëve dhe janë kujdesur për të plagosurit".

Është e domosdoshme që gruaja si nënë të arsimohet më tepër. Ajo duhet të jetë pedagoge dhe psikologe shumë e mirë. Në duart e saj formohet dhe edukohet njeriu. Ky është një funksion jashtëzakonisht i rëndë dhe i ndërlikuar. Edhe më tragjike është pse pozita e femrës – nënës në mjediset myslimane është lënë pas dore. Çështja e arsimimit të fëmijëve vajzave, për fat të keq, është mjaft e diskutueshme. Arsimimi i tyre kundërshtohet. Ne shumë herë në raste të ndryshme i kemi bërë vështrim kundërshtimit të arsimimit të tyre dhe kemi treguar se një gjë e tillë është me karakter paraislam.

Ju këshillojmë të merrni parasysh të drejtat e grave, dhe për këtë të keni frikë Allahun. Ju i morët gratë si amanet nga Zoti; duke dhënë fjalën në emër të Allahut xh.sh., ju u bekuat me nderin dhe virtytin e tyre. E drejta e grave mbi ju është që t´u siguroni rrobat dhe ushqimin në përshtatje me fenë dhe traditën.

Nga gjithë kjo që u tha, nënkuptohet se të drejtat dhe liritë që i dhuroi Islami gruas qysh para 14 shekujve, janë të atilla që edhe sot e kësaj dite në shumë vende të botës, femrat ëndërrojnë për një liri të tillë. Sa për ilustrim po paraqesim nenin 217 të ligjit francez mbi të drejtat personale, që thotë: "Femra nuk ka të drejtë që pasurinë e saj t'ia falë dikujt, dhe as t'ia huazojë e as të bëjë kurrfarë kontrate pa pëlqimin e burrit apo pjesëmarrjen drejtpërdrejt të tij në kontratë".

*Literatura:*


- Kur'ani, përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
- Tefsir Ajatul Ahkam, Muhamed Ali Sabuni, Bejrut, Liban.
- E drejta Familjare në Islam, boton Mexhlisi Shura i BIM, Shkup, 1996.
- Gruaja ne Islam, prof. Dr. Beqir Topalliogllu, Stamboll, 2000.

# Tetë marsi - simbol i nënçmimit

Pas shumë shekujsh të robërisë dhe nënçmimit, pastaj të emancipimit dhe barazisë së rrejshme; më mirë të thuhet formës së re të turpërimit; jomyslimanët i kanë ofruar gruas këtë manifestim nënçmues – TETË MARSIN. ***I kanë ofruar ditën e grave!*** Me këtë e kanë pranuar se të gjithë sistemet e tyre të mëhershme nuk i kanë dhënë femrës vendin e vet në shoqëri, sepse nuk e kishte atë ditën e vet. Edhe sa kohë do të kalojë që nga "zemërgjerësia" e vet t'i ofrojë tërë muajin, madje edhe vitin? Nuk duhet pritur, sepse kjo as që do të ndodhë ndonjëherë; sepse ***gruaja*** të drejtat e saj, nderin, kujdesin dhe dinjitetin ***mund t'i fitojë vetëm në Islam.*** Pas tetë marsit dhe mashtrimeve të tjera të ngjashme, qëndrojnë njerëzit; bile njerëz me tipare të këqija; kurse pas Islamit është Allahu i Madhërishëm, dispozitat e të Cilit janë kulmi i urtësisë dhe drejtësisë.

Tetë marsi është simbol i cili spikat dy porosi: kujtimin e çastit kur gruaja u bë e barabartë me burrat; shfaqjen e kujdesit të veçantë ndaj grave atë ditë. Nëse shohim si zbatohet porosia e parë, do të vëmë re gjërat vijuese: - Nuk kanë arritur të fitojnë barazinë në aspektin fizik, aftësinë për të kryer njësoj punë të rënda fizike (të shumtën, për të njëjtën punë gruaja merr pagë më të vogël se burri); e kanë nxjerrë (gruan) në rrugë që të mos i edukojë fëmijët dhe kështu i kanë zvogëluar ndjenjën e amësisë, por këtë nuk ia kanë zëvendësuar me ndjenjën e të qenit baba; e kanë zhveshur për të reklamuar automobila, motorë, traktorë etj. Megjithëkëtë, nuk e kanë mbrojtur nga sulmuesit me mbishkrimin ***"Shitet traktori, jo edhe gruaja."***

**Ç'kanë bërë gjithsej?**

1. Që t'u tregojnë myslimanëve se si femra e tyre është e barabartë, e lirë, e lumtur, kurse myslimania nuk është. Efekti që duan ta arrijnë me këtë, është ***që myslimanët të turpërohen nga feja e tyre***, ta braktisin atë, pastaj të mos vazhdojnë të jenë ata që angazhohen për zbatimin e dispozitave të Allahut në Tokë, kështu që në fund t'u mbetet vetëm mosbesimi që i ofrohet pasionit njerëzor për të vepruar çfarë të dojë.
2. Ta shtyjnë femrën për të fituar, sepse egoizmi nuk u lejon që ta mbajnë (furnizojnë). Pabesimtarët konsiderojnë se furnizimin e japin vetëm ata, e jo Allahu (subhanehu ve te'ala), ***andaj kërkojnë nga femrat që***, përveç në shtëpi, ***të punonjë edhe në punë***, për më shumë të ardhura. Nëse, megjithatë, femra nuk u punon (nuk është e punësuar), vazhdimisht ia përfolin se si e ushqejnë dhe ia rrahin tavolinën me grusht gjoja se ato ndaj tyre nuk kryejnë kurrfarë detyrimi.
3. Në vendet e tyre të punës, të kontaktohet me shumë gra, që të vijnë më lehtë në situatë për të bërë prostitucion.

Porosia e dytë e simbolikës së tetë marsit është shprehja e kujdesit ndaj femrave. Nëse ky kujdes studiohet pak më hollësisht, zbulohen gjëra të reja. ***- Kjo është dita juaj; do të thotë që në ditët e tjera të mos kërkoni kujdes të këtillë.*** Kujdesi nuk është i drejtuar vetëm ndaj bashkëshortes (së vet), por edhe ndaj të tjerave, andaj urimi i festës ofron një rast që, me përqafimin e puthjen, me ndonjë dhuratë etj., të përcillen porosi të ndryshme mashtruese.

Nuk është çudi që femrat pabesimtare (jomyslimane) nuk e kuptojnë këtë farsë, të cilën ua varin për qafe. Ato nuk duan të dinë as për shumëçka më të rëndësishme. Nuk duan të dinë për Allahun e Madhërishëm dhe për dispozitat e Tij ashtu si duhet. Në fund, grave të tilla edhe u pëlqen tërë ai ***cirk i tetë marsit***. Mirëpo, si është puna me gruan besimtare?

A është ajo e vetëdijshme se, me urime dhe këmbim urimesh e dhuratash atë ditë, ajo shpreh pajtueshmërinë e saj ***se dispozitat e Allahut*** (subhanehu ve te'ala) rreth festave duhen zëvendësuar me dispozita njerëzore? A është e vetëdijshme se, ***pajtueshmëria e tillë,*** personin që e shpreh - ***e bën mëkatar,*** të cilin e kërcnon dënimi i Allahut? Nuk e ka ditur? Andaj duhet t'u shpjegohet rëndësia e mësimit të fesë së Allahut. Së pari mësohet se si të shpëtohet nga dënimi, e pastaj zbatohet ajo që është mësuar. Mirëpo, frika nga Allahu (subhanehu ve te'ala), nuk është shkaku i vetëm (edhe pse është më kryesori), që gruaja të pranojë Islamin ***e t'i braktisë të gjitha të tjerat***. Islami i ofron asaj të drejtat dhe kujdesin më të mirë nga të gjitha sistemet e tjera.

## Të drejtat e gruas

***Të drejtat e saj janë:***

Për pasurinë; bashkëshorti është i detyruar ta mbajë gruan e tij, kurse ajo nga pasuria e saj nuk është e obliguar të shpenzojë për familjen, qoftë edhe më e pasur se burri;

Në arsimim; duhet t'i mundësohet arsimimi në shtëpi, në xhami dhe në fakultete konform me kushtet e Sheriatit;

Në punësim; i lejohet në kuadër të dispozitave islame, por të mos jetë e stërngarkuar, në mënyrë që të ketë forcë edhe për obligimet ndaj familjes;

Në moral; nëse dikush i bën shpifje për sjellje të pahijshme dhe nuk ka dëshmitarë, dënohet nga gjyqi i Sheriatit.

Në jetën intime; ka të drejtë për argëtim me burrin para dashurisë, që të mos mbetet e pakënaqur;

Si vajzë; ka të drejtë ta pranojë apo ta refuzojë mësitin;

Si vejushë; mund të martohet përsëri, dhe për këtë, në një mes të shëndoshë besimtar, askush nuk mund ta qortojë;

Për padëgjueshmëri ndaj burrit; nuk lejohet të dënohet ashpër, po vetëm mund të goditet pak, kurrsesi nuk bën të goditet në fytyrë, nuk bën t'i rrjedhë gjaku dhe as t'i mbesin pasoja nga kjo.

Për padrejtësi nga burri; nëse burri është mëkatar (p.sh., pijanec) dhe e maltreton, do të reagojë gjyqi i Sheriatit.

Në dashuri dhe përkujdesje; i Dërguari i Allahut s.a.v.s., madje në shtratin e vdekjes ka porositur duke thënë - silluni butësisht ndaj grave. ***Vërtet Islami është i urdhëruar nga Allahu i Madhërishëm***. Mirëpo, nëse gruas për Islamin i flasin armiqtë e Islamit apo injorantët, ajo do ta humbë besimin (fenë) dhe do të vajtojë që askush nuk ia paska uruar tetë marsin. Duhet ta kemi parasysh se ***pabesimtarët janë njerëz të skajshmërisë***. Ata asnjëherë nuk do t'i ofrojnë femrës përveç njëres nga ***dy të këqijat:***

Hipokrizia - shtiren si shumë të mirë; derisa të arrijnë qëllimin, ashtu që gati plotësisht e ***poshtërojnë***, siç veprojnë dinakët ;

Admirimi i trupit të saj; e ajo pastaj bëhet kryelartë, siç veprojnë të krisurit; ndërkaq, të dyja, edhe poshtërimi edhe kryelartësia e shpien në Zjarr (e para për shkak të mëkatit dhe devijimit nga rregullat islame, kurse e dyta, për shkak se Allahu i urren kryelartët). Andaj, besimtare të dashura përqafoni Islamin, flakni imitimin e pabesimtareve. Bëhuni të dëgjueshme ndaj burrave tuaj dhe kërkoni prej tyre që të jenë të drejtë dhe të kujdesshëm ndaj jush.

***Sa ka qenë i kujdesshëm halifi i famshëm dhe komandanti i madh ushtarak Omer ibn Abdu-l-Azizi. Gruas që ishte me të, i tha ta freskonte me flladitëse, dhe kështu e kishte zënë gjumi. Kur qe zgjuar nga gjumi, kishte vërejtur se gruaja kishte fjetur, dhe ai filloi ta freskonte me flladitëse për t'ia hequrr vapën. Kur qe zgjuar ajo, e çuditur, e kishte pyetur: Si kështu? - Po a nuk ke edhe ti shpirt sikurse unë?"- i qe përgjigjur sunduesi i atëhershëm i myslimanëve.***

*Përkthim dhe përshtatje:*
***Miftar Ajdini***
Burimi: *www.islambih.org*

# Zgjimi islam

**Arben Halluni**

Sa herë që lexojmë shtypin, dëgjojmë radion apo shohim mediet vizive, vërejmë se çështjet e myslimanëve dhe vuajtjet e tyre zënë vend dhe hapësirë të konsiderueshme.

Në çdo vend gjejmë përpjekje trilluese, që mundohen të mashtrojnë myslimanët nëpërmjet konferencave e deklaratave se gjoja kujdestarët e botës mashtruese po mundohen të sjellin begati e mirëqenie për të gjithë popujt. "…Ata do t'ju luftojnë ju vazhdimisht për t'ju zmbrapsur, nëse munden, nga feja juaj…" (El-Bekare, 217)

Pa dyshim që Islami luftohet si nga brenda ashtu edhe nga jashtë. Kemi parë disa nga fushatat agresive e dështuese, që sulmojnë thirrjen islame, mesazhin islam, Librin e Islamit, të Dërguarin e Islamit, pra të gjithë i kemi parë.

Kemi parë e shohim prej individëve të caktuar që shkruajnë për të krijuar dyshime në Kuranin famëlartë e tek Profeti i Islamit.

Gjithashtu kemi vërejtur e vërejmë në kanalet satelitore e në ciklet radiofonike, përpjekje për të vendosur dyshime në parimet e qëndrueshme islame.

Kemi parë e sa herë kemi parë prej grupeve të caktuara që dyshojnë në poligaminë, që sjellin dyshime në çështjen e divorcit, që krijojnë me qëllim koklavitje në problemin e kamatës dhe që dyshojnë në çështjen e trashgëmisë, të cilën Allahu xh.sh. e ka bërë obligim: "…Urdhër nga Allahu. Vërtet Allahu është më i Dijshmi, më i Urti" (En-Nisaë, 11). Të gjitha këto na faktojnë se ne jemi në një kohë që duhet t'i kthehemi patjetër Allahut. Ai, i Lartësuari, është mbështetja jonë. Pa Të, nuk mund të korrim sukses dhe as mund të posedojmë udhëzim e shpëtim.

Nga ana tjetër, errësira solli agimin e ringjalljes së Islamit, prej saj erdhi zgjimi islam e prej saj lindi drita e përhershme e Islamit, ta quajmë si të duam, e rëndësishme është se rilindi një e vërtetë reale e etur prej besimtarëve myslimanë....

Ky zgjim zhguli forcat armiqësore të Islamit, mposhti komplotet e armiqve të Islamit, tundi shtyllat e antimyslimanëve dhe solli dështimin e dinakërive të kundërshtarëve të Islamit. Por komplotistët antiislamë tani përdorin një mënyrë tjetër, atë të përdorimit nga bijtë e myslimanëve, për të goditur Islamin nga brenda. Kjo, pa mëdyshje, është fatëkeqësia më e madhe, kur Islami goditet nga familja e tij. Kjo është pikërisht ajo që ka thënë një nga misionarët e mëdhenj politeistë, Zuvejmer, që në librin e tij "Bota Islame sot" ka nënvizuar: "Nuk do të kemi sukses veçse kur të edukojmë myslimanët që ta luftojnë vetë Islamin; pemën mund ta rrëzojë një nga bijtë (degët) e saj, pra duhet t'i mësojmë patjetër bijtë e Islamit, që të marrin përsipër të presin pemën…"

Kjo realisht po ndodh.

Nëpërmjet mësimeve orientaliste e politeiste, disa nga bijtë e fesë sonë të dëlirë që, megjithëse kanë emra myslimanësh, si Ahmed, Abdyrr-rrahman, Ali, Omer, Hasan etj., janë të pajisur me mendje materialiste dhe me zemra politeiste. Pra, që do të thotë se mendjet e tyre të blera, nuk përmbajnë koncepte të vërteta të Islamit, dhe kanë zemra që nuk përfshijnë ndjenjat e shenjta të Islamit. Gjithsesi, ne si ymet i Muhamedijes besojmë se e nesërmja i takon Islamit dhe se e ardhmja është e myslimanëve të vërtetë. Sado që të zgjasë errësira, agimi patjetër do të vijë dhe prej tij do të shpërthejë nuri (drita), e ky është besimi ynë.

Pa dyshim se ymeti mysliman jeton në ditë sprove, por një ymet i bashkuar, që ecën dhe bazohet në mësimet islame, kurrë nuk do të mohojë Zotin, Krijuesin e gjithësisë; kurrë nuk do të mohojë Muhamedin si i dërguar i Allahut xh.sh.; kurrë nuk do të mohojë Kuranin dhe mesazhin islam. Kurse ata që mohuan dhe devijuan, janë një pakicë, që nuk kanë peshë e konsideratë. Shumica në këtë ymet vazhdojnë të jenë me Islamin, ani pse dikush nuk është i lidhur me të me anë të sjelljeve e veprave të duhura, ai është me ndjenjat e tij e me zemrën e tij, që shpreson që edhe ai një ditë të shkallëzojë besimin drejt majave të larta të besimit.

Në këtë kontekst unë i ftoj të gjithë ata që punojnë për Islamin, të cilët kanë marrë përsipër t'i japin fitoren e merituar fesë së Allahut, të lënë mënjanë disa mospajtime të natyrshme dytësore, dhe



të qëndrojnë në një saf (rresht) gjatë betejave të mëdha të Islamit si: beteja e Islamit me armiqtë e tij, beteja e besimit, beteja e Sheriatit, beteja e thirrjes, beteja e Ymetit, beteja e civilizimit e shumë beteja të tjera që kanë përballë myslimanët sot e nesër. "Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, të rreshtuar, si të jetë ndërtesë e fortifikuar" (Es-saff:4).

E bëj këtë thirrje si një nga thirrësit apo udhëzuesit në rrugën e Allahut xh.sh., për faktin se jetojmë në një kohë që Islami dhe myslimanët po sulmohen me intriga nga të katër anët. Në qoftë se është koha e sfidave, me të cilat po përballen myslimanët, mendoj se është koha e rasti i volitshëm i zgjimit islam, zgjimit të mendjeve dhe zemrave, zgjimit të dëshirave dhe vendosmërive, zgjimit të thirrjes e veprimeve konkrete, zgjimit të burrave e grave, zgjimit të të rinjve dhe të rejave… Pra duhet një zgjim i përgjithshëm në të gjithë rruzullin tokësor, nga lindja e në perëndim e nga veriu e në jug. Ky zgjim e ky ymet nuk do të vdesë përderisa feja e tij është e përhershme, dhe ka revelatë hyjnore të fundit, me profetin e fundit, Muhamed Mustafanë a.s.: "Muhamedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai ishte i dërguari i Allahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve…" (El-Ahzab, 40). Jo vetëm kaq, po ky ymet cilësohet si ymet i qendresës ndaj padrejtësive dhe flamurtar i së drejtës: "E ndër ata që krijuam Ne, ka njerëz që udhëzojnë në të drejtën e edhe veprojnë me të" (El-A'raf, 181).

Kini besim se fitorja i takon fesë së Allahut, Islamit: "Ata përpiqen me gojët e tyre ta shuajnë dritën e Allahut, e Allahu nuk do tjetër, përveçse ta përsosë dritën e Tij, ndonëse jobesimtarët e urrejnë". (Et-tevbe, 32)…

# Qëllimi i arsimimit dhe edukimit në Islam

**Mexhid Yvejsi**

### Hyrje

Në shumë dialogë, Platoni, (428-348), përmes gojës së Sokratit (470-399), përpiqet të ndërtojë një teori të njohjes:

Çfarë mund të njohim? Si mund të njohim? Pse njohja është e vërtetë?

Pyetjet e Sokratit ishin etike. Tek Apologjia, Sokrati thotë:"Zoti më urdhëroi të përmbush misionin e filozofit, për të kërkuar brenda meje dhe njerëzve të tjerë".

Prej njerëzve të tjerë, i pari që kërkoi, ishte Platoni, nxënës i Sokratit, i cili jetën e vet ia kushtoi filozofisë dhe themeloi Akademinë, që mbijetoi për 1000 vjet.

Tek Republika, Platoni thotë:

"E Mira është gjëja më e rëndësishme që duhet të mësojmë".

Ç'është e Mira? Ç'është Mirësia?

E Mira, Mirësia, është vetë Krijuesi, Perëndia, i Cili në Bibël, në gjuhën hebraike quhet El, 250 herë, në gjuhën aramike quhet Elah, 41 herë, kurse me emrin Elohim, hebraisht, quhet 2570 herë, sikurse quhet All-llah në Librin e Fundit Hyjnor, në Kuran.

### Arsimimi dhe edukimi

Arsimimi dhe edukimi, sa janë të ngjashme, aq edhe ndryshojnë! Duken se kanë të njëjtin kuptim, por ato ndryshojnë si në Lindje dhe në Perëndim. Ndryshojnë sidomos sot, në sistemet, programet shkollore bashkëkohore…

### Ç'është arsimimi?

Arsimimi ose arsimi është:

"Tërësia e njohurive dhe e shprehive që jepen në mënyrë sistematike e sipas një programi në shkolla e kurse të ndryshme, për të mësuar fëmijët e të rinjtë;

Sistem i shkallëzuar, nëpërmjet të cilit jepen këto njohuri;

Përhapja e diturisë si një nga fushat e veprimtarisë shoqërore".

Kështu e shpjegon fjalën arsim: Fjalori i Shqipes së Sotme, faqe 55, Tiranë, 2002, Botim i dytë i ripunuar (me rreth 35.000 fjalë). Akademia e Shkencave e Shqipërisë, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë.)

### Ç'është edukimi?

Edukimi ose edukata është:

"Tërësia e vetive shpirtërore e fizike (botëkuptimi, cilësitë morale;

Tiparet e karakterit e të vullnetit etj.) që fiton njeriu nën ndikimin sistematik të shkollës, të familjes e të shoqërisë dhe nëpërmjet veprimtarisë së vet të vetëdijshme…," (Po aty, FShS, f. 292)

### Arsimimi dhe edukimi në Islam

Arsimimi dhe edukimi në Islam bazohen në Kuran.

Në Kuran, Allahu i Madhnueshëm urdhëron e thotë:

"E për të mirat që të dha Zoti yt, prediko pandërprerë" (Kur'an, Ed-Duha, 93:11)

Allahu i Madhnueshëm me këtë ajet e ka urdhëruar të dërguarin e Tij që të predikonte pandërprerë për dhuntitë e Allahut që i ka dhënë të dërguarit të Tij, Muhammedit (a.s.) dhe gjithë njerëzimit.

Cilat janë këto të mira?

Të mirat e Allahut të Madhnueshëm janë pa kufi, sepse Ai është burim i pashtershëm i mirësive. Por, një dhuratë mund të dallohet, ajo është Islami.

Islami është dhurata më e mirë që Krijuesi i gjithësisë i dhuroi njerëzisë.

Cilat janë shenjat e Islamit?

Muhamedi (a.s.) tha: "Shenjat e Islamit janë:

Besimi (iman), dituria (ilm) dhe vepra (amel).

Besimi na shpie në dituri, dituria në arsimim, arsimimi me besim në edukim.

Pra, dyshim s'ka, arsimimi në Islam është aftësimi mendor, kurse edukimi është ndriçimi shpirtëtor.

### Qëllimi i arsimimit dhe edukimit në Islam

Islami është udha e jetës-drejt së Vërtetës. Drejt së Vërtetës përmes besimit, arsimimit, edukimit.

Islami bazohet në dituri. Dituri në emër të Zotit. Vetëm kjo dituri sjell fryte të mira, të cilat e shpëtojnë njeriun nga errësira.

Errësira që ishte përhapur në Europë në Mesjetë, u shpërnda nga rrezet e arsimimit dhe edukimit të besimtarëve të vërtetë.

Besimtarët e vërtetë në emër të Zotit, u arsimuan, u edukuan dhe në emër të Tij vepruan. Vepruan dhe shumë gjëra i zbuluan, i konservuan, shumë të tjera i zhvilluan, i përparuan, i lartësuan: në algjebër, matematikë, fizikë, optikë, astronomi, trigonometri, sociologji, ndërtimtari, mjekësi, kimi, filozofi, histori, gjeografi, e të tjera, e të tjera…

Për më shumë se pesë shekuj, arritjet intelektuale dhe shkencore lulëzuan në Lindjen e Mesme, në Azinë Qendrore, në Afrikën Veriore dhe u përhapën në Europë…

Në librin monumental KISHA DHE HISTORIA E SAJ, që ka dhjetë vëllime, në vëllimin 4, me titull Rruga e Barba-



rëve, faqe 21-22, për qytetërimin islam, ndër të tjera, shkruan:

“Jeta shoqërore është e dendur dhe e shdritshme, aty takohen kulturat antike, prej të cilave rrjedh një tjetër jetë e re dhe origjinale; zhvillohen shkencat astronomike, matematikore dhe mjekësore…

Punët e mëdha në përkthime nxjerrin në shesh tërë këtë pasuri të së kaluarës, duke u dhënë në shërbim studiuesve. Lindin shkollat, bibliotekat, qendrat hulumtuese astronomike.

Është shpikur algjebra, është zhvilluar kimia, është studiuar botanika; arabët interesohen edhe për kultivimin e bimëve dhe të metodave të ujitjes. I është kushtuar shumë kujdes mjekësisë, kështu pra, lindin spitalet e para, që tanimë para sa kohe i kishin bërë edhe persianët…

Kishte një numër të madh studiuesish me prejardhje të ndryshme kombëtare, të perandorisë, të cilët punonin në qendrat kryesore. Kjo paraqet një hapje të thellë kulturore, pa të cilën shumë gjëra nga shkenca dhe kultura evropiane gjatë shekujve të ardhshëm nuk do të merreshin me mend…

(Kisha dhe Historia e saj, v. 4, faqe 21-22, Botim i parë, prill, 1982, Botoi: Drita, Ferizaj-Zagreb.)

Këtë sukses të mahnitshëm të myslimanëve në të kaluarën, akademikët perëndimorë sot ia kushtojnë, me të drejtë, thjeshtësisë së porosisë islame…

Por, dr.Muhammed Asad (1900-1992), europian që ka përqafuar Islamin, për arritjet e myslimanëve në të kaluarën, thoshte:

“Nuk ishin myslimanët që e bënë Islamin të madhërishëm, por ishte Islami që i bëri myslimanët të rëndësishëm.”

Qëllimi i arsimimit dhe edukimit në Islam është që nxënësi, studenti, të zhvillohet, të lartësohet…

Qëllimi i arsimimit dhe edukimit në Islam është që nxënësi, studenti, të rritet, të përndritet…

Qëllimi i arsimimit dhe edukimit në Islam është që nxënësi, studenti, të aftësohet mendërisht dhe të ndriçohet shpirtërisht…

Sot, në Lindje, aq më shumë në Perëndim, arsimimi dhe edukimi janë në shpërpjesëtim. Këtë e dëshmojnë abuzimet, përdhunimet, mashtrimet, falsifikimet, krimet…

Mevlana Xhelaluddin Rumiu (1207-1273) thoshte:

“Njeriut të arsimuar, po të paedukuar, mendja i shërben siç i shërben hajdutit qiriri për t’i bërë dritë në kohën derisa vjedh”!

Sot, kur njerëzit janë më të arsimuar, si asnjëherë më parë, po të paedukuar, nuk vidhet vetëm natën, nën dritën e qiririt, por aq më shumë vidhet ditën për diell...

Shkrimtari dhe publicisti amerikan, Mark Tuen (1835-1910), thoshte:

“Nëse i kërkoni hajdutët, mund t’i gjeni në Kongresin e Shteteve të Bashkuara”.

Për hajdutët, se kush janë, ku janë, në Kosovë e Shqipëri, s’po flas, sepse e di çdo fëmijë, në çdo shtëpi….!

Kështu ndodh kur ka arsimim, po s’ka edukim…!

Arsimimi dhe edukimi në Islam<br>
Si dy vëllezër binjakë janë,<br>
Që të dy synim, qëllim kanë<br>
Të na zgjojnë, të na ndriçojnë…

Dhe më në fund, e pyetën Imam Aliun (r.a.): ”Cila është krijesa më e bukur që ka krijuar Allahu?” - Ai u përgjigj: “Fjala (Kelami)”. Pastaj, e pyetën: “Po, më e keqja?” - Ai prapë u përgjigj: “Fjala - (Kelami), dhe shtoi: ”Fytyrën e njeriut e nxin dhe e zbardh fjala.”

Në Islam, fjala arsimim, edukim, do të thotë: Shpëtim…!



*Stacioni i trenit në Bablak, vendbanim i Avdylit Avdyl Zeqiri, ushtar i UÇK-së*

# Stacioni i trenit në Bablak bëhet shtëpi për ushtarin e UÇK-së

**Rexhep Suma**

Hallet, mjerimet dhe dertet e një kategorie të shoqërisë kosovare nuk kanë të sosur, edhe pse nga mbarimi i luftës kanë kaluar gati dhjetë vjet. Shumë njerëz mendonin se, me çlirimin e trojeve kosovare nga hordhia dhe makineria shekullore, shqiptarët më nuk do të kenë fatin t'i kenë netët nga më të errëtat që kanë pasur gjatë historisë.

Lufta e vitit 1999 në Kosovë, ka lënë një sërë problemesh sociale, ekonomike, psikologjike etj., të cilat vështirë që mund të fshihen nga kujtesa e popullit tonë liridashës apo të riparohen për një kohë të shkurtër. Ende kemi familje të tëra që janë pa kulm mbi kokë dhe nuk dinë se ç'i pret të nësërmen. Por, kjo assesi nuk arsyeton qëndrimin e institucioneve tona, të cilat mbajnë përgjegjësinë e drejtpërdrejtë për mirëqenjen e popullit, sidomos të kategorisë së dalë nga lufta, e cila vazhdon të mbetet edhe kategoria më e rrezikuar e shoqërisë kosovare.

Në Kosovë ngjan edhe kjo: Stacioni i trenit të fshatit Bablak të Ferizajt, përveçqë kryen funksionin e ndalesës së trenit, që nga viti 2001 është shndërruar në një vendstrehim për ish luftëtarin e UÇK-së dhe veteranin e saj, Avdyl Zeqirin.

Me vetëm 65 euro ndihmë sociale, i sëmurë nga cista në mëlçi, Avdyli 29-vjeçar, kujdeset për tre fëmijët, gruan dhe babanë, i cili ka kaluar të tetëdhjetat dhe nuk është në gjendje t'i ndihmojë as vetvetes.Populli ynë, vazhdimisht ka mbështetur dhe ka mbajtur vetën dhe nevojtarët me anë të ndihmave, dhe ndjenja e solidaritetit rrjedh lehtësisht nga mësimet kuranore, të cilat i obligojnë të pasurit që të ndihmojnë të varfrit dhe skamnorët. Mbi këtë bazë, Kurani qartëson: "Dhe çka të jepni nga pasuria për të shtuar e rritur (me kamatë), në pasurinë e njerëzve, ajo nuk do të shtohet tek All-llahu, e çka të jepni nga sadakaja (bamirësia), me qëllim që t'i afroheni All-llahut, të tillët janë ata të cilëve u shumëfishohet (shpërblimi) 30:39".

Kështu varfëria i erdhi si një vjedhës, dhe skamja si një njeri i armatosur.Ai vështirë e përshkruan skamjen e cila është si gjarpri e butë në të prekur, dhe plot helm në brendësi. "O ju që keni besuar, kur dëshironi të bisedoni me të dërguarin, jepni një sadaká para bisedës suaj. Kjo është më mirë për ju dhe më e pastër; e nëse nuk keni çka të jepni, All-llahu është mëkatfalës, mëshirues". (58:12). "Zoti yt e di se ti dhe një grup i atyre që janë me ty, kaloni në adhurim më pak se dy të tretat e natës ose gjysmën e saj a një të tretën e saj. All-llahu e di gjatësinë e natës dhe të ditës, dhe Ai e diti që ju nuk do të mund t'i përmbaheni asaj, andaj jua lehtësoi juve, pra faluni duke lexuar Kuran sa t'ju vijë më lehtë prej namazit.

Ai e diti se nga ju do të ketë të sëmurë dhe të tjerë që gjallërojnë nëpër tokë duke kërkuar nga begatitë e All-llahut, e dhe të tjerë që luftojnë në rrugën e All-llahut, pra faluni dhe lexoni sa të jetë më lehtë për ju dhe kryeni me rregull faljen, jepni zeqatin, huazoni (jepni sadaka) për hir të All-llahut, hua të mirë, se ç'të përgatitni për veten tuaj prej të mirave, atë do ta gjeni tek All-llahu edhe më të mirë, dhe shpërblim më të madh, e kërkoni falje prej All-llahut, se All-llahu është mëkatfalës, mëshirues! (73:20)

Na prek ky realitet i hidhur, sepse janë pjesë e shoqërisë sonë, janë moshatarët tanë që, ashtu si ne, kanë ëndrra, por që shpresat për t'i realizuar dhe për të ndërtuar një shtëpi, po veniten çdo ditë, sepse është varferia që u kanoset si një rrezik gllabërues i pashmangshëm. Tre fëmijët e vegjël janë kaq të pafajshëm e të padjallëzuar. Dhe ata kanë të drejtë të rriten në rehati, të jenë të qeshur gjithnjë. Por jeta, mjedisi që i rrethon, ua ka mohuar, sepse po rriten dhe edukohen në kushte padrejtësish.

Po ashtu, Allahu Fuqiplotë urdhëron që, krahas namazit, të jetë edhe sadakaja: "Të cilët e besojnë të fshehtën, e kryejnë faljen (namazin) dhe prej asaj që Ne u kemi dhënë, ata japin (zeqat, sadaka etj.)". (2:3)



E kryeni haxhin dhe umrën për hir të All-llahut, po, në qoftë se pengoheni, atëherë (therni për kurban) çka t'ju vijë më lehtë prej kurbanëve, e mos i rruani kokat tuaja derisa të arrijë kurbani vendin e caktuar. Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke (e rruhet para kohe), kompensim është: agjërim, sadaka ose kurban. E kur jeni të sigurt, ai që e bën umrën para Haxhit (duhet të therë) një kurban që i vjen më lehtë, mirëpo, nëse nuk ka, le të agjërojë tri ditë gjatë Haxhit e shtatë ditë kur të ktheheni, këto janë dhjetë ditë të plota. Ky është rregull për ata që nuk e kanë familjen pranë xhamisë së shenjtë. Pra kini dro Allahun dhe dijeni se Allahu është ndëshkues i rreptë. (2:196)

…dhe, ata të cilët japin (sadaka-zeqat) nga ajo që u është dhënë, sepse e dinë se do të kthehen tek Zoti i tyre, andaj zemrat e tyre i kanë të frikësuara (23:60). Dhe çka të jepni nga pasuria për të shtuar e rritur (me kamatë), në pasurinë e njerëzve, ajo nuk do të shtohet tek All-llahu, e çka të jepni nga sadakaja (bamirësia), me qëllim që t'I afroheni All-llahut, të tillët janë ata që u shumfishohet (shpërblimi). 30:39. Nuk ka dyshim se për myslimanët e myslimanet, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertët e të sinqertat, durimtarët e durimtaret, të përvuajturit e të përvuajturat, sadakadhënësit e sadakadhënëset, agjëruesit e agjërueset, ruajtësit e nderit e ruajtëset e nderit, shumëpërmendësit e All-llahut e shumëpërmendëset e All-llahut, All-llahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh.33:35. S'ka dyshim se ata që japin lëmoshë (sadaka) dhe që sinqerisht japin për hir të All-llahut, atyre u shumëfishohet dhe ata kanë shpërblim të madh. 57:18.

Sa e bukur është bota kur e sheh atë në sytë e fëmijëve. Janë kaq të mirë e të ëmbël, sa, kur qajnë ndonjëherë, sikur të këputet diçka nga zemra. Vetëm ndihma ekonomike që merr ai, është burim kryesor për jetën e familjes shtatanëtarëshe, pasi askush nuk punon... Ata nuk kanë as mundësi për të marrë ndonjëherë borxh, pasi ai mund të mos e shlyejë mbase asnjëherë. "Varfëria është uri. Varfëria është mungesë banimi. Varfëria është të jesh sëmurë dhe të mos kesh mundësi të shohësh një doktor. Varfëria është të mos kesh mundësi për shkollë .Varfëria është të mos kesh një punë, është frika për të ardhmen, duke jetuar një ditë për tjetër. Varfëria është pafuqi, mungesë përfaqësimi dhe lirie " - thotë Avdyli, i cili, nga mërzia, thyen duart e tij duke mos u ndier fajtor për gjendjen në të cilën ndodhet. Kësaj familje ka kohë që gëzimi i ka ikur nga ngrohtësia e vatrës.

Kushedi sa e sa herë mungon një kafshatë buke në tryezën e tyre të varfër; kushedi sa e sa herë trupi i tyre kërkon vetëm një mbulesë për të shpëtuar nga të ftohtët; kushedi sa e sa herë në xhepin bosh kërkojnë disa të holla për të blerë medikamente dhe të gjitha mbeten "kushedi sa e sa herë...", sepse askush nuk e ka zgjatur dorën për t'i ndihmuar ose dikush i ka venë re, po s'ka mundur t'i ndihmojë; dikush tjetër as që ka vrarë mendjen fare.... Ç'mund të bëhet që të ndryshojë sado pak kjo gjendje.

### Avdyli la Zvicrën për çlirimin e vendit

Sikur çdo shqiptar tjetër në atë kohë që ishte, edhe Avdyli la punën dhe dokumentacionin që kishte rregulluar për qëndrim të përhershëm, dhe iu përgjigj atdheut që ishte në rrezik. "I kisha të gjitha të mirat, kisha para, kam dhënë shumë për UÇK-në, por kjo nuk më qetësoi dhe erdha vetë për ta çliruar dhe për të luftuar, sikur të tjerët. Në janar 1999 nga Cyrihu u nisa për Shqipëri dhe më pas kemi hyrë në Kosovë". - shprehet Avdyli, i cili ka qenë ushtarë në Zonën operative të Pashtrikut.

Ai tani ndihet i zhgënjyer për shkak të mospërkrahje dhe mosinteresimit që kanë treguar si qeveria lokale, ashtu edhe ajo qendrore. Ai ndihet i mashtruar nga premtimet e dhëna se në vitin 2004 do ta bënin me shtëpi, por faktikisht nuk e kanë ndihmuar, edhe sot vazhdon të banojë në këtë stacion, ku është vendosur që nga viti 2001. Shtëpija e tij në Bablak ishte shkatërruar në luftën e fundit. Këtu shtëpitë e serbëve janë ndërtuar, por shtëpia e tij jo, për motive politike, sepse kam qenë ushtar i UÇK-së?!

Avdylin deri më tani e kishte mbajtur shpresa që me ndërtimin e ndërtesave të solidaritetit në Ferizaj, do të gjendej një banesë edhe për të, sa të fuste kokën nën mbulojë, meqë kishte paraqitur shkresën në emër të qeverisë lokale, por u zhgënjye sërish dhe nuk përfitoi asgjë.

Avdyli thotë se nuk e ka vizituar asnjëherë organizata e Veteranëve të Luftës, dega e Ferizajt, prandaj ndihet shumë i harruar prej tyre. "Më vjen keq të them se më nuk mund të shkoj as për të kërkuar borxhe nga dikush, sepse kam një borxhe mjaft, në shumën 4 mijë euro, kryesisht nëpër dyqane të ndryshme. E di se kurrë nuk mund t'ua kthej, por më vjen rëndë, ndonëse ata më japin kurajo dhe shpresa", - qartëson Avdyli, i cili aspak nuk është në gjendje të mirë shëndetësore dhe është duke përdorur barna për çdo ditë (albentazol 200mlg), të cilat duhet t'i blejë në çdo të dytën ditë. Ato nuk mund t'i sigurojë gjithnjë, ngase kushtojnë shtrenjtë.

"Mjeku më ka obliguar të operohem, por nga frika për fëmijët dhe kujdesin ndaj tyre, s'di si të veproj, kur e di se edhe atë bukë të përditshme, e di shpirti jem, si e kam siguruar. Ata janë ende të vegjël, djali është 7, kurse vajza 3 vjeçare dhe një foshnjë shtatëmuajshe" - thotë më tutje Avdyli, i cili thekson se, nga skamja dhe varfëria, shpesh s'mund ta kontrollojë as veten e tij. Për të më e lehtë ka qenë sfida e luftës, sesa sfida dhe egërsia e jetës së sotme në Kosovë. "Është më mirë të vdiset se sa të jetosh një minutë në skamje, ngase vdekja është një çast, kurse skamja të gërryen dhe ta ha shpirtin përbrenda dalëngadalë, dhe kjo është e papërballueshme"- shton me gjysmë zëri Avdyli, të cilin, megjithatë e mban shpresa se një ditë dikujt nga institucionet komunale apo qendrore do t'i bjerë në mend që t'i ofrojë strehim kësaj familjeje të luftëtarit të UÇK-së.

### Familjen e tij, e kanë ndihmuar disa hoxhallarë të Ferizajt

Duke mësuar lajmin për gjendjen e ushtarit të UÇK-së, disa hoxhallarë të Ferizajt e kanë përjetuar rëndë situatën në familjen e një luftëtari, i cili kishte lënë të mirat e Zvicrës për ta mbrojtur vatanin. Ata shtrënguan radhët e veta duke u solidarizuar dhe kanë ofruar një mbështetje për këtë familje skamnore, e cila është lënë në mëshirën e kohës; e ndihmuan me mish kurbani dhe me artikuj të nevojshëm ushqimorë, me qëllim që ta ndihmonin qoftë edhe me kaq, kësaj familjeje për ta kaluar më lehtë këtë periudhë të dimrit.

Shpresojmë që institucionet tona vetëqeverisëse të përkohëshme do të kthjellen dhe do t'u dalin në ndihmë familjeve të kësaj kategorie të shoqërisë sonë. Nëse jo, atëherë të pasurit duhet të zgjasin dorën e mëshirës, në mënyrë që edhe fëmijëve të kësaj familjeje t'u kthehen hareja dhe gëzimi dhe të jetojnë në këtë tokë të lirë, ku duhet të rriten sikur të tjerët.

*Reportazh nga Haxhi 2007*

# Në shoqërim të haxhinjve tanë
## - (Pjesa II) -

**Ramadan Shkodra**

**(I përgjigjem thirrjes Tënde O Zoti im, i përgjigjem thirrjes Tënde, pa të përshkruar shok askënd. Vërtetë, falënderimi, mirësia dhe pushteti të takojnë vetëm Ty, e Ti nuk ke rival).**

### Nisja për Mekë

Rrugën për në Mekë, për të përjetuar madhështinë e kryerjes së Haxhit, e morëm, pas qëndrimit 10-ditësh në qytetin e Medinës.

Haxhinjtë tanë, pas namazit të ikindisë, në dhomat e hotelit "Taiba", praktikisht filluan të bëheshin gati për t'u nisur në drejtim të Mekës.



Udhëheqësit jepnin udhëzime për haxhinjtë se si duhej të vishnin ihramin e pas veshjes ua bën për hair ihramin dhe nisjen në rrugën për në Mekë..

### Ihrami



Ihrami është veshje e posaçme e Haxhiut, që e vesh haxhiu para se të nisë Haxhin ose umren, në vendin e caktuar- Mikat.

Ihrami përbëhet nga dy pjesë, pjesa e epërme dhe pjesa e poshtme.

Me veshjen e ihramit, haxhiut nuk i lejohet të ketë asnjë rrobë tjetër në trupin e tij.

Ihrami zakonisht ka ngjyrën e bardhë dhe është rrobë e paqepur, që simbolizon barazinë, ndryshimin e pastrimin shpirtëror të besimtarit, në një anë, si dhe qëllimin e tij për t'i kryer me përkushtim e devotshmëri Urdhrat e Allahut xh.sh.

Veshja e ihramit përveçqë është kusht, është një ndjenjë e veçantë për haxhiun, i cili, duke qenë i veshur me ihram, përveç përkushtimit ka edhe obligimet me të cilat detyrohet gjatë kohës sa është i veshur në ihram.

Nga tri llojet e haxhit, shumica e haxhinjve tanë u përcaktuan për të kryer Haxhin Temetu, që do të thotë që fillimisht gjatë muajve të Haxhit duhet kryer Umreja e pastaj Haxhi, si dhe për të prerë kurbanin e Haxhit.

### Mikati

Rreth orës 21 haxhinjtë tanë u nisën nga Medina në drejtim të Mekës. Në të dalë të Medinës, haxhinjtë ndaluan në Mikat, në vendin e quajtur Dhul-Hulejfe, që është larg nga Meka 428 km; aty është xhamia që njihet sipas emrit të vendit.



Mikati është vendi i caktuar ku haxhiu duhet që të jetë i veshur me ihram. Ne pasi, meqë kishim veshur ihramet në hotel, në Dhul-Hulejfe ndaluam për t'i falur dy reqate namaz, synet të ihramit, dhe këtu bashkërisht me udhëzimet e udhëheqësve, e bëmë nijetin për umre.

Para se të niseshim, udhëheqësit u përkujtuan haxhinjve gjërat që i kanë të ndaluara derisa janë të veshur në ihram.

Pak para mesnatës, nga Dhul-hulejfja vazhduam rrugën në drejtim të Mekës. Gjatë rrugës për në Mekë haxhinjtë, të ngazëllyer, bashkërisht këndonin telbijen.

### Në prag të Mekës

Udhëtimin Medinë-Mekë e bëmë, në autostradën moderne me katër korsi, një udhëtim pa ndonjë vështirësi e i këndshëm.

Edhe më i bukur ishte udhëtimi pas agut të mëngjesit, kur kishim mundësi të shihnim ambientin e shkretëtirës dhe një numër të autobusëve e automjeteve të tjera me haxhinj, që shkonin drejt Mekës.

Në kufirin e Mekës arritëm afro orës 8 të mëngjesit, e prej aty u drejtuam në zyrën e pranimit të haxhinjve, që

vepron në kuadër të Ministrisë së Haxhit të Arabisë Saudite, e më pas drejt Mekës së bekuar.

## Në Mekë

Arritja në Mekë për haxhiun është shumë domethënëse, dhe për shumëkënd është një çast i pritur, edhe më shumë sepse këtu vihet me qëllim të kryerjes së Haxhit, një ndër kushtet themelore të fesë islame.



Për ne arritja në Mekë, me gjithë lodhjen nga udhëtimi, ishte ndjenjë e veçantë e shumë domethënëse, ngase tashmë edhe fizikisht ishim në qytetin e bekuar të Mekës.

## Drejt Haremit

Pas akomodimit në hotel, megjithëqë të lodhur, meqë gjendeshim vetëm pak kilometra larg Qabesë, shumica e haxhinjve ia mësynë Qabesë, për t'u falur aty, për të bërë dua dhe për të përjetuar madhështinë që ta ofron vetëm ky vend në të cilin të gjithë njerëzit janë të barabartë, me përkushtimin ndaj të Madhit Allah, dhe janë për të kryer një Urdhër të tij.

Është moment madhështor dhe krejt i veçantë për besimtarin kur për të parën herë është pranë Qabesë, madhështinë e së cilës e përjeton nga afër, rreth Qabesë së bekuar.

Edhe më madhështore është pamja kur sheh besimtarë bëjnë tavaf që pandërprerë mbi mermerin e bardhë.

## Tavafi

Edhe haxhinjtë kosovarë filluam tavafin për umre, kështu edhe ne iu bashkuam qindra mijëra haxhinjve nga mbarë bota në ecjen rreth Qabesë së bekuar.



Për të kryer tavafin, haxhiu duhet të sillet shtatë herë rreth Qabesë së bekuar, por, para se të nisë tavafin, duhet ta bëjë nijet duke shqiptuar: "O Zoti ynë! Unë vendosa ta bëj tavafin rreth shtëpisë Sate të bekuar, prandaj ma lehtëso dhe pranoje atë prej meje"!

Pikënisje e tavafit është haxheru esvedi (guri i zi). Tavafi fillon duke i ngritur duar lart dhe duke thënë: "Bismillahi, All-llahu ekber" (Në Emër të Zotit, Allahu është më i Madhi).

Pika e nisjes së tavafit është e shënuar edhe në plato me një vijë të zezë në mermer, po edhe në ndërtesën e xhamisë djathtas, me një dritë të gjelbër, që dallohet nga dritat e tjera.

Ndërsa gjatë ecjes është mirë të këndohet telbija, pastaj ndonjë sure a dua nga Kurani.

## Sajji

Pas kryerjes së tavafit, haxhinjtë nisin sajjin - ecjen në mes kodrave Safa dhe Merva, që simbolizon ecjen e Haxheres për të kërkuar ujin për të birin e saj, Ismailin.

Edhe haxhinjtë duhet të k alojnë këtë rrugë Saffa-Merva.



Distanca në mes këtyre dy kodrave, që tash janë brenda kompleksit të xhamisë madhështore të Qabesë, është 375 metra.

Pas përfundimit të sajjit,haxhinjtë i shkurtojnë pak flokët dhe lirohen nga ihrami deri në momentin e nisjes për Arafat.

## Disa të dhëna për Qabenë

Studiuesit dhe historianët thonë që Qabeja është rikonstruktuar pesë deri dymbëdhjetë herë. Ndërtimi i parë i Qabesë ishte bërë nga Ademi (a.s.), për se në Kuran thuhet që kjo ishte shtëpia e parë që ishte ndërtuar që njerëzit ta adhurojnë All-llahun xh.sh..



Pas këtij, Ibrahimi dhe Ismaili a.s. rindërtuan Qabenë.

Përmasat e fondamentit të Qabesë të kohës së Ibrahimit a.s. kanë qenë:

Muri lindor 48 pëllëmbë – ana e Hatemit 33 pëllëmbë, ana në mes të Gurit të zi dhe këndit Jemeni 30 pëllëmbë, dhe ana perëndimore 46 pëllëmbë.

Ka pasur edhe disa konstruksione para kohës së Muhamedit a.s.

Muhammedi a.s. mori pjesë në një nga rindërtimet para se atij t'i vinte shpallja nga All-llahu xh.sh..

Qabeja gjatë historisë është rindërtuar disa herë. Tani, përveç Qabesë aty është ndërtuar një kompleks madhështor, që ka një sipërfaqe prej 365 000 metra katrorë. Në kohën e faljeve normale në të mund të sistemohen më shumë se 773 000 veta, ndërsa në kohën e Haxhit dhe të Umres, mund të falen mbi 1 milion veta në të njëjtën kohë. Kompleksi i Qabesë ka 9 minare dhe 41 hyrje. Tërë kompleksi është i furnizuar me ujë. Po ashtu është i instaluar një sistem i mirëfilltë i ventilimit të ajrit. Në kuadër të kompleksit të xhamisë së Qabesë janë 9000 banjo dhe vende për marrjen e abdesit.

Edhe tani kompleksi i xhamisë madhështore të Qabesë vazhdon të zgjerohet me një ritëm të shpejtë, duke mos pushuar as gjatë kohës së Haxhit .

## Meka qendër shpirtërore e myslimanëve

Meka është qyteti më i dashur i myslimanëve të mbarë botës.

Në këtë qytet të bekuar, duke shijuar madhështinë që ofron, ne qëndruam disa ditë për të vizituar vende të ndryshme, aq sa na lejuan mundësitë. Por, gjithnjë duke falur namaz në harem dhe xhami të tjera deri ditën e Arafatit.

Meka është qytet i Qabesë, e cila është simbol i bashkimit shpirtëror të myslimanëve tnga e gjithë bota.

Meka është vendi ku para 14 shekujve lindi feja islame, që solli një determinin të ri për rrjedhat e qytetërimit botëror.




Por historia e Mekës është edhe me e hershme. Sipas mësimeve fetare, në periferi të Mekës, respektivisht në Arafat janë takuar njerëzit e parë - Ademi a.s dhe hazreti Hava.

Po Ademi a.s. në Mekë ndërtoi Qabenë për herë të parë, duke e bërë edhe faltoren e parë në botë.

Përveç Ademit a.s. edhe Ibrahimi a.s. është i lidhur ngushtë me Mekën, ai e rindërtoi Qabenë. Gjithashtu nga koha e Ibrahimit a.s. kemi edhe një histori tjetër, atë të Haxheres me të birin e saj Ismailin, të cilët Ibrahimi a.s. i kishte lënë në shkretëtirën afër Qabesë dhe prej atëherë kemi mrekullinë e burimit të ujit zem-zem.

Meka është vendlindja e Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s..

Meka, ky vend përmendet edhe në Kuran, për të cilin Allahu thotë: "Betohem në këtë qytet, në të cilin banon ti. (Kuran, 90: 1-2).

Qyteti i Mekës është në qendër të Hixhazit, në luginën Bufer, 48 km larg Detit të Kuq.

Në Mekë gjendet edhe kodra e quajtur Xhebelu Nur, në të cilën gjendet shpella Hira, vendi ku Muhmedit a.s. i pati ardhur Shpallja hyjnore nga Allahu xh.sh..

Tani Meka është një qytet i ndërtuar me një infrastrukturë moderne. Përveçqë është kryeqendër shpirtërore e myslimanëve, Meka bashkon për çdo vit me miliona besimtarë, njëherësh është edhe qendër e rëndësishme e shkollimit dhe edukimit që nga ai fillor e deri tek ai universitar. Po ashtu Meka është një qendër e rëndësishme administrative, ekonomike dhe kulturore.

## Arafati

Ne në Mekë qëndruam deri ditën e Arfatit. Qëndrimi në Arafat është një nga tri farzet e Haxhit, pa zbatimin e të cilit Haxhi nuk konsiderohet i kryer. Kjo më së miri kuptohet nga thënia e Pejgamberit a.s.: "Haxhi është Arafat".

Me të arritur në kodrën e Arafatit, gjithandej gumëzhinte nga miliona haxhinjtë e mbarë botës.

Sipas programit, e u sistemuam në distriktin 34, ku ishin vendosur haxhinjtë nga Evropa, Turqia, Amerika dhe Australia.




Është impozante pamja kur i sheh të gjithë njerëzit të veshur me ihram e të barabartë, pa marrë parasysh pasurinë, pozitën, racën, gjininë a vendin prej nga vijnë.

Rëndësia e qëndrimit në Arafat është edhe më e madhe dhe më kuptimplotë, sepse dihet që edhe Muhamedi a.s. qëndroi aty - në Arafat në Haxhin e fundit të tij. Aty mbajti edhe Hytben që në historinë islame njihet si Hytbja lamtumirëse.

Në Arafat Pejgamberit i zbriti ajeti kuranor, më të cilin ai u komunikoj besimtarëve se kishte përfunduar kompletimi i fesë. Në këtë ajet kuranor thuhet qartë:

“...Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë time, zgjodha për ju Islamin fe….” (Kuran, Maide, 3).

Në çadrat ku ishim vendosur ne, haxhinjtë falën namazin e drekës e të iqindis, prirë nga përgjegjësi i haxhinjve, Bahri ef. Simnica, i cili pas namazit, hanxhinjve iu drejtua me një mesazh domethënës për Haxhin, rëndësinë e Arafatit si dhe për rolin e besimtarit në formimin e një shoqërie të shëndoshë.

Arafati është vendi i duave, i lutjeve e i pendimit, ku mundësia e pranimit nga ana e Zotit është më e madhja, andaj pas namazit u bë një dua e përbashkët, së cilës i priu mr. Rrahim Aliu-profesor në medresenë “Alauddin” të Prishtinës.

Pastaj haxhinjtë, për të shfrytëzuar edhe orët që kishin mbetur deri në mbarim të ditës, falnin namaz nafile, luteshin, këndonin kuran, me qëllim që të përfitonin sa më shumë nga vlerat dhe dhuntitë e kësaj dite të veçantë.

Është shumë domethënëse se në Arafat këtë ditë qëndronin mbi 3 milionë njerëz të vendeve të ndryshme, të kulturave e racave të ndryshme, por të gjithë me një qëllim, me një ideal, të gjithë të veshur me ihrama të bardhë e të përkushtuar në lutje e ibadete, me përkushtim ndaj Krijuesit të tyre.

Në Arafat qëndruam edhe në tendat e haxhinjve nga Shqipëria, ku takuam edhe përgjegjësin e tyre.

Autoritetet e Saudisë për këtë ditë kishin marrë të gjitha masat e duhura. Këtu duhet përmendur se kishin bërë me kohë furnizimin me ujë të pijshëm, pastaj kishin instaluar një numër të konsiderueshëm ambulancash mobile, të shoqëruara me një numër të madh autoambuluncash. Gjithashtu kishin instaluar edhe njësi të veçanta të zjarrfikësve dhe forcave të rendit, të gjitha këto në shërbim të haxhinjve.

Pastaj vizituam edhe haxhinjtë nga Mali i Zi, me të cilët ishte edhe reisi i Malit të Zi, Rifat ef. Fejziq dhe kryeimami i Ulqinit, Rexhep ef. Lika.

Ne për disa çaste qëndruam edhe në çadrat e haxhinjve nga Bosna e Hercegovina, por ajo që duhet theksuar, është se një pjesë konsiderueshme e Araftit ishte e rezervuar për haxhinjtë turq nga Turqia e diaspora turke. Haxhinjtë nga Turqia në Arafat përmes altoparlantëve me zë të lartë, këndonin Kuran, ilahi në turqisht e arabisht si dhe lutje të shumta. Kjo ishte e kuptueshme, sepse nga Turqia kishin ardhur më humë se 100 mijë haxhinj.

Në Arafat haxhinjtë duhet të qëndrojnë deri në mbrëmje, respektivisht deri në kohën e namazit të akshamit

### Në Myzdelife

Me të hyrë koha e akshamit, haxhinjtë nisën të linin Arafatin dhe u nisën në drejtim të Myzdelifes.

Në Myzdelife haxhinjtë qëndrojnë për një pjesë të natës, dhe aty duhen falur akshami e jacia me një ezan e dy ikamete.

Po në Myzdelife është e preferuar të mblidhen guralecët. Këtu duhen mbledhur 49 sish me madhësi sa një kokërr lajthie, për ta gjuajtur simbolikisht shejtanin në Mina.











### Drejt Mines

Pas qëndrimin në Myzdelife, haxhinjtë, kush këmbë e kush me autobus, nisen në drejtim të Mines, ku bëjnë hedhjen e guralecëve.

Gjuajtja e guralecëve ka filozofinë dhe urtësinë e vet, që e përjetojnë haxhinjtë para se të rikthehen në Mekë, ku pastaj është e preferueshme të qethin apo të nënqethin flokët.

Qethjen a nënqethjen e flokëve haxhinjve duhet t'ua bëjë personi që nuk është i veshur në ihram.

### Atmosferë feste

Pas kryerjes së obligimeve në Arafat, Myzdelife e Mina, haxhinjtë hoqën ihramin dhe filluan t'i uronin njëritjetrit festën e Kurban-Bajramit.

Megjithëqë larg festimeve tradicionale, nuk mungoi atmosfera e ngrohtë e festës së Kurban- Bajramit, ngase tashmë haxhinjtë kishin krijuar një shoqëri të re midis tyre.

Në dy ditët në vijim haxhinjtë kryen tavafin, sajin dhe hedhjen e guralecëve, me se edhe praktikisht i përfunduan të gjitha ritualet e Haxhit.

Është interesante të theksojmë se për çdo vit interesimi për të kryer Haxhin nga besimtarët tanë po rritet. Gëzon fakti që kemi besimtarë të moshave e strukturave të ndryshme. Këtë vit në Haxh pati edhe një numër të konsiderueshëm të të rinjve, shumë prej tyre studentë.

Përveç kësaj, vitet e fundit në Haxh besimtarët tanë shkojnë të organizuar edhe familjarisht, kjo më së miri dëshmon përkushtimin e besimtarëve tanë.

Këtë vit në Haxh takuam të riun nga Opoja Benjamin Ahmeti - me punë në Francë, i cili kishte ardhur në Haxh me nënën e tij, kurse për babanë e ndjerë kishte paguar bedel.

### Kthimi për Kosovë

Haxhinjtë kryen me përkushtim e devotshmëri çdo rit që kërkohej. Pas ditës së tretë të Kurban-Bajramit, shumë nga haxhinjtë filluan të largoheshin nga Meka, disa niseshin drejt vendeve të tyre, ndërsa disa për Medinë.

Edhe ne tani po bëheshim gati për t'u kthyer në Kosovë.

Së pari u nisën haxhinjtë në vijë tokësore, e pas dy ditësh, pasi kryem edhe tavafin lamtumirës, u nisëm nga Meka për në Xhide, e nga Xhida me avion për Prishtinë.

Megjithëse në Prishtinë arritëm pas mesnate, për t'i pritur haxhinjtë kishin dalë një numër i konsiderueshëm i të afërmve.

Kjo ishte e kuptueshme, ngase kishin dalë për t'i pritur më të afërmit e tyre që po ktheheshin nga një udhëtim i veçantë, një udhëtim që është i obliguar për çdo besimtar që ka mundësi materiale.

Haxhinjtë po ktheheshin nga vendet e bekuara, krenar e kokëlartë, që kishin kryer një nga Udhrat e Allahut xh.sh. - Haxhin, dhe kishin marrë ofiqin e merituar - Haxhi.

## Një gjest human znj. Haxhere Cerkini në Arafat



Gjatë qëndrimit në Arafat haxhikëja Haxhere Cerkini nga rrethi i Ferizajt kishte gjetur një portofol me 4000 dollar. Pos monedhave në portofolin e gjetur nga haxheraja kishte edhe dokumente të rëndësishme.

Znj. Haxhere Cerkini e udhëhequr nga parimet e shëndosha islame, së pari për gjetjen e portofolit i bëri me dije të shoqit Hamdi ef. Cerkini, i cili më pas kishte njoftuar udhëheqësit e Haxhinjve kosovarë Bahri ef. Simincën dhe Ahmet ef. Ramën.

Për portofolin e humbur në zyrën e haxhinjve ishte paraqitur me të gjitha të dhënat e duhura udhëheqësi i haxhit të Kazakistanit.

Udhëheqësit tonë me të marrë vesh se është paraqitur pronari i portofolit u bëjnë me dije autoriteteve se portofoli është gjetur nga një haxhikëja e jona.

Pronaret e portofolit, që shoqëroheshin edhe nga udhëheqi i haxhit të kazakistianit erdhën në hotelin tonë, ku u priten nga udhëheqësi i haxhit Bahri ef. Simnica dhe bashkëshortët Cerkini. Nga ky takim pos që pronares iu kthye portofoli i humbur, pas një bisede vëllazërore që zhvilluan, u krijua një miqësi e re.

Gjesti i znj. Haxhere është një gjest fisnik, që më së miri e tregon në vepër devotshmërinë dhe përkushtimin e besimtarit, por nuk është e tepërt të themi se është edhe një refleksion i haxhit.

# Telegrame urimi për Myftiun Naim Tërnava me rastin e shpalljes së Pavarësisë së Kosovës




Me rastin e shpalljes së pavarësisë së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava ka marrë telegrame nga homologë dhe personalitete të shquara nga Shqipëria, Maqedonia, Bota Arabe, si dhe nga asociacione të ndryshme nga vendi dhe diaspora.

Në pamundësi që të kthejmë përgjigje të gjithë atyre që i shkruan telegram urimi Myftiut Naim Tërnava shfrytëzojmë rastin t'i falënderojmë publikisht dhe njëherësh t'ua urojmë edhe ne në emër të Kryesisë së BI, në emër të Myftiut dhe të gjithë besimtarëve tanë pavarësinë e Kosovës.

Me këtë rast ne po botojmë disa telegrame që kanë ardhur në adresë të Myftiut.

**Në urimin e tij për Myftiun Tërnava dhe popullin e Kosovës, kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, H. Selim Muça, shkruan:**

"Në emër të institucionit që unë drejtojë dhe mbarë myslimanëve të Shqipërisë, kam nderin të përshëndes deklaratën e pavarësisë së Kosovës, mbi bazën e të cilës u shpall sovraniteti i popullit të Kosovës.

Në një ditë historike me një emocion të pritur ngaherë qytetarët e Kosovës do të kenë më në fund të gjithë bashkë shtetin e tyre, një e drejtë e mohuar prej kohësh, por që sot kurorëzohet me pavarësinë e shoqëruar me një shpresë të madhe për të ardhmen.

Pas shumë mundimeve, përpjekjeve dhe sakrificave për dekada me radhë, kjo ditë shënon fillimin e një epoke të re dhe është fitorja më e madhe e kohëve të fundit të demokracisë në Evropë.



*H. Selim Muça*

Komuniteti Mysliman i Shqipërisë i uron shtetit të ri të Kosovës dhe institucioneve zyrtare të saj, një pavarësi me një demokraci serioze dhe koncepte evropiane. Falënderime dhe respekt u dërgojmë të gjithë aleatëve ndërkombëtar dhe veçanërisht SHBA, të cilat shprehën vendosmërinë dhe angazhimin e tyre konkludimin në favor e të gjithë procesit të statusit të pavarësisë së Kosovës.

Me anë të kësaj deklarate dua të përshëndes dhe të ndaj gëzimin me të gjithë qytetarët e Kosovës, me shpresën se e ardhmja e Kosovës dhe e Shqipërisë janë në Bashkimin Evropian dhe në NATO".

Telegram urimi Myftiut Tërnava i ka shkruar edhe Reisi i Bashkësisë Fetare Islame i Republikës së Maqedonisë Sulejman ef. Rexhepi, në të cilin ai shkruan:


*Sulejman ef. Rexhepi*

"I nderuar Kryetar i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës - Naim ef. Tërnava, më lejoni që në emrin tim personal dhe në emër të Bashkësisë Islame të Republikës e Maqedonisë, t'ua uroj Juve, dhe institucionit të nderuar që e drejtoni Ju, të gjithë shqiptarëve dhe miqve tanë ditën e madhe të Pavarësisë së Kosovës. Kjo ditë e shënuar për tërë kombin shqiptar shënon fundin e vuajtjeve shekullore të popullit të Kosovës dhe fillimin e një kapitulli të ri, të paqes, mirëqenies dhe bashkëjetesës me fqinjët. Pra krijimin e shtetit më të ri Republikën e Kosovës.

Deklarata e Pavarësisë që u miratua në Parlament, ishte shpërblimi më i madh për të gjithë shqiptarët që ndër vite kanë kontribuuar për çështjen e Kosovës. Ne si Bashkësi Islame në Maqedoni, gjithmonë e kemi ngritur zërin kundër padrejtësive shekullore ndaj shqiptarëve të Kosovës. Ndërsa sot u themi besimtarëve tanë, por edhe mbarë popullit shqiptar se Pavarësia e Kosovës na jep një obligim edhe më të madh që si shqiptarë të bëhemi shembull i lirive dhe të drejtave të njeriut duke respektuar të gjitha që na rrethojnë, pa dallim të fesë dhe kombësisë. Këto vlera gjithmonë janë kultivuar në vetëdijen tonë kombëtare dhe shpresojmë që do të trashëgohen edhe në të ardhmen nga brezi në brez. Zoti i Plotfuqishëm e bekoftë Kosovën dhe Kombin Shqiptar".

**Ndërsa në emër të Këshillit të BI të Ulqinit telegram urimi i ka dërguar kryetari H. Latif Avdo Gorana ku shkruan:**

"I nderuari ef. Tërnava,

të nderuar vëllezër!

Këto ditë feston çdo shqiptar dhe mysliman.

Me Pavarësinë e Kosovës mbyllet një faqe heroike e popullit kosovar dhe fillon, inshallah, periudha e lirisë, demokracisë dhe zhvillimit të gjithanshëm të këtij shteti.

Shembulli juaj më së miri tregoi se Allahu xh.sh. është me durimtarët.

Në etapën e re, në të cilën Kosova do të hyjë, ju mund të llogarisni në përkrahjen tonë vëllazërore.

Zoti ju ndihmoftë juve dhe neve!

*Selame më të përzemërta nga Këshilli Bashkësisë Islame dhe Myslimanët e Ulqinit".*

**Telegram urimi Myftiu Tërnava ka marrë edhe nga Myftinia e Zonës së Dibrës në të cilin shkruhet:**

Historia moderne shqiptare, që u projektua nga rilindësit tanë, mori udhë me Lidhjen Shqiptare të Prizrenit, u kurorëzua pjesërisht më 28 / XII 1912 me shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë dhe po plotësohet me shpalljen e pavarësisë së Kosovës. Fitorja juaj është edhe fitorja jonë. Gëzimi juaj është edhe gëzimi ynë. Urojmë për popullin e Kosovës liri, harmoni, paqe dhe përparim të pandërprerë.

Zoti i plotësoftë dëshirat e shqiptarëve!"

*Myftiu Ahmet Çaushi*

**Ndërsa në telegramin që vjen nga Unioni i Qendrave Islame Shqiptare në Gjermani thuhet:**

"I nderuar Myfti ef., më lejoni që në emër të Unionit të Qendrave Islame Shqiptare të Gjermanisë dhe në emërin tim personal t'jua përcjell Juve dhe të gjithë efendilerëve të Kosovës urimet më të sinqerta për shpalljen historike të Pavarësisë së Kosovës. Lusim të Madhin Allah që të ruan Kosovën, mbarë popullin shqiptar, miqtë ndërkombëtarë dhe t'i shpërblejë shehidët e këtij populli me gradat më të larta të xhennetit sepse ata nuk kursyen shpirtat e tyre për realizimin e kësaj ëndrre popullore.

Urime dhe e gëzofshi lirinë e pritur shumë vjeçare.

Allahu e bekoftë Kosovën e lirë për jetë e mot!".

*Kryetari, Haxhi Zulhajrati ef. Fejzullahu*

Myftiu Tërnava ka marrë telegram urimi edhe nga: Këshilli Shqiptar i Marrëdhënieve Islamo-Evropiane, Qendra Islame Shqiptare në Zvicër, Kryesia e Bashkësisë Islame shqiptare në Zvicër, Myftinia e Lezhës, Forumi i të Rinjve Mysliman nga St. Gellen në Zvicër, pastaj nga Fondacioni Milli Gurush, si dhe shumë personalitete të shquara nga të gjitha trojet shqiptare dhe nga diaspora.



*Përfaqësues të këshillave nga Lugina e Preshevës*

Pos telegrameve për ta uruar myftiun Tërnava erdhën edhe shumë personalitete e përfaqësues të institucioneve nga Shqipëria, Maqedonia, Lugina e Preshevës etj, pa përmendur këtu vizitat e personaliteteve brenda Kosovës.

Me këtë rast do veçojmë, vizitën që bëri Myftiu i Dibrës, Ruzhdi Lata, një delegacion nga Myftinia e Gostivarit në krye më Myftiun Shaqir Fetahun, pastaj delegacioni nga Këshillat e Bashkësisë Islame të Luginës së Preshevës etj.

*Myftiu Naim Tërnava në takim me kryetarët e Këshillave të BI-së të Republikës së Kosovës*

## Duhet të angazhohemi me të gjitha kapacitetet që të ndërtojmë një shtet funksional



Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 26 shkurt 2008, ka takuar kryetarët e këshillave të BI-së, pas zgjedhjeve në nivel të këshillave dhe pas emërimeve të tyre në mandatin vijues për të udhëhequr këshillat e BI-së.

Në këtë takim, Myftiu Naim Tërnava, pasi u ka uruar shpalljen e Pavarësisë së Kosovës, u ka uruar edhe emërimin tyre për mandatin e ardhshëm katërvjeçar.

"Të nderuar kryetarë, ju keni fatin në anën tuaj - fatin historik, ngase jeni kryetarët e parë të emëruar në Kosovën e Pavarur, me se keni hyrë në historinë më të re të Kosovës" - tha në fillim Myftiu Tërnava.

Ndërsa, duke folur për procesin zgjedhor, Myftiu tha: "Ne jemi të bindur që kemi bërë përzgjedhjen më të mirë për të udhëhequr këshillat e BI-së, mirëpo ju, të nderuar, edhe besimin e marrë nga Kryesia e BI-së në përzgjedhjen tuaj, duhet ta dëshmoni me punë e angazhime në realizimin e objektivave të besimtarëve tuaj, ngase këtë e keni emanet.

Ne të gjithë nuk bën që detyrat e besuara t'i kuptojmë si privilegje, po duhen kuptuar si përgjegjësi, dhe kjo së pari para Allahut, sepse e kemi misionin, pastaj para besimtarëve e edhe para institucioneve që ju kanë nominuar".

Myftiu Tërnava një pjesë të fjalës së tij ua kushtoi edhe angazhimeve në Kosovën e Pavarur, për se tha:

"Me krijimin e kushteve të reja, tashti në Kosovën e Pavarur, kemi mundësi më të mëdha për punë, andaj duhet angazhim i të gjithëve, ngase deri tash kemi qenë të angazhuar për bërjen e shtetit, kurse tani shtetin e kemi realitet, madje të pranuar ndërkombëtarisht, por ne tani duhet të angazhohemi me të gjitha kapacitetet, për të ndërtuar një shtet funksional".

Myftiu u kërkoi kryetarëve të këshillave që sa më parë të hartojnë prioritetet në punën e tyre, si dhe të angazhohen për zhvillimin e jetës fetare në terren.

Kryetarët e këshillave, në diskutimet e tyre, ngritën shqetësimet e tyre dhe të besimtarëve për trajtimin e fesë në projektkushtetutën e Kosovës, si dhe mundësinë për të siguruar mjete për ndërtimin e infrastrukturës vakëfnore në terren.

*Myftiu Tërnava, sot në hytben e parë në Kosovën e Pavarur*

## Është në të mirë të Kosovës që të krijojmë shtet që çdo qytetar i Kosovës të ndihet i lirë e sovran



Më 22 shkurt 2008, në xhumanë e parë në Kosovën e Pavarur, në xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih" të Prishtinës, hytben e mbajti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili ligjëratën ia kushtoi Pavarësisë së Kosovës.

Në fillim Myftiu Tërnava u ka uruar xhematlinjve bërjen e shtetit dhe pastaj Myftiu ka kujtuar përpjekjet shekullore të popullit tonë për liri e pavarësi. Siç u shpreh Myftiu, përpjekjet e popullit tonë kanë qenë koherente dhe në vazhdimësi për të jetuar i lirë e me dinjitet si të gjithë popujt e qytetëruar.

Gjatë gjithë historisë bijtë më të mirë të popullit tonë nuk reshtën përpjekjet që ky vend të jetë i lirë, kështu që pas shumë sakrificave dhe pas luftës heroike, si dhe ndihmës që na ofruan miqtë tanë nga bota demokratike, para 8 vjetësh e liruam Kosovën, ndërsa vetëm para më pak se një jave e shpallëm Pavarësinë e saj, duke u bërë shteti më i ri në botë.

"Xhematlinj të nderuar, ne nga ky vend i shenjtë, falënderojmë të gjithë miqtë tanë nga bota demokratike, që na përkrahën e na njohën shtetin e Kosovës. Njohja e shtetit të Kosovës në mënyrë masive nga bota demokratike, është një mrekulli në vete" - tha ndër të tjera Myftiu Tërnava.

Ndërsa, duke folur për festimin me rastin e shpalljes së Pavarësisë nga ana e popullit tonë, Myftiu veçoi: "Kultura e lartë e treguar nga popullata e Kosovës gjatë manifestimeve me rastin e shpalljes së Pavarësisë, është treguesi më i mirë që ky popull meriton shtetin. Ishte vetë mrekullia kur u festua në të gjitha anët e Kosovës dhe trojet shqiptare, dhe nuk pati kund as më të voglin incident, për këtë festim dinjitoz duhet falënderuar populli fisnik i Kosovës, i cili u dha leksion edhe popujve të qytetëruar se si duhet shprehur gëzimi i shumëpritur".

Më tutje, Myftiu, duke folur për obligimet që kemi ndaj dëshmorëve e miqve tanë, tha: "Kemi për obligim që të kujtojmë dëshmorët tanë, të respektojmë veprën e tyre madhore që bënë për këtë ditë, të respektojmë familjet e tyre dhe të jemi mirënjohës ndaj miqve tanë ndërkombëtarë.

Në këtë frymë duhet të vazhdojmë ndërtimin e shtetit të Kosovës, shtet ky që fuqishëm po përkrahet nga bota, andaj është obligimi i popullatës shumicë që të ofrojë siguri për të gjitha komunitetet që jetojnë në Republikën e Kosovës, duke respektuar traditën, gjuhën, fenë e secilit që jeton në Kosovë.

Është në të mirë të Kosovës që të krijojmë shtet që çdo qytetar i Kosovës të ndihet i lirë e sovran. Vetëm në këtë mënyrë ne çojmë në vend amanetin e shehidëve tanë dhe njëkohësisht u dëshmojmë miqve tanë që jemi popull me traditë të lashtë.

# Myftiu Tërnava u flet për shtetin nxënësve të Medresesë



Më 19 shkurt 2008, orët e para të mësimit në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës iu kushtuan aktit të shpalljes së Pavarësisë. Mësimdhënësit u folën nxënësve për rëndësinë që ka akti më sublim, bërja e shtetit.

Përveç mësimdhënësve, sot për Pavarësinë nxënësve të medresesë u foli edhe Myftiu Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, dhe nikoqiri, drejtori i medresesë, Ekrem ef. Simnica, një orë e kaluan me nxënësit e medresesë.

Në fillim nxënësit dhe të pranishmit i përshëndeti drejtori i medresesë Ekrem Simnica, i cili uroi bërjen e shtetit, ndërsa Myftiu u foli për shtetin dhe përgjegjësitë ndaj tij.

Me këtë rast Myftiu Tërnava iu drejtua nxënësve dhe, së pari, u uroi Pavarësinë dhe njohjen ndërkombëtare të shtetit të Kosovës.

"Të dashur nxënës, kam nderin që sot gjendem para jush, është dita e parë e punës suaj në Kosovën shtet. Më 17 shkurt botës demokratike iu shtua edhe një shtet - shteti i Kosovës së lirë e demokratike.

Të dashur nxënës, për këtë ditë, ne si popull jemi angazhuar për dekada ose, thënë më mirë, thuajse për një shekull, me të vetmin qëllim që të jemi të lirë e sovranë në vendin tonë.

Mirëpo, falë ndihmës së të Madhit Allah, Luftës së bijve dhe bijave tona më të mirë, angazhimit intelektual dhe përkrahjes së miqve tanë, arritëm që para 8 vjetësh të fitonim lirinë, ndërsa para dy ditësh, në bashkërendim dhe bashkëpunim me qendrat e vendosjes të botës demokratike, siç janë Uashingtoni, Londra, Parisi, Berlini, Ankaraja, Roma etj., si dhe me përkrahjen e fuqishme të NATO-s dhe BE-së, Kuvendi i Kosovës shpalli aktin më madhor për një komb-aktin e Pavarësisë.

Të nderuar nxënës, pas shpalljes së Pavarësisë, që prej dje kemi njohjen nga vende demokratike. Kjo përkrahje dhe mbështetje, që vjen nga shtete demokratike, është e merituar, por njëkohësisht është edhe obligim për ne që të ndërtojmë një shtet të lirë e demokratik, ku respektohen të drejtat dhe liritë e çdo komuniteti, vend ku respektohet tradita e të gjithë popujve që jetojnë në Kosovë, vend ku respektohet liria dhe predikimi i fesë.

Të nderuar nxënës, që sot duhet të punojmë e të angazhohemi jetësisht për përkrahjen dhe themelimin e një shteti të fuqishëm, ku mbizotëron ligji e rregulli.

Ne, nga 17 shkurt, jemi Republika e Kosovës me subjektivitet të qartë e të pranuar ndërkombëtarisht, ndërsa Bashkësia Islame e Kosovës, nga 17 shkurt është Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, e banorët e Kosovës tanimë janë shtetas të Kosovës.

Duke ju uruar juve dhe gjithëve Shtetin e Kosovës - Pavarësinë, edhe një herë ju ftoj që të kontribuoni në forcimin e shtetit të porsalindur. Ne si Bashkësi, do të japim kontributin tonë në këtë drejtim pa asnjë hezitim. Me hair dhe me shëndet!"



Në fund Kori i medresesë shfaqi një program të shkurtër me ilahi, kaside e poezi, për nder të shpalljes së Pavarësisë.

# Muhamed Hoxha – qytetar nderi i Kavajës

Më 4 shkurt' 2008, Këshilli Bashkiak i Kavajës në një ceremoni solemne të mbajtur në ambientin e hotelit "Ballkan" në Kavajë, i ndau çmimin Qytetar Nderi i Kavajes Muhamed Hoxha nga Obrança e Podujevës, ish-Myfti i Kavajës gjatë viteve 90-të.


REPUBLIKA E SHQIPERISE
BASHKIA E QYTETIT
KAVAJE

Me iniciativën e Komunitetit Mysliman Kavajë,
dhe me miratimin e Kryetarit të Bashkisë, Z Refik RUGIA,
Këshilli Bashkiak i akordon

z. Muhamed Nazif Hoxha

titullin:

"Qytetar Nderi"

Sekretari
KOÇIAJ

Kryetari
Aqif HAVERIKU

Çmimi Qytetar nderi ish-Myftiut të Kavajës Muhamet ef. Hoxha, tani sekretar i Këshillit të BI në Podujevë iu nda nga Këshilli Bashkiak i Kavajës me iniciativën e Komunitetit Mysliman të Kavajës me motivacion: "Për veprimtari të shquar patriotike, edukative dhe intelektuale në dobi të popullit të Kavajës"



Në këtë solemnitet qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Kavajës dhe të Komunitetit Mysliman të këtij qyteti si dhe të ftuar të tjerë.

Për punën shumëvjeçare të Muhamed Hoxha në Kavajë foli sekretari i Bashkisë të Kavajës Kujtim Koçia, me theks të veçantë për kontributin e ish-Myftiut gjatë vitit 1997 kur në tërë Shqipërinë mbretëronte një katrahurë derisa Kavaja shpëtoi nga ajo "Katastrofë që e përfshiu tërë Shqipërinë, falë syqeltësisë dhe largpamësisë së ish-Myftiut Muhamed Hoxha i cili me ligjeratat e tija bëri punën e tij prej njeriut të fesë, patriotit dhe me. respektin që kishte në qytet dhe tërë rrethin e Kavajës bëri që Kavaja t'i shpëtojë më të keqes.

Motivacionin për shpalljen e Muhamed Hoxha Qytetar Nderi i Kavajës e lexoi z. Aqif Haveriku -kryetar i Këshillit Bashkiak të qytetit Kavajë. Ndërsa shpalljen dhe dorëzimin e dekoratës Qytetar nderi të qytetit Kavajë, për Muhamed Hoxha e bëri Kryetari i Bashkisë së Kavajës, z.Refik Rrugia. Më pas edhe ish-Myftiu i Kavajës Muhamed Hoxha para të pranishmëve dha një fjalë rasti ku mes tjerash tha:

"Jam mirënjohës Kavajës, popullit dhe pushtetit vendor dhe tërë besimtarëve për nderin dhe respektin që më bënë jo vetëm gjatë qëndrimit tim në Kavajë, por edhe sot kur jemi gati 8 vite pas largimit tim nga Kavaja. Vërtetë asnjë herë nuk e kam ndie vetën ndryshe pos si një nga kavajasit, të njëjtën ndjenjë e kam edhe tani kur ky qytet më nderon me respektin më të madh, e ndiej këtë sepse vëllezërit e mi në Kavajë në vazhdimësi më kanë pritë dhe përcjellë si njërin nga bijtë e saj. Andaj e ndiej obligim ta ndaj këtë kënaqësi të sodit me ta dhe për ta sepse llogaris që aq sa i takoj Podujevës i takoj edhe Kavajës".

I pranishëm në këtë ceremoni ishin edhe Myftiu i Kavajës. Besnik Leçini i cili pati rastin të thotë një fjalë të shkurtër dhe me fjalë tepër të zgjedhura foli për Kavajën dhe atë se si ndër vite ky qytet ka ditur të respektojë figurat madhore fetare duke përmendur këtu punën e z. Muhamed Hoxha mësuesit tonë siç; u shpreh dhe pa harruar të thotë se Kavaja ka pasë fat që këtu kane shërbyer njerëz, patriotë dhe myftilerë si H. Ali Korça dhe z.Muhamed Hoxha etj.

# Disa fjalë rreth rindërtimit të xhamisë së "Mahmud Pasha" në Prizren

Menjëherë pas përfundimit të luftës më 1999, imami i xhamisë Zaim ef. Qafëleshi duke parë se objekti i xhamisë ishte i ndërtuar me material të dobët dhe nuk i plotësonte as kushtet minimale për kryerjen e riteve, filloi të interesohet për ndërtimin e një objekti të ri në vendin e objektit të vjetër i cili paraqiste rrezik për besimtarët nga shembja e tij për arsye të materialit të dobët dhe plasaritjeve të shumta.

Më 29.12.2000, në hytben e namazit të xhumasë imami Zaim ef. Qafëleshi, potencon nevojën e domosdoshme për ndërtimin e një objekti që do të plotësonte nevojat e besimtarëve të kësaj lagjeje.



Formohet Komisioni i punës po atë ditë dhe bashkërisht drejtohen në Këshillin e BI në Prizren për sygjerimet e mëtejme.

KBI në Prizren miraton propozimin pas lejes nga Kryesia e BI të Kosovës.

Pas kësaj fillon procedura për marrjen e lejes së punës nga KK në Prizren përmes Këshillit të BI në Prizren. Pasi kompletohet projekti dhe pas shumë vështirësive më datën 10.4.2003 lëshohet Leja për ndërtim. Duke e parë se zgjidhje tjetër nuk ka dhe duke e ditur gatishmërinë e popullatës për ndihmë xhamisë, imami i xhamisë bashkërisht me xhematin fillojnë punimet menjëherë pas faljes së namazit të xhumasë më datën 25.7.2003. Më 4.8.2003 vihet gurthemeli i objektit të ri në prezencën e disa imamëve të qytetit dhe përfaqësuesve të KBI në Prizren në krye me kryetarin Ali ef. Vezaj. Kontribuuesit e parë ishin vet xhemati i lagjes Hoqamahalla. Ditën kur filluan punimet, të tubuara kishte vetëm 1.750 euro të holla të gatshme, ndërsa projekti parashihte 172.376 euro. Këshilli për ndërtimin e xhamisë nuk u tremb aspak nga këto shifra ngase kishte bindjen e tij të plotë se kjo punë do të kryhet duke u mbështetur në Zotin e gjithësisë, sinqeritetin dhe gatishmërinë e besimtarëve. Ndërkohë, Këshilli i BI në Prizren lëshon 2.500 euro të holla të gatshme për këtë objekt ku më herët ky Këshill më 11.6.2002 kishte bërë pagesën Kuvendit komunal për shfrytëzimin e tokës ndërtimore, konkretisht oborrit të xhamisë prej 776 euro për $57m^2$ Objekti i vjetër i xhamisë kishte sipërfaqe prej 98 $m^2$, ndërsa me përfshirjen edhe të oborrit në objektin e ri u zgjerua sipërfaqja e xhamisë që sot ka gjithsej 1.55 $m^2$.

Me kalimin e kohës pati bamirës edhe nga vende të ndryshme jashtë Kosovës që kontribuuan me mjetet e tyre financiare për të ndërtuar xhaminë, këta bamirës janë kryesisht nga vendet ku jetojnë bashkatdhetarët tanë si nga: Turqia, Gjermania, Italia, Suedia, Zvicra, Amerika…

Gjatë punimeve, disa herë u kërkua donacion edhe përmes Kryesisë së BI të Kosovës nga shoqata të ndryshme, por pa fat. Me organizimin e KBI në Prizren u shtruan dy herë sexhade në tërë xhamitë e qytetit me qëllim të tubimit të mjeteve, ku në sexhaden e parë u tubuan 5.846 euro ndërsa në të dytën 7.298.

Me rastin e hapjes solemne më 21.9.2006 xhemati i xhamisë ishte tejet i emocionuar për xhaminë e re. Në këtë ditë, përveç përfaqësuesve nga KBI në Prizren prezantoi edhe vet kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe myftiu Mr. Naim ef. Tërnava, i cili duke vërejtur punën dhe duke kuptuar obligimet materiale të cilat në ditën e hapjes arrinin mbi 9.200 euro, në emër të BI të Kosovës dhuroi 5.000 euro për këtë objekt.

Nga fillimi i këtij aksioni, u trokit në ndërmarrje dhe shoqata të ndryshme. U trokitën në përgjithësi mbi 18 mijë dyer brenda dhe jashtë Kosovës.

Dëshirojmë t'i njoftojmë besimtarët se në këtë objekt janë investuar 153.930 euro deri më datën 22.5.2007. Këtë aksion mjaft të vështirë, imami i xhamisë nuk do ta realizonte pa përkrahjen e madhe të banorëve të lagjes dhe qytetit, megjithëse në këtë rast do të veqohej përkrahja jashtëzakonisht e madhe nga dy xhematlinjët Ibrahim Dana dhe Ymer Xhemollari, përkrahja nga KBI në Prizren si dhe përkrahja morale jashtëzakonisht e madhe nga vet Kryetari i BI të Kosovës Mr. Naim Tërnava.

Mirënjohës u jemi edhe të gjithë imamëve të qytetit dhe rrethinës të cilët kontribuan në këtë ndërtim. Projektuesit Subhi Imami, pa të cilin ky objekt nuk do të dukej kaq i bukur si dhe zhvilluesin e punimeve N.N.SH. "ETA". Poashtu edhe ingjinieri i ndërtimit h. Mustafë Gjurgjeala, i cili në tërë këtë projekt vuri veten në shërbim pa asnjë cent. Kontribut dha edhe KK. në Prizren i cili mundësoi që të mos paguhen taksat me rastin e dhënies së Lejes për ndërtim.

Donatorët e këtij objekti janë të ndryshëm duke filluar nga 1 euro e më tepër.

Sipas regjistrit tonë, në donacionin për këtë objekt prinë ndërmarrja "ALBA" në Prizren me 11.500 euro, pastaj rahmetliu h. Salajdin Skoro 6.500, Xheladin Purova 6.000, Bashkësia Islame e Kosovës 5.000, h. Sejdi Rexhepi 4.900, "Valteks" 4.800, "SHARRBEGI" 3.350, Këshilli i B.I. në Prizren 3.275, h. Bashkim Qabrati 3.200 euro, "Bellona" 2.500…

Tani në këtë objekt kanë mbetur pa përfunduar punimet vetëm përbrenda bodrumit të xhamisë ku planifikohet të ndahet një dhomë e veçantë për zhvillimin e mësim-besimit dhe kurseve të ndryshme fetare dhe pjesa tjetër për rekreacion dhe nevoja tjera të rinisë së lagjes.

Objekti përfshinë bodrumin, sipërfaqen e xhamisë, ballkonin, klasën për zhvillimin e mësimit fetarë, kabinetin, kupolën e madhe, 4 kupola të vogla dhe minaren mbi 21 m.

***Këshilli i xhamisë "Mahmud Pasha"***

## Drejtoresha për Aktivitete Ndërkombëtare, Departamenti për Evropën e Caritasit të Francës, viziton selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës

Më 12 shkurt 2008, Drejtoresha për Aktivitete Ndërkombëtare, Departamenti për Evropën e Caritasit të Francës, zonja Zheneviev Kolas, së bashku me bashkëpunëtorët e saj dhe me kryetarin e Caritasit të Kosovës, zotëri D. Viktorin, edhe ky i shoqëruar po ashtu nga bashkëpunëtorët e tij, vizituan selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe të shoqatës humanitare "Bereqeti" të Prishtinës, të cilët i priti z. Fitim Flugaj, kryetar i shoqatës humanitare "Bereqeti", me bashkëpunëtorët e tij.

Gjatë kësaj vizite u zhvilluan edhe biseda lidhur me bashkëpunimin në mes dy spektreve humanitare të dy komuniteve të ndryshme fetare; në veçanti biseda u përqendrua rreth partneritetit të deritanishëm të shoqatës humanitare "Bereqeti" dhe Caritasit të Kosovës, në realizimin e projektit "Lufta Kundër Trafikimit me Qenie Njerëzore", i njohur me emrin Partneriteti Path, i cili përkrahet nga USAID-i, Caritasi i Francës dhe CRS-Amerikane, që si partner kryesor' në implementimin e tij janë Bashkësia Islame me shoqatën humanitare "Bereqeti" dhe Kisha Katolike me shoqatën e saj Caritas Kosova.

Kryetari i shoqatës "Bereqeti", pasi u shprehu mirëseardhje përfaqësueses së lartë të Caritasit të Francës dhe delegacionit shoqërues, shprehu bindjen e tij se Bashkësia Islame me të gjitha institucionet e saj, është e gatshme të bashkëpunojë me të gjithë ata që ia duan të mirën Kosovës dhe popullit të saj për luftimin e çdo dukurie negative që shfaqet në shoqërinë kosovare dhe më gjerë, për se Bashkësia Islame u paraprin të gjithëve dhe vepron vazhdimisht në parandalimin e këtyre dukurive.

Zonja Zheneviev përshëndeti partneritetin në mes dy bashkësive fetare dhe suksesin e vërtetë që e arritën dy bashkësitë fetare. Ajo premtoi për një përkrahje të vazhdueshme të Caritasit në të gjitha fushat humanitare, që zhvillohen në Kosovë nga këto dy bashkësi fetare. Zonja më shumë u përqendrua rreth projektit. Fjalë përshëndetëse në këtë takim mbajtën edhe D.Viktori dhe Nikolas Bodin, menaxheri i deritanishëm i Caritas France për BE dhe Ballkan, i cili përfundon karierën e tij në këtë detyrë dhe zëvendësohet nga Aurore Arnold, e cila gjithashtu ishte e pranishme në këtë takim.

Bashkësia Islame e Kosovës
Këshilli i Bashkësisë Islame – Prishtinë
Nr. 43/08
Dt.: 03.02.2008

Në bazë të nenit 11 të Rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame në Prishtinë dhe në mbështetje të nenit 38, al.9, të Statutit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Këshilli i Bashkësisë Islame në Prishtinë në mbledhjen e mbajtur më 04.03.2008 vendosi të shpallë këtë:

# Konkurs

**(për vendin e punës Sekretar)**

Kushtet:
- Përgatitje superiore;
- Aftësi komunikimi;
- Të njohë dhe aplikon vendimet e Këshillit në bazë të Rregullores;
- Të jetë i shëndoshë psiko-fizikisht.

Kandidati duhet t'i bashkangjesë lutjes këto dokumente:
- Diplomën e Medresesë dhe të fakultetit;
- Certifikatën e lindjes;
- Certifikatën e mjekut.

Dokumentacioni i pakompletuar nuk mirret parasysh.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes.